PËRMBAJTJA



# Urimi i Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava me rastin e Bajramit të Madh

*Të nderuar vëllezër dhe motra,*

Nesër, më 17.07.2015, është dita e parë e Fitër Bajramit, ndaj me këtë rast kam kënaqësinë që në emër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, të institucioneve të saj, dhe në emrin tim personal, t'i përgëzoj të gjithë besimtarët për përmbushjen e njërit nga obligimet kryesore të fesë islame, duke e lutur Allahun xh.sh. që të na ketë pranuar agjërimin, lutjet ibadetet dhe punët e mira që kemi bërë gjatë këtij muaji, për Krijuesin e këtij universi.

Falënderojmë Allahun xh.sh., I Cili edhe njëherë bashkoi zemrat tona gjatë muajit të bekuar Ramazan, në të cilin shpirtrat shërohen e mendjet njëmendësohen, e nga kjo dalin mesazhe plot mëshirë e respekt për njerëzimin mbarë. Zbriti Kuranin, që është burim i kulturës, civilizimit e qytetërimit të besimit dhe besimtarëve. Është dhurata më e madhe e Pejgamberit tonë për njerëzimin.

Gjatë muajit Ramazan u munduam t'i pastrojmë shpirtrat tanë me devotshmëri, adhurim, sadaka, zekat dhe fitra. Ky Bajram le të mbetet Bajrami i atyre që thyen murin e egoizmit përmes ndihmave, i atyre që bënë nderë dhe ndanë kafshatën e bukës për të nevojshmit, treguan qetësinë shpirtërore, vëllazërinë dhe miqësinë, i atyre që ua hapën derën e shpirtit vëllezërve dhe motrave të tyre, solidarëve, duarve që iu dhanë të tjerëve, atyre që nuk i shtypën jetimët, atyre që nuk përbuzën skamnorët, atyre që ua zgjatën dorën të varfërve, atyre që nuk heshtën para padrejtësive, atyre që u gjenden afër të vetmuarit dhe nuk e lanë askënd të vetmuar...

Në shenjë të kësaj Allahu xh.sh thotë: "Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre." (En-Nahl-97).

*Vëllezër e motra, besimtarë!*

Kurani mbështet konceptet e moralit e dashurisë mes njerëzve, andaj përmes agjërimit përhap ndjenjën e përkushtimit, dashurisë e respektit, harmonisë e kënaqësisë, duke i udhëzuar në respekt ndaj njëri-tjetrit, në ngritjen e një shoqërie në të cilën gjykon dashuria hyjnore, e që është e ngritur mbi principe të fuqishme të drejtësisë, bamirësisë e mëshirës.

Kështu, të bashkuar e unikë të çojmë para vendin tonë, duke krijuar perspektiva të sigurta për brezat që po vijnë.

Me këto ndjenja dhe mendime ju uroj të gjithë vëllezërve dhe motrave festen e Fitër-Bajramit, duke e lutur Allahun e Madhërishëm të na dhuroj paqe, qetësi, drejtësi, liri e dhembshuri.

Me fat festa e Fitër Bajramit!

*Myftiu i Kosovës*
*Naim ef. Tërnava*

DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Toleranca fetare

*"Myslimanët shqiptarë, sikur edhe të krishterët, flasin me një gjuhë, kanë traditat dhe moralin e njëjtë, nuk kanë fare urrejtje, sepse me gjenerata nuk kanë pasur armiqësi. Faktori fetar nuk ka qenë shkak për përçarje."*
*Tomas W. Arnold*

*Shndërrimi i botës në një fshat global, ku shoqëritë postmoderne janë të lidhura shumë ngushtë me dhëniemarrje informacionesh, dhe me teknologji, reflekton zhvillime dhe ndikime edhe në aspektin e studimeve kulturore. Samuel Huntington shprehet se luftërat ndërmjet klaneve, grupeve etnike, komuniteteve fetare dhe nacioneve kanë për të qenë të dukshme në çdo periudhë dhe në çdo civilizim, sepse ato janë të rrënjosura në identitetin e popujve. E veçanta e tyre është që ato nuk përfshijnë çështje të gjera, ideologjike apo politike, me interes të drejtpërdrejtë për ata që nuk marrin pjesë, apo më mirë të themi për grupet e jashtme. Ato gjithashtu kanë të ngjarë të jenë vicioze dhe të përgjakshme, meqë këtu rrezikohen çështjet themelore të identitetit. Për më tepër, ato kanë tendencë të jenë të gjata; ato mund të ndërpriten nga pakte dhe marrëveshje, të cilat kanë tendencë të thyhen përsëri, kështu që konflikti rifillon.*

*Por, në krahun tjetër, fitorja decizive ushtarake e njërës palë në një luftë civile për identitet rrit mundësinë e një gjenocidi.*

*Në shoqërinë shqiptare jo vetëm që nuk ka pasur luftë mes pjesëtarëve të dy feve (islame dhe krishtere) por ata për mrekulli kanë bashkëjetuar përgjatë shekujve, në harmoni, dashuri, respekt, ndihmë e bujari. Ky element unikat në shoqëritë njerëzore, ku deri më tani nuk është shënuar asnjë konflikt e lerë më luftë mes shqiptarëve, çmohet dhe vlerësohet lart, si dhe ndër shqiptarët kultivohet me xhelozinë më të madhe.*

*Shteti i Kosovës, nga Kushtetuta e saj përkufizohet si shtet laik, i cili promovon kulturën e laicizmit në nivele të ndryshme. Shumica e shqiptarëve të Kosovës janë myslimanë, por ka edhe pakica katolike e ortodokse. Në regjistrimin e fundit të popullsisë, më 2011, përgjigjja në pyetjen për fenë nuk ka qenë e obligueshme. Megjithatë, shumica në Kosovë u deklaruan si myslimanë (96%), pasuar nga katolikë 2.21%, ortodoksë 1.49%; të tjerë 0.07%, pa fe 0.07% dhe 0.06% që kanë parapëlqyer të mos përgjigjen.*

*Për më tepër, feja sot është një subjekt i pashmangshëm në të gjitha sferat dhe rrjedhat shoqërore, politike e gjeostrategjike. Një numër i madh problemesh akute të botës së sotme zanafillën e tyre e kanë edhe në mosmarrëveshjet fetare, ose edhe në keqinterpretimin e fesë për qëllime politike, ekonomike e të ngjashme. Prandaj, studimi i këtyre problemeve, edhe në aspektin fetar, mund të na ndihmojë për eliminimin e disa keqkuptimeve, të cilat kohë pas kohe shfaqen jo vetëm në rajonin ballkanik e në opinionin shqiptar, por edhe më gjerë, për shkak të mosnjohjes së rolit dhe misionit që duhet të luajnë fetë në shoqërinë njerëzore.*

*Ndërkaq, Tomas W. Arnold vë theksin se: "Myslimanët shqiptarë, sikur edhe të krishterët, flasin me një gjuhë, kanë traditat dhe moralin e njëjtë, nuk kanë fare urrejtje, sepse me gjenerata nuk kanë pasur armiqësi. Faktori fetar nuk ka qenë shkak për përçarje."*

*Faik Konica, në letrat e tij për tolerancën fetare ndërshqiptare thoshte se: "Unë besoj se shqiptarët gjithkund janë tolerantë për besimet e tjera, dhe ndoshta ky është i vetmi vend në Evropë ku nuk ka pasur luftëra fetare."*

*Biçoku shprehet se Islami dhe katolicizmi u bënë dy barriera shumë të fuqishme për të ruajtur individualitetin dhe vetëdijën kombëtare të shqiptarëve, që kombi ynë të mos pësonte fatin e vllehëve, që janë asimiluar prej fundamentalizmit ortodoks ballkanik.*

*Sipas porosisë profetike dhe mësimeve të Kuranit, myslimanët duhet të besojnë në misionin e profetëve që i kanë prirë Muhamedit a.s., dhe në librat e shenjtë që u janë shpallur të dërguarve para Muhamedit a.s., siç argumenton edhe ky ajet:*

*"Ju (besimtarë) thuani: Ne i besuam Allahut, atë që na u shpall neve, atë që iu shpall Ibrahimit, Ismailit, Is'hakut, Jakubit dhe pasardhësve (të Jakubit që ishin të ndarë në dymbedhjetë kabile), atë që i është dhënë Musait, Isait dhe atë që u është dhënë nga Zoti i tyre pejgamberëve, ne nuk bëjmë dallim në asnjërin prej tyre, dhe ne vetëm Atij i jemi bindur." (El Bekare,136).*

*"I Dërguari i besoi asaj që iu shpall prej Zotit të Tij, si dhe besimtarët. Secili i besoi Allahut dhe engjëjve të Tij, dhe të dërguarve të Tij. "Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin nga të dërguarit e Tij", dhe thanë: "Dëgjuam dhe respektuam. Kërkojmë faljen tënde, o Zoti ynë, te Ti është ardhmëria (jonë)!" (El Bekare, 285).*

*Mr.Rexhep Suma*

*Prishtinë, 17 korrik 2015*

# E kemi obligim të shenjtë që ta ruajmë vatanin tonë!*

*Të nderuar besimtarë,*
*Vëllezër e motra,*

Sot është ditë feste. Sot feston bota mbarë. Feston pasi që besimtarët kanë përfunduar agjërimin e muajit Ramazan, muajit në të cilin I Madhi Zot xh.sh. e zbriti Kuranin, libër udhërrëfyes, dhe udhëzues për mbarë njerëzimin. Falënderojmë Krijuesin e këtij universi që na dha mundësinë ta përjetojmë këtë muaj, nën hijen e vazhdueshme të Kuranit, mëshirës, urtësisë e begative të shumta që ky muaj solli për besimtarët.

Kaluam një muaj në adhurim të përhershëm ndaj Krijuesit, me qëllim përfitimi të kënaqësisë së Tij, dhe shpërblimeve të shumta, të cilat vijnë si rezultat i angazhimit tonë pozitiv gjatë këtij muaji të mëshirës.

S'ka dyshim se agjërimi na e forcoi edhe më tepër bindjen tonë në Allahun Një, dhe në dashurinë e madhe ndaj njeriut më të dashur të Allahut xh.sh., pejgamberit të fundit, Muhamedit a.s.

Duke e ditur se Allahu xh.sh. është Krijuesi i njeriut dhe përcaktuesi i çështjes së tij, detyra e parë e njeriut në këtë mision mbi tokë është njohja mirë e Zotit të tij, ashtu siç meriton të njihet dhe të adhurohet Ai. E gjithë Zbulesa hyjnore te të gjithë pejgamberët e dërguar nga ana e Allahut thërret në besim dhe adhurim në Zotin Një, prandaj edhe porosia e Muhamedit a.s. ishte: Adhuroje Allahun, ngase vetëm Ai meriton të adhurohet. Dhe mos i bëj rival Atij, se vetëm Allahu e mbikëqyr këtë univers, se vetëm Ai meriton të adhurohet, dhe se njeriu duhet që patjetër me angazhimet e tij t'i japë domethënie jetës mbi tokë, përmes përkushtimit, devotshmërisë, arsyes dhe angazhimit.

Gjatë këtij muaji u solidarizuam edhe me të varfrit dhe jetimët, me njerëzit në skamje dhe me gjithkënd që kishte nevojë, vetëm e vetëm që të meritojmë kënaqësinë dhe shpërblimin e Allahut xh.sh. Kaluam ditë e net të tëra në adhurim: duke lexuar Kuran, duke bërë namaz, dhe duke ligjëruar mbi vlerat e Islamit, me qëllim që sot, në këtë festë të Bajramit, me të drejtë ta lusim Allahun xh.sh. që për mundin tonë të na shpërblejë në këtë dhe botën tjetër.

Këtë ditë të bekuar engjëjt e Allahut xh.sh qëndrojnë në krye të çdo rruge, duke i pritur robërit e Zotit, të cilët marrin rrugën për në xhami për ta Madhëruar Atë, duke e lutur Allahun xh.sh. për shpërblim e begati për ta, në këtë ditë feste, ditë e cila gëzon zemrën e çdo besimtari.



Thotë Allahu xh.sh: *"Thuaj: "Vetëm mirësisë së Allahut dhe mëshirës së Tij le t'i gëzohen, se është shumë më e dobishme se ajo që grumbullojnë ata." (Junus, 58)*

Sot qëndrojmë krenarë e të gëzuar ngase kemi kryer edhe një obligim madhor, i cili është edhe shtyllë e Islamit. Me të drejtë gëzohemi dhe festojmë këto çaste festive të kësaj dite, kur bashkërisht jemi tubuar nëpër xhamia e sheshe që ta madhërojmë Allahun xh.sh. përmes faljes së namazit të Sabahut dhe të Fitër Bajramit.

Përmes agjërimit dhe adhurimeve tjera ne i kemi pastruar shpirtrat tanë nga urrejtja, injoranca, ndjenja e hakmarrjes, i kemi dëlirësuar nga egoizmi, pangopësia dhe koprracia, i kemi udhëzuar në punë të mira, në respekt ndaj njëri-tjetrit e solidaritet mes vete.

Allahu xh.sh. thotë: *"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin edhe më të mirë për veprat e tyre."* (En-Nahl, 97)

Porosia e Ramazanit e shtyn njeriun në bamirësi, në vepra të mira, që të jetojmë me mësimet e Kuranit, që të jemi në vazhdimësi të lidhur me Kuranin, që të jemi të përgatitur për takimin me Zotin xh.sh., përmes veprave të mira: përmes namazit, rukusë e sexhdes, ku zemrat e besimtarëve qetësohen dhe stabilizohen me adhurim e

shpresë, ngase vetëm aty është shpëtimi.

*Të nderuar vëllezër e motra,*

Këtë gëzim e falënderim që po e përjetojmë në shpirtin tonë në këto momente të kësaj feste madhështore të Fitër Bajramit, duhet ta përcjellim edhe në familjet tona, te farefisi, fqinjët dhe shokët, duke i vizituar dhe uruar. Tek ata duhet ta përcjellim mesazhin e vlerave dhe begative të kësaj feste, siç janë: dashuria, respekti, nderimi, ndihma e atyre që janë në nevojë, përkujdesja ndaj prindërve, ndaj njerëzve të shtyrë në moshë e që kanë mbetur pa përkujdesje etj...

Ne duhet të harrojmë mospajtimet, dhe të shtrijmë dorën e mëshirës, dorën e ndihmës dhe faljes! Sepse, Zoti është Falës, e do faljen, dhe është me ata që falin:

Allahu xh.sh thotë: *"O ju besimtarë, pëmbajuni mësimeve të Allahut dhe thuani fjalë të drejta. Ai (Allahu) jua mundëson të bëni vepra të mira, ju shlyen mëkatet tuaja, e kush respekton Allahun dhe të Dërguarin e Tij, ai ka arritur një sukses të madh." (El-Ahzab, 70-71).*

Allahu xh.sh. e përzgjodhi këtë muaj të bekuar e bujar si dhuratë për besimtarët, që ta edukojë shpirtin dhe zemrën e tyre. Për këtë arsye agjërimi konsiderohet si një punë shpirtërore dhe e vullnetshme. Andaj, si besimtarë jemi të porositur t'i kërkojmë urtësitë e Allahut xh.sh., e të cilat fshihen edhe në agjërimin e muajit Ramazan, muaj ky që shpirtit- xhevahirit të njeriut; të cilin Allahu e ka vendosur në trupin e tij, përmes të cilit ai jeton logjikon dhe mendon, ndjen dhe shijon, pra ia mbush çdo zbrazëti.

Njeriu gjithmonë ka nevojë për Zotin, sikurse ka shpirti që vjen nga qielli, për trupin që vjen nga toka. Madje, këta të fundit kanë nevojë të vazhdueshme për njëri-tjetrin, dhe as njëri e as tjetri nuk janë krijuar pa qëllim. Prandaj nuk është e habitshme që shpirti i agjëruesit ngrihet lart dhe afrohet deri në qiellin më të lartë, për të trokitur në dyert e qiellit, duke e lutur Zotin Fuqiplotë për pranim të lutjeve dhe shpëtim nga ndëshkimi.

Muhamedi a.s. thotë: *Tre njerëzve nuk u kthehet lutja mbrapsht: Agjëruesit derisa të çelë agjërimin e tij, prijësit të drejtë, si dhe atij që i është bërë padrejtësi."*

Përmes agjërimit kuptuam edhe vlerën dhe rëndësinë e ushqimit dhe pijes, ngase këtë nuk mund ta njohim, pa e provuar trupi shijen e urisë dhe etjes. Me agjërim u demonstrua edhe një barazi mes të varfrit dhe të pasurit, në mënyrë që i pasuri të kuptojë të varfrin të cilit i mungon ushqimi, dhe në këtë mënyrë të rritet edhe ndihma ndaj tyre.

Allahu xh.sh thotë: *"O ju që besuat, falni namazin me ruku e sexhde, dhe vetëm Zotin tuaj adhurojeni! Bëni punë të mira (të dobishme), se do të gjeni shpëtim!" (El-Haxh, 77).*

*Të nderuar vëllezër e motra,*

Nuk ka asgjë më me rëndësi në një shoqëri sesa përkushtimi i të gjithëve për siguri, paqe, harmoni, mirëbesim, respekt e nderim ndaj njëri-tjetrit. Duhet të tregohemi shumë syçelë ndaj asaj që po ndodh sot nëpër disa shtete nëpër botë, si luftë, teror e vrasje, në mënyrë që kjo të mos reflektohet edhe në vendin tonë! E kemi obligim të shenjtë ta ruajmë vatanin tonë si sytë e ballit, ngase këtë e kemi amanet atdhetar e fetar. Nuk guxojmë me asnjë çmim të lejojmë që dikush t'i bëjë keq vendit tonë, duke futur pasiguri, mosbesim e vëllavrasje mes nesh.

Nga ky vend i bekuar, me tërë fuqinë e zemrës, shpirtit dhe fjalëve tona, e rikonfirmojmë edhe një herë përkushtimin e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, dhe të besimtarëve myslimanë, pra se jemi kundër çdo ekstremizmi, të çfarëdo ngjyrimi fetar qoftë, si dhe kundër terrorizmit në emër të fesë. Vetëm të bashkuar e unikë në qëllimet tona për mbrojtjen e atdheut tonë do të pengojmë me kohë çdo përpjekje për destabilizimin e shoqërisë sonë, nga kushdo qoftë. Siguria, mirëqenia dhe interesi i vatanit duhet të jetë mbi interesat tona, se përndryshe nuk e kemi kryer amanetin e marrë nga I Madhi Zot nëpërmjet porosive të Kuranit famëlartë dhe atyre të Muhamedit a.s..

Zaten, edhe lutja e parë që e bëri Ibrahimi a.s. për Mekën ishte: *"Zoti im, bëje këtë një qytet sigurie, dhe banorët e tij, që besuan Allahun dhe jetën tjetër, furnizoji me lloje të frutave!" (El-Bekare, 126).*

Edhe ne sot, në këtë ditë feste e krenarie, të lutemi, O Zot, ashtu siç u lut Ibrahimi a.s. për Mekën dikur: që vendin tonë ta bësh të sigurt, ta ruash prej kriminelëve, terroristëve, dhe prej të gjithë atyre që dëshirojnë t'i bëjnë keq tokës tonë, Kosovës, dhe gjithë trojeve tona etnike shqiptare!

Allahu xh.sh. thotë: *"...prandaj kini frikë Allahun, përmirësoni gjendjen e unitetit tuaj dhe, nëse jeni besimtarë, respektojeni Allahun dhe të Dërguarin e Tij!" (El-enfal, 8).*

*Të nderuar vëllezër e motra,*

Në këto çaste feste e krenarie, ju lus ta keni frikë Allahun xh.sh., Krijuesin e çdo gjëje që ekziston, të respektoni urdhrat e Tij, sepse në këtë mënyrë do të gjejmë kënaqësinë dhe lumturinë në këtë dhe botën tjetër. Pra, madhërojeni Allahun xh.sh., dhe falënderoni Atë për dhuntitë e dhuruara!

Me fat festa e Fitër Bajramit të gjithë besimtarëve brenda dhe jashtë Kosovës, brenda trojeve tona etnike shqiptare dhe kudo që gjenden nëpër botë me familjet e tyre...

*Urime Fitër Bajrami!*

*Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava*

*Hytbeja e Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava e mbajtur më 17 korrik 2015 në namazin e Fitër Bajramit, në Xhaminë e Madhe në Prishtinë.

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Edh-Dharijat" (1)

Kaptina "Edh-Dharijat" është kaptinë mekase, e zbritur pas sures "El-Ahkaf" dhe para sures "El-Gashije". Transmetojnë Ibn Durejsi, Nehhasi, Ibn Merduvije dhe Bejhekiu nga Ibn Abasi, të ketë thënë: "Ka zbritur kaptina "Edh-Dharijat" në Mekë." Ibn Merduvije e transmeton të njëjtin mendim edhe nga Ibn Zubejri.[1] Kjo sure ka gjithsej 60 ajete, 360 fjalë dhe 1287 shkronja.[2] Në radhitjen e Mus'hafit mban numrin 51, kurse në radhitjen e zbritjes mban numrin 66.[3]



### Emërtimi i kësaj kaptine

Emërtimi i vetëm i kësaj kaptine, me të cilin është e njohur dhe radhitur nëpër Mus'hafe, nëpër librat e Tefsirit dhe të Hadithit, është "Edh-Dharijat". Arsyeja e këtij emërtimi është ajeti i parë i kësaj sureje, ku Allahu betohet në erërat: "Betohem në erërat që çojnë (e shpërndajnë pluhurin), e që nënkupton erërat e forta që e ngrenë lart dheun-pluhurin dhe e shpërndajnë atë në anë të caktuara, me lejen e Tij. Fjala "Edh-Dharijat", përveç këtu, nuk është përmendur në asnjë sure tjetër kuranore.[4] Në mesin e komentatorëve të Kuranit nuk njihet edhe me ndonjë emërtim tjetër, madje as Imam Sujutiu nuk e ka radhitur në mesin e atyre sureve që kanë më shumë se një emër.[5]

### Vlera e kësaj kaptine

Sureja "Edh-Dharijat" bën pjesë në grupin e sureve "El-Mufassal". Në lidhje me këtë, transmetohet nga Vailete bin Eska'ë El-Lejthi, të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Më është dhënë në vend të Tevratit, shtatëshja, (suret nga El-Bekare e deri te ato El-Enfal dhe Et-Tevbe); më janë dhënë në vend të Zeburit, "El-Miejn" - njëqindëshet, (suret që kanë mbi 100 ajete); më janë dhënë në vend të Inxhilit "El-Methanije" - (suret që kanë më pak se 100 ajete), ndërsa jam nderuar (ndaj të Dërguarve të tjerë) me suret "El-Mufassal" (nga sureja Kaf, (e është thënë nga asaj El-Huxhurat) e deri te En-Nas)."[6]

Transmetohet nga Berra'ë bin Azib, të ketë thënë: Kur e falnim namazin e drekës pas Resulullahit s.a.v.s.,



nganjëherë e dëgjonim prej tij ndonjë ajet nga ajetet e sureve: "Llukman" dhe "Edh-Dharijat".[7]

Transmetohet nga Ibn Omeri r.a., të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut lexonte në namazin e drekës me "Kaf" dhe "Edh-Dharijat".[8]

Transmetohet nga Alkame dhe El-Esvediu, të kenë thënë: "Erdhi një njeri tek Abdullah ibn Mes'udi, dhe i tha: "Unë i lexoj të gjitha suret "El-Mufassal" në një rekat." Kurse, Ibn Mes'udi i tha: "A mos po mendon se ky Kuran është si poezi, që të ngutesh në leximin e tij e të ndalesh ku të duash, dhe a mendon se këto vargje kuranore u ngjajnë vargjeve të hurmave të prishura?! Dije se Pejgamberi a.s. në një rekat lexonte vetëm nga dy sure nga sureve "El-Mufassal", si: "En-Nexhm" dhe"Er-Rrahman" në një rekat, "Ikterebeti-s-sa'atu" dhe "El-Haakka" në një rekat, "Et-Tur" dhe "Edh-Dharijat" në një rekat, "Idha vekeatil vakia" dhe "Nun" në një rekat, "Se'ele sailun" dhe "En-Naziat" në një rekat, "Vejlun lil mutaffifin" dhe "Abese" në një rekat, "El-Muddeth-thir" dhe "El-Muzzemmil" në një rekat, "Hel eta alel insani" dhe "La uksimu bi jevmil kijame" në një rekat, "Amme jetesaelune" dhe "El-Murselat" në një rekat, dhe "Ed-Duhan" dhe "Idhe-sh-shemsu kuvviret" në një rekat!"[9]

### Shkaku i zbritjes së kësaj sureje

Në lidhje me shkakun e zbritjes së sures, si tërësi, nuk kemi ndonjë shkak specifik të zbritjes, por kemi shkaqe të zbritjes për dy-tre ajete.

Transmetojnë Ibn Xheriri dhe Ibn Ebi Hatimi, nga Hasan ibn Muhamed ibnul Hanefijje, të ketë thënë: "I Dërguari i Allahut kishte dërguar një ekspeditë të vogël ushtarake, dhe ata kishin zënë pre të luftës, dhe pasi ishin kthyer kishte zbritur ajeti i 19-të i kësaj sureje: "Në pasuritë e tyre ka pasur pjesë për lypësin dhe nevojtarin (që ka nevojë por nuk lyp)."[10]

Transmetojnë Ibnul Muni'ë, Ibn Rehavije dhe Hejthem Ibn Kulejbi, në Musnedet e tyre, nëpërmjet rrugëve të transmetimit që shkojnë deri te Muxhahidi, e ky nga Aliu r.a., të ketë thënë: "Kur pati zbritur (ajeti i 54-të): "Prandaj shmangu prej atyre, ti nuk do të qortohesh për këtë!", nuk mbeti askush prej nesh që të mos ishte bindur se shkatërrimi ishte afër, pasi që i Dërguari i Allahut ishte urdhëruar të largohej prej nesh, por menjëherë zbriti (ajeti i 55-të): "Por këshillo, se vërtet këshilla u bën dobi besimtarëve!", dhe shpirtrat tanë u qetësuan."[11]

Transmeton Ibn Xheriri nga Karadeja, të ketë thënë: "Na është përcjellë neve se, kur kishte zbritur ajeti: "Prandaj shmangu prej atyre...!", kjo gjë i kishte shqetësuar e frikësuar sahabët e Resulullahit s.a.v.s., sepse ata mendonin se Shpallja do të ndalej, dhe ndëshkimi ishte afër, por kishte zbritur ajeti: "Por këshillo, se vërtet këshilla u bën dobi besimtarëve!".[12]

### Lidhshmëria e kësaj kaptine me atë paraprake, kaptinën "Kaf"

Lidhshmëria në mes dy sureve është e dukshme, dhe shpërfaqet në disa segmente:

Së pari, të dy kaptinat, ai ajo "Kaf" ashtu edhe kjo "Edh-Dharijat", janë mekase, dhe që të dyja, janë fokusuar në vërtetimin e bazamenteve të besimit të pastër, vërtetimin e ringjalljes dhe llogarisë në botën tjetër. Pastaj, të dy suret fillojnë me betime. Surja "Kaf" fillon me betimin në Kuranin famëlartë: "Kâf. Betohem në Kuranin e lavdishëm!", për të vërtetuar me argumente të fuqishme se Ringjallja është një e vërtetë e pamohueshme, dhe që do të ndodhë. Kjo sure përfundon me kërcënimin hyjnor se tubimi i njerëzve në "Mahsher" është çështje "e lehtë" për Allahun Fuqiplotë, ndonëse për Të, nuk vlejnë nocionet "lehtë"-"vështirë": "Atë Ditë, toka do të hapet, e ata do të dalin me nxitim. Për Ne është e lehtë t'i mbledhim ata të gjithë." – (Kaf, 44), ndërkohë që shohim se surja "Edh-Dharijat" ka filluar me katër betime të njëpasnjëshme: në erërat, retë, anijet dhe engjëjt, se ajo çka ka premtuar Allahu nga Ringjallja dhe marrja në Llogari gjithsesi se do të ndodhë:



"Betohem në erërat që çojnë (e shpërndajnë pluhurin), dhe në retë e ngarkuara rëndë, dhe në ato që lundrojnë lehtë, dhe në engjëjt që shpërndajnë urdhrat, se, me të vërtetë, është e sigurt ajo që ju premtohet, dhe çdo shpërblim e dënim do të ndodhë! – (Edh-Dharijat, 1-6).

Në suren paraprake,"Kaf", Allahu xh.sh. në mënyrë më të përgjithësuar ka përmendur shkatërrimin e disa popujve, ndërkohë që në suren "Edh-Dharijat" ka paraqitur disa nga këto ngjarje në mënyrë më të detajizuar.

Në të dy rastet shohim urdhëresën drejtuar Pejgamberit a,s, që të këshillonte besimtarët me këshillat e Kuranit, në mënyrë që ata të forcohen edhe më tepë në besimin e tyre. Fjala vjen, në suren "Kaf", ajeti 45, Allahu xh.sh. thotë: "Prandaj këshillo me Kuranin këdo që ka frikë paralajmërimin Tim!", kurse tash në suren "Edh-Dharijat", në ajetin 55, thotë: "Por këshillo, se vërtet këshilla u bën dobi besimtarëve!".

Secila nga suret thërret për meditim dhe vrojtim në mbretërinë e pakufishme qiellore, në ndërtimin e qiellit, shtrirjen e tokës, krijimin e çifteve, në mënyrë që gjithë këto argumente lëndore të jenë shkas që njerëzit të besojnë në Madhërinë e Fuqiplotit, I Cili është Krijuesi i tërë kësaj ekzistence. Në suren "Kaf", në ajetet 6-8, Allahu xh.sh. thotë: "A nuk e shohin ata qiellin që qëndron sipër tyre, si e kemi ndërtuar dhe zbukuruar, pa pasur kurrfarë plasaritje në të?! Ndërsa Tokën e kemi shtruar, dhe në të kemi shpërndarë male të palëvizshme, dhe kemi bërë që nga ajo të mbijnë gjithfarëlloj bimësh të bukura, si dëshmi të dukshme dhe përkujtesë për çdo rob që ka drejtuar mendjen (te Zoti)", kurse në atë "Edh-Dharijat", në ajetet 47-49, thotë: "Ne e kemi ndërtuar qiellin me fuqinë Tonë, dhe Ne e zgjerojmë atë. Edhe Tokën e kemi shtruar! Sa shtrues të mrekullueshëm që jemi! Dhe nga çdo gjë Ne kemi krijuar dy palë, (mashkull e femër) që ju të përkujtoni (madhështinë e Zotit)."

Në secilën nga suret janë përmendur cilësitë e të devotshmëve. Në lidhje me këtë në suren "Kaf", ajetet: 31-35, thuhet: "Dhe jo larg prej aty, Xheneti do t'u afrohet besimtarëve të devotshëm, (që do t'u thuhet): Kjo është premtuar për ju, për këdo që është penduar dhe ruajtur (nga gjynahet), që e ka pasur frikë të Gjithëmëshirshmin, edhe atëherë kur nuk e shihte kush, e që ka ardhur me zemër të kthyer (nga Allahu). Hyni në të (Xhenet) me paqe e siguri! Kjo është Dita e amshimit! Aty do të kenë çfarë të duan - e prej Nesh (do të kenë) edhe më shumë."; kurse në kaptinën "Edh-Dharijat", në ajetet 15-19, në lidhe me shpërblimin e të devotshmëve thuhet: "Pa dyshim, ata që i frikësohen Allahut do të jenë në kopshte dhe burime, duke marrë atë që ua ka dhuruar Zoti i tyre, meqë më parë kanë qenë punëmbarë. Ata flinin pak natën, ndërsa në agim kërkonin falje (prej Allahut)."

### Lidhshmëria e fillimit të kësaj kaptine me fundin e saj

Është një fakt mahnitës, se pothuajse në të gjitha suret e Kuranit, shohim një lidhshmëri logjike në mes fillimit dhe fundit të sures. Një gjë të tillë e shohim teksa përsëritet edhe te sureja "Edh-Dharijat", e cila fillon me betimet hyjnore në erërat, retë, anijet dhe engjëjt, e pak më vonë edhe në qiellin, se Ringjallja dhe Llogaria, do të ndodhin patjetër dhe gjithsesi: "Betohem në erërat që çojnë (e shpërndajnë pluhurin), dhe në retë e ngarkuara rëndë, dhe në ato (anijet) që lundrojnë lehtë, dhe në ata (engjëjt) që shpërndajnë urdhrat, se, me të vërtetë, është e sigurt ajo që ju premtohet, dhe çdo shpërblim e dënim do të ndodhë!" – (Edh-Dharijat, 1-6), ndërkohë që shohim se surja në fjalë përfundon me kërcënim për ata njerëz që nuk janë përgatitur për këtë Ditë të rëndësishme: "Prandaj, mjerë mohuesit nga Dita që u është premtuar!" – (Edh-Dharijat, 60).

### Përmbajtje e shkurtër e kësaj sureje

Tematika qendrore e kësaj sureje është rikonfirmimi i Njëshmërisë absolute të Allahut xh.sh., i Shpalljes

dhe i Ringjalljes, duke qortuar e kërcënuar ashpër ata që mohojnë këta tre fondamente bazë të Besimit. Surja "Edh-Dharijat" fillon me katër betime të njëpasnjëshme, në erërat, retë, anijet dhe engjëjt, e që kanë vetëm një qëllim, vërtetimin e Ringjalljes, se pas Llogarisë do të vijë ose shpërblimi ose ndëshkimi. (Shih ajetet: 1-6!).

Pas këtaj pason betimi në qiellin plot yjësi e rrugë galaktike, që të mahnitin me bukurinë e tyre, e në vijim përmendet qëndrimi i jobesimtarëve mekas dhe të tjerëve, mohues të Njëshmërisë, të cilët përgënjeshtruan Kuranin, Ahiretin dhe ndëshkimin e tmerrshëm në zjarrin e Xhehenemit. Këta njerëz Kurani i quan të hutuar në injorancën e tyre të mjerë. (Shih ajetet: 7-14!).

Pastaj përmendet gjendja e besimtarëve të devotshëm, duke përshkruar mirësitë dhe kënaqësitë që ata do të përjetojnë në Xhenet. Këta njerëz të dëlirë ishin gjithmonë në përmendjen e Allahut, falnin namaz natën, kur të tjerët flinin, dhe nga pasuria e tyre ndanin për të varfrit. Allahu xh.sh. i ka përmendur të d grupet, që i mençuri të arrijë të dallojë ndërmjet tyre se ku është rruga e drejtë. (Shih ajetet: 15-19!).

Për të vërtetuar këtë, i Lartmadhërishmi sjell disa nga argumentet lëndore, e që vërtetojnë Plotfuqishmërinë e Krijuesit Absolut, në tokë, në qiell, në vetveten tonë dhe në garantimin e riskut të secilit rob të Tij. (Shih ajetet, 20-23!).

Në vazhdim të sures janë përmendur lajmet e popujve të kaluar, të cilët kishin përgënjeshtruar të Dërguarit që Allahu i kishte dërguar te ta, si dhe shkatërrimin që ata e kishin pësuar si pasojë e veprimeve të tyre të marra. Këtu përmendet dialogu i Ibrahimit a.s. me engjëjt që kishin zbritur në tokë me mandat ndëshkimi për popullin e prishur të Lutit a.s., i cili nuk ishte larg nga aty. Engjëjt kishin zbritur edhe për ta përgëzuar atë dhe Sarën për lindjen e djalit të tyre, Is'hakut. (Shih ajetet: 24-37!); e më pas, në pika të shkurtra përmendet ngjarja e Musait me Faraonin, dhe shkatërrimi i këtij të fundit; për të vijuar me njoftimin për shkatërrimin e Ad-it dhe Themud-it, si dhe shkatërrimin-fundosjen e popullit të Nuhit a.s. (Shih ajetet: 38-46!).

Përmendja e ngjarjeve të pejgamberëve në këtë sure, ashtu si dhe në tërë Kuranin famëlartë, ka për qëllim qetësimin dhe prehjen e shpirtit të Pejgamberit a.s. dhe të myslimanëve, se pas çdo vështirësie vjen edhe lehtësimi.

Pas kësaj Allahu xh.sh. sërish rikthen fjalën tek argumentet lëndore, rreth ndërtimit dhe zgjerimit të qiellit, shtrimit të Tokës, krijimit të çdo gjëje në çift, në mënyrë që llojet të vazhdojnë jetën etj. (Shih ajetet: 47-49!).

Në vazhdim pason këshilla për modestinë dhe dëlirësinë shpirtërore në këtë botë, duke kërkuar strehim pranë mëshirës së Zotit, duke tërhequr vërejtjen për rreziqet e shirkut-idhujtarisë, dhe sërish përmendjen e përgënjeshtrimit, e që u është bërë në vazhdimësi të Dërguarve të Allahut. Këtu i Dërguari i Allahut porositet të largohet e shmanget nga ata që nuk e pasojnë udhëzimin e tij, ndërkohë që urdhërohet që besimtarët t'i këshillojë vazhdimisht, në gjërat që ata kanë nevojë dhe u bëjnë dobi për jetën e kësaj bote dhe të Ahiretit. (Shih ajetet: 50-55!).

Surja "Edh-Dharijat" përfundon me sqarimin e qëllimit të krijimit të xhindëve dhe njerëzve, e që është: njohja e Allahut si Krijues i Vetëm, dhe adhurimi i sinqertë ndaj Tij. Ka sqaruar gjithashtu se risku për secilën krijesë është vetëm në dorë të Allahut, i ka kërcënuar jobesimtarët dhe idhujtarët që po i bënin zullum e padrejtësi vetvetes, se çfarë ndëshkimi i tmerrshëm do t'i presë nesër në Ahiret, duke ua bërë me dije, se ata mund t'i godiste fatkeqësia dhe dënimi edhe në këtë botë, ashtu siç kishin pësuar popujt e shumtë para tyre, që kishin mohuar këto fakte e argumente bindëse… (Shih ajetet: 56-60!).

*- Vijon -*

(1) Imam Shevkaniu, Fet'hulKadiir vëll.V, f. 109.(2) Mexhduddin Muhamed bin Ja'kub el-Fejruzabadi "Besairu dhevi-t-Temjizi fi Letaifi-l Kitabi-l Azizi..." vëll. I, f. 439, Kajro 1996; Shih edhe: Muhamedinilemin bin Abdullah el Arumijj esh-Shafi'ijj - Hadaiku-r-rrevhi ve-r-rrejhani fi revabi ulumi-l-Kur'ani, Bejrut-Liban, 2001, vëll. 28, f. 338. (3) Ibn Ashur Et-Tahriru ve-t-Tenviru, vëll. 26, f. 335.(4) Dr. Muhamed ibn Abdurrahman esh-Shaji'ë, Esmau suveril Kuran, Rijad, 2011, f. 147. (5) Shih Dr. Munire ed-Devserijj Esmau suveril Kurani ve fadiluha, Demmam, Arabia Saudite, 1416 h., f. 404. (6) Transmeton Imam Ahmedi (4/107); Bejhekiu në Shuabil Iman (2/465); Albani ka kategorizuar si hadith "hasen" në Sahihu-tergib (1457); si hadith "sahih" me të gjitha rrugët e transmetimit në Silsile es-sahiha (1480), dhe në Sahihul Xhamiu (1059). (7) E tranmsmetojnë Nesaiu (971) dhe Ibn Maxhe (830). Hadithi është i gradës "hasen". Shih Kitabul Xhami'u, f. 165. (8) Shih El-Musannef nga Ibn Ebi Shejbete (1/356). (9) Po aty, f.214; Transmetimi është i kategorisë"sahih". E transmeton Ebu Davudi në Sunenin e tij (1396), dhe thotë se radhitja e këtyre sureve është bërë nga Ibn Mes'udi. (10) Shih: Imam Xhelaluddin es-Sujuti Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 245. (11) Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 245. Shih po ashtu: Isam ibn Adulmuhsin el-Humejdan Es-Sahihu min esbabi-n-Nuzuli, f. 300. Ndonëse në isnadin e këtij hadithi ka shkëptje mes Aliut r.a. dhe Muxhahidit, megjithatë, ky hadith arrin gradën 'sahih' i asistuar nga transmetime të tjera të ngjashme, siç është ai që e përcjell Ibn Xheriri nga Katadeja. (12) Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli, f. 245. Shih po ashtu: Es-Sahihu min esbabi-n-Nuzuli, f. 300.

**Prof. Ass. Dr. Musa Vila**

# Islami është fe e afërsisë dhe tolerancës

عَنْ عامِر بن أبِي موسى عن أبيه قال: لَمَّا بَعَثَهُ رَسُولُ اللهِ صلى الله عليه و سلم أبو موسى و مُعاذَ بْنِ جَبَلٍ إِلَى الْيَمَنِ قَالَ لَهُمَا: » يَسِّرَا وَ لاَ تُعَسِّرَا وَ بَشِّرَا وَ لاَ تُنَفِّرَا وَ تَطَاوَعَا وَ لاَ تَخْتَلِفَا.

*Transmetohet nga Amir bin Ebi Musa, se babai i tij i ka thënë: "Kur Pejgamberi s.a.v.s. i dërgoi Ebu Musain dhe Muadh bin Xhebelin në Jemen, u pati thënë: "Lehtësoni, e mos rëndoni! Përgëzoni (argëtoni), e mos largoni! Njëri-tjetrin dëgjojeni, dhe mos u ndani!"*[1]

Duhet të vihet në pah se tradita e Pejgamberit a. s. është inspiruar për t'i gëzuar njerëzit në këtë botë dhe në botën tjetër, dhe për t'ua realizuar interesat që përputhen me aftësitë e tyre intelektuale e të dhuruar nga Zoti, si dhe për t'i dalluar nga krijesat tjera. Tradita nuk është koncepcion që përmban diçka që njerëzit s'mund ta realizojnë. Në traditën e Pejgamberit s.a.v.s. nuk ka asgjë që njerëzit do t'i çonte në situata dhe rrethana të palakmueshme, ose që do t'i rëndonte me obligime të kësaj bote. Për këtë Pejgamberi a. s., duke komentuar fjalët e Zotit të Madhëruar, thotë: "E Ne të dërguam ty (Muhammed) vetëm si mëshirë për gjithë krijesat." (El Enbija, 107). Ndërsa, Pejgamberi a. s. për veten ka deklaruar: "Vërtet unë jam ajo mëshirë e dhuruar."

Në një version tjetër thuhet: "Vërtet Allahu nuk më ka dërguar (kryeneç) që të mos rëndoj, e as të mos kërkoj vrazhdësi, por më dërgoi mua si mësues, lehtësues."[2]

Është vështirë të pritet që të gjithë njerëzit që janë nën ndikimin e situatave, rrethanave dhe ngjarjeve të ndryshme të mund ta realizojnë traditën e Pejgamberit s.a.v.s. në formën e përkryer. Mundësitë e njerëzve janë të llojllojshme, dhe aftësitë e tyre janë të ndryshme, kështu që secili punon sipas aftësisë dhe mundësisë që ka. Kështu që besimtarëve nuk duhet imponuar vështirësi dhe rëndime, si në fe ashtu edhe në jetë. Për këtë Zoti i Lartmadhëruar në Kuran thotë: "Nuk ju imponoj në fe me ndonjë vështirësi." (El-Haxh, 78).

Zoti xh.sh. dëshiron që njerëzit, nëpërmjet legjislacionit islam, të punojnë me ndjenja dhe dashuri të ndërsjellë, e jo me shpirtligësi dhe urrejtje. Përmes lehtësimit dhe tolerancës do të bëhej mbrojtja e vëllazërimit dhe unitetit në radhët e myslimanëve, si dhe anulimi i çdo gjëje që ndikon negativisht dhe që dobëson. I tërë ky lehtësim vjen nga Zoti, ngase Ai e di dobësinë e njeriut. Për këtë Ai thotë: "Allahu dëshiron t'ju lehtësojë, e njeriu është krijuar i dobët." (En-Nisa, 28). Këtë lehtësim dhe tolerancë, sidomos ne si pjesëtarë të fesë islame, duhet ta shfrytëzojmë dhe ta praktikojmë në fjalët, qëndrimet dhe veprimet tona. Nuk lejohet përçarja e myslimanëve vetëm për shkak të të menduarit ndryshe, gjegjësisht nuk i lejohet besimtarit të bëjë një vepër të tillë, posaçërisht në këto rrethana kur një palë e botës është ngritur për ta sfiduar dhe shkatërruar dritën e besimit islam.

### Feja është lehtësim, e jo vështirësim

Tregon Ebu Hurejra r.a., se i Dërguari i Allahut s.a.v.s. ka thënë:"Feja është shumë e lehtë (e thjeshtë), dhe kushdo që e stërmundon veten në fenë e tij, feja do ta përmbysë atë. Kështu pra, të mos jeni ekstremistë, por afrojuni mesit, gëzohuni për shpërblimin që do ta keni – jepni myzhde, forcohuni duke kryer rregullisht faljen e namazit në mëngjes e pasdite, dhe diçka gjatë orëve të fundit të natës!"[3]

### Fjalët e panjohura në hadith:

Fjala Jusrun e ka kuptimin "e lehtë, e thjeshtë, modeste dhe praktike". E kundërta e kësaj fjale është el-usru - vështirësia.

Fjalia len jushaddeddine d.m.th. kushdo që e stërmundon veten në fe, apo kushdo që e vështirëson këtë fe, apo e ngarkon veten e tij me adhurim më tepër sesa ka kapacitet, duke e bërë më shumë të mundimshme sesa është në realitet. Kjo fjalë ka prejardhje nga paskajorja mushaddetu - shtrëngim, ekzagjerim në vështirësi. Thuhet mushadetu, shadehu - e ka mbizotëruar, e ka bërë të mundimshme, e ka shtrënguar. Kjo formë e



shprehjes ndodhet e përbashkët në mes foljes aktive dhe foljes pasive.[4]

Fjala galebehu - do ta përmbysë atë, d.m.th. nuk do të mund të vazhdojë në atë mënyrë. Feja do ta kthejë personin në lehtësim, mesataren dhe në atë që është realiteti i fesë.

Fjala feseddidu - përmbaju mesatares, e cila është e vërteta e fesë, e mos u bëj ekstremist. Mos e ndiq vijën më të lartë të ekstremes, e as mos e ndiq frekuencën më të ulët të liberalizmit.

Fjala ve karibu - afrohuni, d.m.th. afrohuni në kryerjen e ibadeteve, e mos u largoni duke e stërmunduar veten. Realiteti i ibadeteve është ibadeti në mes dy palëve, d.m.th. mos ndiq vijën përfundimtare, e as atë më ekstreme.

Fjala ve ebshiru - jepni myzhde, për shpërblimet që na presin për veprat e mira në të dy botët, edhe nëse ato janë pak.

Fjala El-gadve, nënkupton udhëtimin që bëhet para drekës. Thuhet "udhëtimi nga agimi e deri te lindja e diellit". Qëllimi në hadith është falja e namazit të mëngjesit dhe angazhimi në punë, në këto kohë të përshtatshme.

Fjala Err-rrevha, nënkupton udhëtimi që bëhet pas dreke, deri në mbrëmje, pra udhëtimi në pjesën e dytë të ditës. Qëllimi në hadith është falja e namazeve të pasdrekes. Thuhet falja e namazit të jacisë.[5]

Fjala Ed-dulxhe, nënkupton udhëtimi që bëhet në fund të natës. Qëllimi në hadith është shfrytëzimi i një pjese të natë për namaz dhe lutje të veçanta drejtuar Allahut xh.sh.

### Kuptimi i hadithit

Feja islame është e thjeshtë dhe praktike. Askush nuk guxon të thellohet tej mase, në mënyrë që ta braktisë lehtësimin dhe thjeshtësinë e saj. Askush nuk bën të krijojë përshtypjen se kjo fe është ekstreme dhe jo praktike. Ai që ia vë për detyrë vetes vijën ekstreme, atëherë feja është më e fortë se ekstremi i tij. Ai do të mposhtet dhe nuk do të mund ta vazhdojë praktikimin e rregullave, kritereve, konditave e dispozitave të fesë. Prioritet i fesë është që njerëzit të ndihen të kënaqur, komodë, tolerantë dhe praktikë në fe. Ekstremi kurrë nuk ka qenë dhe nuk do të jetë pjesë e fesë islame. Islami është program i jetës. Ai nuk është vetëm ibadet e përkujtim, e as punë e mundim, por është një balancë e drejtë ndërmjet adhurimit dhe punës. Këtë më së miri mund ta ilustrojmë me programin ditor të Profetit a.s., i cili konsiston me të gjitha sferat e jetës.

### Programi i Profetit a.s. ishte i lehtë dhe model për besimtarët

Ai, pas namazit të sabahut, qëndronte në xhami derisa lindte dielli, që ishte si vendtakim me sahabët, përgjegjësit, administratorët dhe xhematin në tërësi. Subjekt i këtyre bisedimeve ishin çështjet fetare dhe jetësore. Resulullahi a.s. e tregon rëndësinë e këtyre çasteve me këto fjalë: "Qëndrimi bashkë me një grup sahabësh dhe përkujtimi i Allahut së bashku me ta, pas namazit të sabahut, derisa lind dielli, është më i vlefshëm për mua sesa lufta në rrugën e Allahut."[6]

Pas bisedimeve me sahanët, Profeti a.s. e kalonte kohën me familjen e tij. Ai njihet si njeri që hante dy herë në ditë: një mëngjes të vonë dhe një darkë. Ai praktikoi parime me balancë, të ngrënit pa e tepruar, të fjeturit me masë, dhe të falurit me masë. Pas drekës ai merrte një sy gjumë, dhe i nxiste edhe të tjerët të bënin një gjë të tillë, sepse kjo do t'i ndihmonte të forcohej gjatë punëve të ditës dhe adhurimit të natës. Dy aktivitetet tjera më të rëndësishme, sipas radhës, ishin çështjet e komunitetit dhe çështjet e familjes. Kështu, pas drekës-namazit vinte koha e çështjeve që kishin të bëjnë me komunitetin apo bashkësinë, e këtu përfshihej edhe përhapja e mesazhit të Allahut dhe çështjet që kishin ndodhur në shoqëri. Ai takohej me



njerëzit duke u përpjekur t'u jepte zgjidhje nevojave të tyre. Duhet ta dimë se kohët e rregullta të namazeve formojnë kornizën e gjithë listës së aktiviteteve të rregullta. Çështjet ditore i kishte të orkestruara me kujdes. Aisheja r.a. tregon se Profeti a.s. flinte në pjesën e parë të natës, dhe ngrihej për t'u falur në pjesën e fundit të saj."[7]

Ai, Profeti a.s., e ndante natën në tri pjesë: njëra pjesë i dedikohej adhurimit, njëra familjes, dhe e fundit çështjeve personale. Ai përfitonte nga çdo moment i përshtatshëm për të përkujtuar Allahun xh.sh. dhe për t'u lutur. Në raste të veçanta, Profeti a.s. është parë duke qëndruar zgjuar deri në orët e vona të natës, duke këshilluar njerëzit. Ai nuk e çonte dëm as çastin më të shkurtër, dhe i qortonte ata që vepronin ndryshe. Ai caktoi ditë dhe orë të veçanta për aktivitete të caktuara. Mund të themi se aktiviteti ditor i Profetit s.a.v.s. ishte me sa vijon: shtatë orë gjumë dhe adhurim, shtatë orë për çështje të komunitetit dhe bashkësisë, katër orë me familje, katër orë pushim dhe relaksime, dy orë takime e bashkëbisedime. Çdo aktivitet i jetës së tij udhëhiqej nga qëllimi kryesor, e që ishte të jetuarit dhe ndarja e besimit në Allahun me të tjerët, për të pasur një jetë të lumtur, si në këtë botë ashtu edhe në botën e pastajme.

### Pikëreferimi në ibadete duhet të jetë lehtësimi

Pra, feja islame është e thjeshtë në besimin e saj, moralin dhe veprimet e veta. Ajo është e lehtë, dhe çdo person i moshërritur ka kapacitet dhe mundësi që t'i kryejë çështjet e saj. Ato nuk janë të pakapshme, e as të papërballuara. Ato konsistojnë me natyrshmërinë njerëzore. Instruksionet e fesë mbeten ilaçi më i mirë i shpirtit dhe trupit. Falja e pesë kohëve të namazit ndodh në kohë të përshtatshme. Aty ka pushim shpirtëror dhe trupor. Aty besimi forcohet e shpërblimi shtohet në një afat të afërt apo të largët kohor. Zekati nuk është obligim për të varfrit, por për të pasurit që pasuria vazhdon t'u shtohet. Ai është pastrim i pasurisë dhe mbrojtje e shpirtit dhe trupit nga çdo e ligë. Njeriu e jep zekatin si falënderim ndaj Allahut, që i ka dhënë shëndet e të mira. Agjërimi është për njerëzit e shëndoshë. Aty bëjnë përjashtim fëmijët, të moshuarit, udhëtari e i sëmuri. Përmes agjërimit braktisen të këqijat, dhe punohen vepra të mira. Ai është lehtësim në të gjitha aspektet. Gjithashtu, haxhi është obligim për atë që ka mundësi fizike dhe materiale. Ai është lehtësim ngase njeriun e lehtëson dhe e pastron nga mëkatet e kultivuara me dekada të tëra. Bazuar në atë që feja është lehtësim në të gjitha sferat, Allahu xh.sh. thotë: "Allahu ju dëshiron lehtësim (në obligime) e jo vështirësi." (El-Bekare, 185).

Shprehja në hadithin bazë, fesddidu - të mos jeni ekstremë, tregon mjaft qartë se Islami është rrugë e vërtetë, e mesme, praktike dhe reale. Këtu mund të nënvizojmë rëndësinë e vetë përmbajtjes dhe shmangies nga ekstravaganca – el-ifratu dhe mospërfillja – tefritu, apo të shmangia nga ekstremizmi dhe radikalizmi. Disa njerëz bëhen ekstremistë duke ndjekur mendimet vetëm të një dijetari, dhe i mbyllin sytë para shumë dijetarëve të tjerë. Apo ndjekin një drejtim duke i mbyllur të gjitha dyert e angazhimit – el-ixhtihadu. Në këtë kontekst Profeti s.a.v.s. thotë: "O ju njerëz, ruajuni nga ekstravaganca (teprimi) në fe! Vërtet ata para jush teprimi në fe i ka shkatërruar."[8]

Pra, ekstremizmi në çështjet fetare është devijim dhe shkatërrim. Aty nuk ka fitues, por ka vetëm humbës, e ata janë besimtarët dhe ata që i prijnë këtyre gjërave. Si rrjedhim, nuk është e domosdoshme të pohohet se të gjitha cilësitë, sjelljet, veprimet e një myslimani janë islame. Sipas hadithit, ekstremja është një formalitet i jashtëm, që ditët e saj janë të numëruara. Mesazhi i Profetit a.s. në këtë hadith është të lehtësohet e të mos vështirësohet, të jemi të dashur dhe tolerantë, sepse do të jemi më efikas në shoqërinë ku jetojmë dhe veprojmë.

Shprehja tjetër, ve karibu - dhe afrohuni, pra afrojuni mesit në kryerjen e ibadeteve, tregon se në ibadete pikëreferimi mbetet lehtësimi. Për këtë më së miri aludon ky hadith:

"Kur ndokush prej jush u prin njerëzve në namaz, le t'ua lehtësojë, se vërtet midis tyre ka të dobët, të sëmurë dhe pleq..."[9]

Ky hadith jep të kuptojmë se ai që promovon ekstravagancën (ekstremin) për veten e tij, këtë nuk duhet imponuar edhe të tjerëve, duke krijuar përshtypjen se ibadeti më shumë është i mundimshëm sesa kënaqësi dhe freskim. Allahu xh.sh. këtë ymet e ka lehtësuar në shumë çështje, që paraprakisht kishin qenë të vështira. Përmes disa citateve kuranore e ka konfirmuar se nga ky ymet e ka larguar vështirësinë, dhe ajo që mbetet për t'u kryer është e lehtë dhe e kapshme. Më herët, në ymetet e përparshme, namazi nuk lejohej të falej përveçse në një vend të caktuar. Nuk lejohej pastërtia me dhe (tejemum). Tesha duhej të shqyhej nëse e kaplonte ndyrësira. Pendimi nuk i pranohej përveçse nëse e mbytnin njëri-tjetrin.[10] Në këtë kontekst Allahu xh.sh. thotë: "...(Allahu) Nuk ka vënë mbi ju ndonjë mundim në fe." (El-Haxh, 78).

### Hadithi promovon disa rregulla të Fikut

Vështirësia e tërheq lehtësimin

Ky rregull i Fikhut e ka bazën në hadithin e lartpërmendur, si dhe në disa hadithe që ndërlidhen me hadithin bazë. Profeti s.a.v.s. thotë: "Jam dërguar në fenë (hanifija– fenë e adhurimit vetëm të Allahut Një e të Vetëm) tolerante."[11]

Gjithashtu Profeti s.a.v.s. thotë: "S'ka fare dyshimi se jam dërguar te ju për t'ju lehtësuar, e nuk jam dërguar për t'ju vështirësuar."[12]

"Tregon Aisheja r.a., se kur i është mundësuar Resulullahit s.a.v.s. të zgjedhë në mes dy çështjeve, e ka zgjedhur më të lehtën nga ato, nëse nuk ka qenë mëkat."[13] Ky rregull, që për burim ka hadithet e Profetit s.a.v.s., konfirmon se aty ku paraqitet vështirësia për kryerjen e detyrimit, ekziston edhe lehtësimi për atë detyrim. P.sh. nuk je i lirë, nuk e ke detyrim namazin e xhumasë. Nuk ke mundësi të arrish tek uji, mund ta përdorësh tejemumin. Nuk ke mundësi të shkosh në haxh për shkak, atëherë s'je i detyruar ta kryesh haxhin.

Nga këto hadithe burojnë edhe shumë lejime dhe lehtësime të legjislacionit (sheriatit) islam. Dijetari Iz-Zdin Abdus-Selam thotë [14]: "Lehtësimet në legjislacionin islam janë gjashtë llojesh:

1. Lehtësimi përmes shfuqizimit, p.sh.: shfuqizimi i vendimit me arsye të plotë për faljen e xhumasë, për kryerjen e haxhit, umres, xhihadi etj. Nuk mund të shkosh në luftë nëse nuk ka kush të përkujdeset për prindërit. Kjo shfuqizon vendimin farz për luftë, me arsyen se edhe kujdesi për prindërit është farz.

2. Lehtësimi përmes mangësimit, p.sh.: shkurtimi i namazit në udhëtim. Namazi i udhëtarit lehtësohet përmes shkurtimit nga katër regate në dy rekate.

3. Lehtësimi përmes zëvendësimit, p.sh.: siç ndodh kur tejemumi e zëvendëson abdesin apo gusulin. Ndonjëherë ndodh që për shkak të pamundësisë zëvendësohet qëndrimi në këmbë në namaz – el-kijamu me ulje - el-ku'udu.

4. Lehtësimi përmes zgjedhjes së kohës së parë, siç ndodh kur bëhet bashkimi i dy namazeve dhe falja në fillim të kohës, apo dhënia e zekatit para se të bëhet një vit i plotë, shpagimi me kefaret për zotim të kryhet para kohe, apo dhënia e sadakatul fitrit në Ramazan, para kohës.

5. Lehtësimi përmes zgjedhjes së kohës së fundit, siç ndodh me bashkimin e dy namazeve dhe faljen në fund të kohës; vonimi i agjërimit të Ramazanit për të sëmurin dhe udhëtarin; apo vonimi i namazit me arsye të plotë, p.sh.: shpëtimi i personit nga uji i rrëmbyeshëm apo nga zjarri etj.

6. Lehtësimi përmes lejimit, siç ndodh në raste të jashtëzakonshme, kur alkooli mbetet opsion i vetëm për të shpëtuar jetën, kur pra edhe lejohet pirja e tij. Apo pirja a ngrënia e ndonjë ndyrësire për shërim nga sëmundja, kur nuk gjendet ilaç i pastër.

Përpos këtyre gjashtë llojeve të lehtësimit, dijetari El-Alaij e ka plotësuar edhe një lloj tjetër, e ai është: Lehtësimi përmes ndryshimit, siç ndodh kur gjatë faljes së namazit për lutje të shiut, apo namazit të frikës, rregulli të ndryshojë nga pesë kohët, apo edhe falja e namazit të xhenazes në rregulla ndryshon nga namazi i pesë kohëve etj.

(1) "Sahihul Buhari", nr. 6124, Kitabul edeb. (2) "Sahihu Muslim", nr. 1478, Kitabu t-talak. (3) "Sahihul Buhari", v. 1, f. 23, nr. 39; "Sunen En-Nesaij", v. 8, f. 121, nr. 5034. (4) El-Ajni, "Umdetul Kariji", v. 1, f. 237. (5) El-Ajnij, "Umdetul karij", v. 1, f. 238. (6) Ibn El-Ethir, "Usdul gabe", v. 2, f. 466. (7) "Sunen Ibn Maxhe", El-Ikame, nr. 182. (8) "Sunen En-Nesaij", v. 5, f. 268, nr. 3057. (9) "Sahihu Muslim", v. 1, f. 341, nr. 467; "Sahihul Buhari", v. I, fq. 248, nr. 671. (10) El-Ajni, "Umdetul Karij", v. 1, f. 235. El-Hanifë tek arabët konsiderohet feja e pastër e trashëguar nga Ibrahimi a.s. Es-Semha – tolerante, nënkupton fenë që nuk ka vështirësi-mundime në të, diçka e lehtë për njerëzit, tolerante. Nuk është sikur feja e krishtere, që e vështirësuan klerikët – popët e tyre. (11) "Musned Ahmed", v. 5, f. 266, nr. 22345. (12) "Sahihul Buhari", v. 1, f. 89, nr. 217. (13) Pa aty, v. 3, f. 1306, nr. 3367. (14) Iz-Zudin Abdus-Selam, "Kavaidul Ahkami fi mesalihil enami", v. 3, f. 8.

Mr. Ejup Haziri

# Deri ku ngrihen duart (V)?

Në temat paraprake veçse i kam shpjeguar dy opinionet e njohura të ngritjes së duarve, si: ngritja e duarve deri te veshët dhe ngritja e tyre deri te supet. Ka mbetur edhe opinioni i tretë, e që ka të bëjë me ngritjen e duarve deri mbi veshë, e pastaj në temën e ardhme do të bëjmë një analizë rreth vetë çështjes së ngritjes së duarve, ku do të bëjmë një bashkim të haditheve dhe, sigurisht, do të vijmë në një konkludim. Kjo sigurisht se do të bëhet gjithnjë në mbështetje të argumenteve, ashtu siç i kemi trajtuar temat deri tani.

S'ka dyshim se opinioni i ngritjes së duarve deri mbi pozicionin e veshëve është i bazuar në argumente, ashtu siç do ta elaborojmë në vijim, por një gjë duhet përmendur, pra se ky opinion nuk është edhe aq i popullarizuar sa dy opinionet paraprake, që veç i kam shpjeguar, megjithatë është i pamohueshëm. Prandaj, edhe në sqarimin e këtij opinioni nuk do të zgjerohem shumë, e më pas do t'i lë vend të posaçëm analizës rreth ngritjes së duarve, e që mund të them se do të jetë ajka e kësaj teme.

**Opinioni i tretë: Ngritja e duarve mbi veshë (kokë)**

Opinioni i tretë për ngritjen e duarve gjatë tekbirit fillestar ka të bëjë me ngritjen e tyre deri mbi veshë, ndonëse kështu mendojnë vetëm një pakicë e dijetarëve.

Ibën Abdulberr, në "Istidhkaru-l Xhami...", thotë: "Fjalët e sahabëve (etheret), nga i Dërguari i Allahut për ngritjen e duarve në namaz, janë të ndryshme, sepse është transmetuar se ai i ka ngritur duart mbi veshë (kokë). Është transmetuar po ashtu se ai i ka ngritur duart deri te veshët, sikurse që është transmetuar se ai i ka ngritur duart edhe deri te supet."[1]

S'ka dyshim se ngritja e duarve deri mbi pozicionin e veshëve apo mbi kokë është e argumentuar, dhe për këtë ka hadithe që sinjalizojnë për një gjë të tillë, ndonëse numri i tyre nuk është edhe aq i madh. Pra, numri i





atyre që kanë një mendim të tillë është simbolik.

Seid ibën Sem'an përmend rastin kur Ebu Hurejre kishte hyrë në xhaminë e Beni Vurejk, dhe u kishte treguar atyre për tre veprime që njerëzit i kishin lënë e që i Dërguari i Allahut i kishte vepruar ato, e në mes tyre ishte edhe ngritja e duarve deri mbi kokë:

"…dhe ngriti duart e tij mbi kokë…[2]"

Ky hadith sinjalizon për ngritjen e duarve mbi pozicionin e veshëve, madje edhe mbi kokë, duke sinjalizuar me shprehjen "medden", për të cilën kemi shpjeguar më herët se çfarë kuptimi mund të ketë, e këtu, ndonëse nuk është precizuar se sa duhet të jenë mbi veshë, megjithatë është sinjalizuar se ato kanë qenë mbi veshë, pa u saktësuar se a kanë qenë gishtërinjtë tjerë, me përjashtim të gishtërinjve të mëdhenj, apo tërë gishtërinjtë e dorës.

Nga Ebu Hurejre përcillet edhe një hadith që flet për këtë tematikë, ndonëse decidivisht nuk flet se gishtat e duarve duhet të jenë mbi kokë. Ky është hadith i transmetuar nga Ebu Hurejre është edhe në koleksionin e Tirmidhiut dhe të të tjerëve:

"Na ka treguar Abdullah ibën Abdurrahmani, na ka informuar Ubejdullah ibën AbdulMexhid El-Hanefij, na ka treguar ibën Ebi Dhi'bi, e ky nga Seid ibën Sim'ani, i cili thotë: "E kam dëgjuar Ebu Hurejren duke thënë: "I Dërguari i Allahut, kur ngrihej për namaz, duart i ngriste medden."[3] Ndonëse rreth këtij hadithi ka mendime të ndryshme, pra se çfarë është për qëllim me fjalën "medden", e për të cilën veç kemi folur në fillim të tematikës së ngritjes së duarve, megjithatë, ajo që vlen të potencohet është fakti se ajo mund të ketë kuptimin e ngritjes së duarve deri mbi kokë, ashtu siç potencon edhe kolosi i madh i shkollës malikite, i cili parasheh që kjo fjalë e ka kuptimin e ngritjes së duarve deri mbi veshë. Mirëpo, ka edhe mendime që kjo fjalë nuk ka të bëjë me ngritjen e duarve se deri në ç'masë duhet të jenë ato, por që sinjalizon për shtrirjen e duarve, gjegjësisht gishtërinjtë të jenë të hapur e jo të bashkuar. Ky kuptim mund të realizohet atëherë kur fjala "medden" është rrethanor i gjendjes.[4] Sidoqoftë, cilindo kuptim ta ketë kjo fjalë, ka mbështetje në tekstet që përcillen nga shokët e të Dërguarit të Allahut.

Hadithi i radhës, i cili sinjalizon për ngritjen e duarve deri mbi veshë, është në koleksionin e Ebu Davudit dhe në shumicën e koleksioneve tjera, e që përcillet nga Malik ibën El-Huvejrith:

"Na ka treguar Hafs ibën Omer, na ka treguar Shu'be nga Katadeh, e ky nga Nasër ibën Asim, e ky nga Malik ibën El-Huvejrith, që thotë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut, i ngriti duart kur shqiptoi tekbirin, kur shkoi në ruku, gjatë ngritjes prej saj, derisa ato (duart) ishin mbi pjesën e sipërme të veshëve."[5]

Albani, pasi bën verifikimin e hadithеve të Sunenit të Ebu Davudit, për këtë hadith thotë: "Senedi i këtij hadithi është autentik, sipas kushtit të Muslimit[6]..."[7] Thuajse ngjashëm me këtë transmeton edhe Nesaiu në koleksionin e tij, në katër vende,[8], e hadith s'ka dyshim se është autentik, dhe këtë e konfirmon edhe Albani.[9]

Po këtë hadith e transmeton edhe Taberani në koleksionin e tij, por me një ndryshim, pra nuk e për-

mend se ngritja e duarve është bërë në ruku e as gjatë ngritjes prej saj:

"Na ka informuar Jusuf El-Kadi, na ka informuar Muhamed ibën El-Minhal, na ka treguar Jezid ibën Zurej'i, na ka treguar Ubejd ibën Gannam, na ka treguar Ebu Bekër ibën Ebi Shejbe..., nga Katade, e ky nga Nasër ibën Asim, e ky nga Malik ibën El-Huvejrith, se ka thënë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut kur i ngriti duart e tij, derisa ato ishin paralel me pjesën e sipërme të veshëve të tij."[10]

Taberani në koleksionin e tij ofron një hadith tjetër nga ai paraprak, ku sinjalizon se i Dërguari i Allahut, kur i ka ngritur duart në tekbirin fillestar, ato kanë qenë krejtësisht mbi pozicionin e veshëve.

"Na ka treguar Abdullah ibën Ahmed ibën Hanbeli, i cili ka thënë: "Më ka treguar babai im dhe ka thënë: "Na ka treguar AbdulKuddus ibën Bekër ibën Hunejs, i cili ka thënë: "Na ka treguar Haxhaxhi, nga Amir ibën Abdullah ibën Zubejri, e ky nga babai i tij, se ka thënë: "E kam parë të Dërguarin e Allahut kur e fillonte namazin, ngriste duart derisa ato tejkalonin veshët e tij."[11]

Madje, Tahaviu në koleksionin e tij ofron hadithin e transmetuar nga Malik ibën El-Huvejrith, ku ajo që vlen të potencohet është fakti se duart e të Dërguarit ishin mbi veshë:

"Na ka treguar Muhamed ibën Amër, i cili ka thënë: "Na ka treguar Abdullah ibën Numejr nga Seid ibën Ebi Arubeh, nga Katadeh, e ky nga Nasër ibën Asimi, e ky nga Malik ibën El-Huvejrith, se ka thënë: "E kam parë të Dërguarin, kur shkonte në ruku dhe kur ngrihej nga rukuja, i ngriste duart derisa ato ishin paralel mbi veshët e tij."[12]

Gjithë këto hadithe dhe hadithet tjera që nuk i kam paraqitur këtu tregojnë qartë se duart gjatë ngritjes në tekbirin fillestar ishin paralel mbi veshë, por ajo që duhet përmendur këtu është çështja se a ishin gjithë gishtërinjët të ngritur mbi vesh, apo ishin gishtërinjët tjerë, me përjashtim të gishtërinjve të medhenj? Kjo është çështja që duhet të diskutohet, dhe kjo arrihet vetëm atëherë kur mblidhen krejt hadithet rreth ngritjes së duarve, e sidomos hadithet e ndryshëm që transmetohen nga të njëjtit sahabë. Bashkimi i hadithеve dhe analiza e tyre do të jetë temë diskutimi në numrin e ardhshëm.

### Për fund

Ky ishte opinioni i tretë për ngritjen e duarve gjatë tekbirit fillestar, e që është më pak i njohur se dy opinionet paraprake. Siç kam potencuar edhe më herët, pra numri i atyre që veprojnë në bazë të këtij opinioni është i vogël, sepse dy opinionet tjera janë të njohura dhe në bazë të tyre veprojnë pjesa më e madhe e myslimanëve, e përqindja më e madhe e tyre veprojnë në bazë të opinionit të dytë që ka të bëjë me ngritjen e duarve deri te veshët gjatë tekbirit fillestar.

Ashtu siç kam përmendur në fillim të tematikës së ngritjes së duarve, se do t'i shtjelloj të gjitha opinionet, ashtu edhe i kam shtjelluar, në mënyrë që kjo tematikë të paraqitet ashtu siç është, e jo siç përmendet dhe propagandohet qëllimshëm nga grupe të njohura e të caktuara, ku ofrohet vetëm njëri mendim e të tjerët as që përmenden. Madje, e keqja e kësaj është se kjo propagandohet në emër të Sunetit, dhe nga figura që gëzojnë reputacion në shoqëritë e tyre, ndërsa mesazhet e tyre përcillen me fanatizëm të tepruar. Kjo sigurisht se derivon të këqija dhe kontradikta në shoqëri, dhe bën ndasi mes myslimanëve. Prandaj, në çështje të tilla kërkohet vlerësim dhe pikëpamje objektive, në mënyrë që gjërat të shpjegohen ashtu siç janë, e jo të përzgjedhet njëri mendim e të mohohen mendimet tjera. Është e natyrshme që njeriu të anojë kah njëri mendim, por jo duke luftuar mendimet tjera. Vetëm injoranti dhe i padituri vepron kështu, duke mohuar legjitimitetin e versioneve apo pikëpamjeve tjera. Mendimi ndryshe në gjëra që lejohen duhet të respektohet, se vetëm kështu shoqëria e ndarë në mendime mund të jetojë në paqe dhe të jetë e bashkuar. Në të kundërtën, po që se përmbyset mendimi ndryshe dhe nuk gjen aplikueshmëri, atëherë shoqëria gjithnjë do të jetë e ndarë, dhe aty do të paraqiten kriza në të menduar.

(1) Ibën Abdulberr, el-Istidhkaru-l Xhami li-medhahib Fukahai-l Emsar, v. 1, f. 364. (2) Ibën Huzejme në Sahih, v. 1, f. 234, nr. 459. (3) Tirmidhiu në Sunen, nr. 223, thotë se hadithi është i mirë (hasen); Ebu Davudi në Sunen, nr. 642; Ahmedi në Musned, nr. 10087; Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1157. Hakimi ka thënë se senedi i tij është autentik, edhe Dhehebiu ishte pajtuar me të. Albani thotë se senedi i hadithit është autentik. Shih Sahih Ebi Davud, nr. 735, Sahih ve Daif Sunen Ebi Davud, nr. 753. (4) Bedrudin El-Ajni, Nuhabu-l Efkar fi Tenkihi Mebani-l Ahbar, v. 5, f. 100; Muhamed ibën Abdurrahman El-Mubarekfuri, Tuhfetu-l Ahvedhij Sherh Sunen et-Tirmidhij, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, v. 1, f. 240; Muhamed ibën Alij esh-Shevkani, Nejlu-l Evtar, bot. I-rë, Daru-l Hadith, 1413-1993, v. 2, f. 207. (5) Ebu Davudi në Sunen, nr. 636; Nesaiu në Sunen es-Sugra, nr.871; Tahaviu në Sherh Mushkilu-l Athar, nr. 5837; Ahmedi në Musned, nr. 15047, 1505; Ibën ebi Shejbe në Musannef, nr. 2427, 2442. (6) Në një vend tjetër thotë se senedi i këtij hadithi është sipas kushteve të Buhariut dhe Muslimit. Albani, Sahih Ebi Davud, v. 3, f. 311, hadithi me nr. 730. (7) Albani, Sahih ebi Davud, v. 3, f. 311; Albani, Sahih ve Daif Sunen ebi Davud, nr. 745. (8) Nesaiu në Sunen es-Sugra, nr. 871, 1014, 1046, 1075. (9) Albani, Sahih ve Daif Sunen en-Nesai, nr. 881, 1024, 1056, 1085. (10) Taberani në Mu'xhemu-l Kebir, nr. 15985. (11) Taberani në Mu'xhemu-l Kebir, nr. 8 (kitatun mine-l mefkud). (12) Tahaviu në Sherh Meani-l Athar, nr. 1345.

Mr. Driton Arifi

# Bashkëjetesa në mes çifteve, martesë apo lidhje e jashtëligjshme?!

Transformimet që po i pësojnë sot shoqëritë moderne pa dyshim se kanë karaktere shumëdimensionale, dhe shpeshherë kanë tendenca të lëkundin fuqishëm themelet e shoqërive. Këto transformime, si kurrnjëherë më pare, po lënë gjurmë të pashlyeshme në shoqëri, po u japin atyre orinetime të reja dhe po u përcaktojnë objektiva jetese, ndryshe nga ato që ishin të njohura më parë.

Pa asnjë dilemë, familja ishte nyja dhe celula më e ndieshme e shoqërisë, e që e para ka filluar t'i përjetojë këto ndryshime, dhe, njëkohësisht, edhe t'i paguajë më së shtrenjti faturat.

Përderisa në të kaluarën ka qenë e fiksuar ideja në kokën e secilit, pra se krijimi i familjes është domosdoshmëri e individit, qoftë mashkull ose femër, dhe se martesa në mes të çifteve me gjini të kundërt është rrugë e vetme legjitime për krijim e një familjeje të shëndoshë, sot vërejmë se këto koncepte, kaherë unanime, po përjetojnë plasaritje dhe çarje serioze.

### Martesa përballë alternativave tjera të lidhjeve gjinore

Martesa ka qenë gjithnjë institucioni që më së shumti u ka ofruar shoqërive prehje shpirtërore dhe qetësi familjare, dhe atë gjatë gjithë historisë njerëzore. Ajo në të vërtetë është ligjësuar për këtë qëllim edhe nga vetë Krijuesi ynë, dhe këtë fakt madje e vë në pah vetë Ai, kur thotë: "Edhe prej fakteve të Tij është që për juve krijoi bashkëshorte nga lloji juaj, që të gjeni prehje (qetësi) pranë tyre, dhe në mes jush bëri që të keni dashuri dhe mëshirë. Vërtet në këtë ka argumente për ata që mendojnë." (Err-Rrum, 21).

Ky citat dhe të tjerët të ngjashëme me të bëjnë me dije se fole e prehjes familjare të njeriut është martesa, dhe krijimi i familjes nëpërmes saj, e jo rrugë të tjera. Madje, kjo nga Allahu është konsideruar si argument i fuqisë, urtësisë dhe vetë ekzistencës së Tij.

Martesa në këndvështrimin islam kurrsesi nuk llogaritet vetëm si mundësi për shfryrje të pasioneve, ani pse edhe ai është synim i natyrshëm i krijuar në fizikun e njeriut. Por, mbi të gjitha, ajo është një strehë e fuqishme e çifteve, si dhe një institucion i pazëvendësueshëm që mundëson vazhdimin e ekzistimit të llojit të njeriut, si qenie më e ngritur dhe më e privilegjuar e Allahut të Lartmadhëruar. Megjithatë, përballë kësaj lidhjeje të natyrshme, që e synon Zoti për krijesën njeri, sot njerëzit bëjnë përpjekje të vazhdueshme që të gjejnë alternativa të tjera të lidhjeve, pos asaj që ka qenë gjithnjë rrugë e vetme e lidhjes në mes çifteve. Alternativat tjera janë të shumta, dhe s'mund t'i përmbledh një trajtesë sikur kjo, por ne do të ndalemi vetëm në njërën prej tyre, e ajo është "bashkëjetesa".

### Koncepti i bashkëjetesës në mes çifteve si ide dhe dukuri

"Bashkëjetesa" mes çifteve është koncept i ri i lidhjeve në mes të gjinive të kundërta (e për ironinë e fatit nganjëherë edhe të njëjta), andaj edhe kemi nevojë që të gjejmë një përshkrim definues të vetë nocionit në fjalë. Një të tillë nuk e gjejmë në "Ligjin e Familjes së Kosovës", por e vërejmë në "Kodin e Familjes" së Republikës së Shqipërisë, ku neni 163-164 i kodit respektiv thotë: "Bashkëjetesa është një bashkim fakti midis burrit dhe gruas që jetojnë në çift, e karakterizuar nga një jetë e përbashkët, që paraqet një karakter stabiliteti dhe vazhdueshmërie. Personat bashkëjetues mund të lidhin marrëveshje para noterit, ku përcaktojnë pasojat që rrjedhin nga bashkëjetesa lidhur me fëmijët dhe pasurinë gjatë bashkëjetesës."

Kjo dëshmon se në Shqipëri bashkëjetesa njihet si lidhje legale në mes personave me gjini të kundërt. Por, po nga përkufizimi i mësipërm shfaqet edhe një element tejet me rëndësi për trajtesën tone, e që është fakti se çifti nuk obligohet ta ligjësojë bashkëjetesën, së paku me ndonjë kontratë formale tek noteri a gjykatësi, as nuk kërkohet që lidhjen e tillë ta dëshmojnë dëshmitarët, siç bëhet rëndom në rastin e martesës. Kjo është në lirinë e tyre, pra vetëm nëse dëshirojnë ta bëjnë. Nga kjo nënkuptohet se bashkë-



jetesën e tillë mund ta mbajnë sekret e ta dinë vetëm çifti që bashkëjeton. Ata në realitet, sipas praktikës që vërehet se është evidente, mund të vetmohen, të kenë marrëdhënie intime, të shoqërohen, e ndoshta edhe të banojnë herë pas here bashkë nën një kulm, qoftë edhe në periudha të ndara kohore.

Çiftet me orientim ultra liberal sot synojnë gjithnjë e më shumë lidhje që atyre u ofron më shumë kënaqësi të rastit, dhe që ka më pak pasoja dhe përgjegjësi prindërore, familjare e sociale. Kjo formë lidhjeje në mes çifteve, si fenomen tashmë është prezent edhe në Kosovë, dhe si e tillë pa dilemë se është e importuar nga vendet perëndimore, por se në ç'masë është e përhapur në shoqërinë tone ende nuk ka shifra të sakta.

Meqë koncepti i bashkëjetesës në mes çifteve në realitetin e sotshëm është ky, do të duhej doemos të kujdesemi se çfarë është qëndrimi i Islamit, dhe çfarë dispozite merr kjo lidhje në jurisprudencën islame.

**Bashkëjetesa mes çifteve në peshojën e Islamit**

Nga përshkrimi i bashkëjetesës del në pah se kur një mashkull dhe një femër pajtohen të bashkëjetojnë, ata s'kanë bërë kurorë fare, dhe lidhjen e tyre rëndom nuk e ka dëshmuar askush prej dëshmitarëve. Ata, në fakt, "lidhjen aventureske të dashurisë" së mëhershme kanë bërë përpjekje që ta normalizojnë si dhe t'ia mveshin asaj petkun e ligjshmërisë juridike. Çifti që bashkëjeton, lidhjen e tyre as nuk pranon ta quajë martesë, por e quan "bashkim fakti", ose thënë ndryshe, paralojë dhe një eksperiment të lidhjes, që edhe mund të çojë deri te martesa, por jo gjithsesi.

Islami, si platformë juridike të cilës iu garantua përjetësia nga I Gjithëdijshmi, këtë fenomen e sheh me rezervë të madhe, ani pse mund të cilësohet me emërtime të ndryshme dekorative. Islamit në fakt nuk i bëjnë përshtypje emërtimet, sado joshës qofshin, por atij i intereson thelbi dhe përmbajtja e tyre.



Bashkëjetesës, sipas konceptit islam dhe si lidhje, i mungojnë disa kushte të legjitimitetit të martesës. E, pa dyshim se ajo më me peshë është fakti se kjo fare nuk po quhet martes, por lidhje bashkëjetese. Pastaj një "lidhjeje" të tillë po i mungon publikimi, ose dëshmimi i dy dëshmitarëve, pa të cilin kusht lidhja mbetet në atë cilësimin e dijetarëve si "martesë sekrete - *nikahus-sirr*"

Allahu në Kuran thotë: "Të lejuara për ju janë femrat e ndershme besimtare dhe femrat e ndershme të atyre që u është dhënë Libri para jush, nëse ju u jepni pajën e kurorëzimit, duke u martuar me ato, e jo duke bërë amoralitet, as duke i marrë për dashnore. Kushdo që mohon besimin, veprat e tij do të zhvlerësohen dhe në jetën tjetër ai do të jetë i dështuar." (El Maide, 5).

Ajeti përkufizon lidhjen e ligjshme në mes çiftit, vetëm nëse ajo është martesë, dhe është i prerë dhe nuk lejon as amoralitet (rrespektivisht zina të hapur dhe me numër të madh të grave, respektivisht të burrave), e as lidhje aventure "të dashurisë", edhe nëse ata dy kufizohen dhe zotohen që do të zhvillojnë intimitetin vetëm në mes tyre. Imam Sha'biu në kontekst të komentimit të pjesës së fundit të këtij ajeti thotë: "Amoraliteti është dy llojesh: Sifah ose zina - publik dhe me më shumë njerëz, dhe "el-h'idn-aventurat e dashurisë", që është amoralitet i fshehtë. Prandaj Allahu i ndaloi që të dy format, dhe e lejoi vetëm kënaqësinë që bëhet në lidhje bashkëshortore."[1]

Muhamedi s.a.v.s., duke dashur ta bëjë të qartë rëndësinë e dëshmisë së kurorës, thotë: "S'ka kurorë (martesë) pa lejen e kujdestarit të vajzës dhe pa dëshminë e dy dëshmitarëve të drejtë."[2]

Madje, edhe nëse nuk bëhet dëshmimi i asaj kurore me dy dëshmitarë, siç mendojnë shumica e dijetarëve (hanefinjtë, shafiinjtë dhe hanbelinjtë), doemos duhet të ekzistojë një gosti ku do të mblidhen njerëzit e afërm të të dy palëve, që të marrin vesh lajmin, e që në fakt këtë e kushtëzon edhe Imam Maliku r.a.[3]

Nisur nga rëndësia e publikimit të martesës ose dëshmimit të saj, Omer ibn Abdul-Azizi i kishte shkruar një shkresë-urdhër Ej-jub Ibn Sherahbilit, e i kishte thënë: "Urdhëroji njerëzit që të bëjnë publike martesën -kurorëzimin, le t'i rrahin defat, sepse kështu dallohet martesa e ligjshme nga amoraliteti i paligjshëm!"[4]

Nisur nga kjo pikëpamje, duhet të themi se "bashkëjetesa e çifteve", fare nuk është martesë, e as nuk quhet si e tillë, por asaj i mungon edhe komponenti esencial i ligjshmërisë së një lidhjeje, e ai është publikimi i lajmit, qoftë me dëshmitarë, eventualisht me ndonjë gosti rasti, sado modeste qoftë.

**Pasojat e bashkëjetesës së çifteve pa lidhje kurorëzimi**

S'ka dilemë se çdo shmangie nga udhëzimi i Zotit dhe devijim i rrugës së Tij sjell pasoja jo të mira, si për individin ashtu edhe për shoqërinë. Edhe bashkëjetesa, si formë pothuajse moderne e lidhjes në mes çifteve, ka pasoja jo të mirëseardhura për individin, familjen dhe shoqërinë në tërësi. Anashkalimi i Ligjit Hyjnor ka konsekuenca edhe të tillat, e që duhet t'i bartin në mënyrë të drejtëpërdrejt ata që e kanë filluar një rrugë të tillë. Lidhja e tillë, sipas ligjit të Zotit, në asnjë rast nuk ofron ngrohtësinë bashkëshortore, të cilën Ai e ka garantuar që do t'i dhurohet vetëm të martuarëve. Lidhja e tillë e bashkëjetesës më shumë i ngjan një lidhjeje aventure, motiv i së cilës është vetëm pasioni dhe epshi, e jo dëshira për krijim të familjes.

Bashkëjetesa rëndom është një lidhje afatshkurte dhe përfundon shpejt, ngase si e tillë edhe është planifikuar të jetë. Çifti që ka zgjedhur të kalojë jetën në lidhje bashkëjetese zakonisht nuk mendon në pasardhës, madje edhe nëse furnizohen me fëmijë fati i tyre është gjithnjë në rrezik dhe jo i garantuar e i sigurt.

E, ç'është më e rrezikshmja nga të gjitha, një lloj modeli i lidhjes së tillë ka si tendencë dhe prapavijë të fuqishme që lidhjet në mes çifteve të mos e ruajnë karakterin e tyre të mbyllur -konservativ, por të zhvillohen në sinqeritet e besnikëri në mes bashkëshortëve, dhe secili çift të ketë mundësi të krijojë edhe lidhje të tjera "paralele" në të njëjtën kohë, dhe ta përdorë "bashkëjetesën" si mburojë, kinse legjitime, që të zhvillojë amoralitet të hapur.

Krejt në fund, duhet të themi se njerëzit mund të shpikin forma moderne të lidhjeve në mes çifteve, ose t'i transformojnë skajshmërisht ato që janë të natyrshme dhe të ligjësuara nga Ligjvënësi i Urtë, por një është e sigurt, se të tillët kurrnjëherë nuk do të gjejnë prehjen shpirtërore e familjare që mund ta kenë aspiruar.

(1) Rraziu, Et-Tefsirul-Kebir (4\295). Bot. i katërt. Daru Ihjaut-turathil-arabij. Bejrut 2001. (2) Hadithin e transmeton Aisheja r.a. nga i Dërguari s.a.v.s., ndërsa është evidentuar nga Ibn Hibbani në Sahihun e tij (nr. 4075), ndërsa hadithi është hasen. (3) Serh'hasif, El-Mebsut (5\31-32). Bot. i parë. Darul-Ma'rife. Bejrut. 1993. (4) Dr. Raid Budejr, Musem-mejat ez-zevaxh el-muasireh ( f. 161). Bot. i Parë. Dar ibn Xheuzi. Kairo. 2006.

Msc. Ass. Teuta Borovci-Jaha

# Stresi dhe ankthi te prindërit me fëmijë të hospitalizuar

"Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre." (En Nahl, 97).

Asnjë prind nuk dëshiron t'i shohë fëmijët e tij me dhembje, dhe, sigurisht jo në spital.

Prindërit kanë një rol të rëndësishëm në promovimin e shëndetit të fëmijëve të tyre, duke qenë agjentët kryesorë të përfshirë në kujdesin e drejtpërdrejtë, duke siguruar qasje në shërbimet shëndetësore dhe duke siguruar sjelljet që ndikojnë në mirëqenien e fëmijëve.[1] Stresi, ankthi, frika dhe shqetësimet që shoqërojnë shtrimin e fëmijëve në spital janë provë për aftësitë përballuese të prindërve, fëmijës dhe të gjithë familjes. Komunikimi i lajmit se fëmija duhet të shtrihet në spital te prindërit është një gjendje alarmi dhe shqetësimi, pra një rimendim se diçka është duke ndodhur me familjen/fëmijën. Fëmijët që hyjnë në spital ballafaqohen me shumë elemente të jofamiljarizimit, shohin një numër të fytyrave jofamiljare; aty ata dëgjojnë tinguj dhe aroma jo të zakonshme. Gjithashtu, procedurat jofamiljare, siç janë: ekzaminimi i shenjave vitale, kryerja e anlizave të gjakut, si dhe procedurat tjera, fëmijën e konfrontojnë me mjedisin spitalor, dhe kjo mund të shfaqë një ankth te fëmija, por gjithashtu edhe te prindërit. Me pranimin e fëmijës së tyre në spital të gjithë prindërit do të përjetojnë stres. Disa studime kanë gjetur rritje të stresit në familjet e fëmijëve me sëmundje të ndryshme, të tilla si astma, diabeti, sëmundjet e zemrës dhe patologjitë e tjera kronike.[2] Ndërsa, ekzistojnë një varg hulumtimesh që sugjerojnë se stresi i prindërve ka pasoja shumë serioze në shëndetin dhe rezultatin e sjelljeve të fëmijëve. Niveli i ankthit dhe stresit dallon edhe në bazë të llojit të sëmundjes që ka pacienti. Kujdestarët e fëmijëve të shtruar në spital për sëmundjet e buta akute perceptojnë një nivel më të ulët të stresit dhe ankthit në krahasim me kujdestarët e fëmijëve të shtruar në spital për sëmundjet kronike. Mirëpo, sot mjekët janë të mendimit se një vetëpërmbajtje e qetësisë dhe vetëbesimit është thelbësore për mbrojtjen nga efektet e stresit. Një natyrë e qetë dhe paqësore e njeriut është e mundur të arrihet vetëm përmes të jetuarit sipas Kuranit. Pikërisht për këtë në shumë ajete të Kuranit është shpallur se Allahu i dhuron qetësi besimtarëve. Premtimi i Zotit tonë për besimtarët është shpallur si në vijim: "Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre." (En Nahl, 97).

### Stresi dhe llojet e tij

Stresi sot është bërë një çështje shumë e popullarizuar. Të gjithë ne, kohë pas kohe, përjetojmë stres. Por çka është stresi? Stresi është përjetim i ngjarjeve si rrezikim i mirëqenies fizike dhe psikologjike. Këto ngjarje janë të njohura si stresuese, kurse reagimet e njerëzve ndaj tyre quhen reagime ndaj stresit.[3] Në një klasifikim më të përgjithshëm, stresi ndahet në: Eustres-stresi pozitiv, ose i dobishëm; dhe Distres-stresi negativ ose i dëmshëm. Por, në varësi të kohës, kemi edhe stresin afatgjatë dhe stresin afatshkurtër. Stresi afatgjatë është shumë i dëmshëm, madje shkakton edhe dëmtime dhe çrregullime në pjesë të ndryshme të organizmit.

Shtrohet pyetja se sa ka ndikim stresi te ne? Stresi mund të ketë ndikim serioz në shëndet, sidomos nëse ai bëhet kronik. Ai godet sistemin nervor, zemrën dhe qarkullimin e gjakut, sistemin imunitar, derivon ankth dhe vështirësi në të kuptuar, etj. Por, nëse kemi pak stres, është normale, madje edhe e nevojshme për të pasur një jetë të ndryshueshme. Përgjithësisht, përgjigjja ndaj stresit mund të jetë e dobishme kur reaksioni i shpejtë ndaj tij bëhët i dobishëm.

### Përballimi i stresit

Stresi është i pashmangshëm në jetë, por ajo që ne mund të bëjmë është përpjekja për ta menaxhuar atë. Menaxhimi i stresit ka të bëjë me mbajtjen nën kon-



troll të shkallës së stresimit në të cilën ndodhemi, si dhe me ndikimin drejt zvogëlimit të tij. Në fushën e menaxhimit të stresit përmendet lloj-lloj strategjie e teknike, ndërmjet të cilave janë analizuar e verifikuar si efektive, veçmas: përkrahja emocionale nga të tjerët, meditimi dhe relaksimi. Krizat jetësore, tragjeditë, e po kështu edhe stresi, përballohen më lehtë kur ndahen me të tjerët. Format e ndryshme të meditimit gjithashtu janë dëshmuar si efektive në përballimin e stresit. Ato janë shfrytëzuar fillimisht te popujt e Lindjes, e sot janë marrë dhe shfrytëzohen dendur edhe në Përendim. Zotërimi i relaksimit të muskujve është një shkathtësi e vlefshme për kontrollimin e stresit dhe zvogëlimin e dhembjes që shkakton ai. Stresi dhe relaksimi nuk mund të koekzistojnë. Relaksimi është thelbësisht çlirim nga stresi, me ç'rast trupi vjen në gjendje pushimi dhe mund të këndellet.[4]

### Ankthi

Me gjithë vështirësinë e një përkufizimi, ankthi mund të shquhet si një ndjenjë e vagët dhe e pakëndshme frike, mërzie dhe shqetësimi për të ardhmen. Fjala ankth rrjedh nga fjala "mare", që në anglishten e vjetër kishte kuptimin e një pele, kali femër, e që në kuptim figurativ lidhet me një demon mitologjik ose një ngacmues që mundonte të tjerët me ëndrra të frikshme.[5] Secili që pret lajme të rëndësishme, ose që jeton në një situatë të paparashikueshme dhe të pakontrollueshme, mund të ndiejë ankth. Kjo është një gjendje e përgjithshme tensioni psikologjik ose shqetësimi.[6]

### Simptomat e ankthit dhe kontrollimi i tij

Shkaktari i saktë i çrregulimit të ankthit është i panjohur, ndërsa shkencëtarët mendojnë se është pasojë e ndryshimeve në tru, si dhe stresit të jashtëm. Simptomat varen nga lloji i çrregullimit të ankthit. Megjithatë, ekzistojnë disa simptoma të përgjithshme si: ndjenja e panikut, frikës dhe shqetësimit, mendimet e pakontrolluara, mendimet e përsëritura të ndonjë përjetimi traumatik, ëndrrat e këqija, sjelljet ritualiste, p.sh.: larja e përsëritur e duarve, problemet me fjetje, duar ose këmbë të ftohta, frymëzënie, palpacione, tharje goje, mpirje apo ndjesi shpimi në duar apo këmbë, nauze, tension muskular, marramendje, diagnostikim, etj.[7]

Të gjithë përjetojmë ankth në momente të caktuara të jetës, sidomos në çaste kritike: kur kemi të sëmurë ndonjë anëtar të familjes, etj. Pra, ankthi është pjesë e jetës tonë.

### Mënyrat për menaxhimin e ankthit janë:

Mos i lejoni ankthit të zaptojë gjithë orët e ditës suaj - Nëse një pjesë të mirë të ditës ia dedikoni mendimeve ankthioze, atëherë është shumë e vështirë që të jeni produktiv dhe të funksiononi shëndetshëm. Për të arritur këtë, caktoni një orar dhe një vend për t'ia dedikuar ankthit (le të themi 6:00-6:20, në dhomën e gjumit)! Gjithashtu, sigurohuni që orari nuk është afër orarit të gjumit, se përndryshe mund të keni problem me gjumin!

Mësohuni si të qetësoheni dhe të relaksoheni – Ankthi nuk është vetëm psikologjik, pra shkaktohet dhe shoqërohet edhe me reagime fiziologjike. Për t'i përvetësuar sa më mirë këto teknika është mirë që një pjesë të mirë të ditës të fillohet me 30 minuta ushtrime relaksimi. Me kalimin e kohës këto teknika bëhen të natyrshme, dhe aftësia për t'u relaksuar gjatë përjetimit të ankthit rritet.

Kujdesuni për veten – Një stil jetese i balancuar dhe

i shëndetshëm gjithashtu ndihmon në menaxhimin e ankthit dhe simptomave të tij. Është e rëndësishme që gjatë ditës të ushqeheni në mënyrë të shëndetshme, duke ngrënë vakte të shpeshta por të vogla në sasi.[8]

Krejt kjo hyrje shërben sa për të pasur idenë mbi ankthin dhe stresin, sidomos në vazhdim, kur do të paraqesim edhe një hulumtim që kemi bërë gjatë vitit të kaluar. Qëllimi i këtij studimi është hetimi i perceptimit të nivelit të stresit dhe ankthit te prindërit që i kanë fëmijët e hospitalizuar. Hulumtimi është bërë në Spitalin Rajonal në Ferizaj, në departamentin e Pediatrisë.

Objektivat tona ishin: matja e shkallës së nivelit të ankthit dhe stresit te prindërit që i kanë fëmijët e hospitalizuar; sa është niveli i stresit dhe ankthit te nëna dhe sa te babai, sipas gjininsë së fëmijës; diferenca e shkallës së stresit dhe ankthit në bazë të numrit të fëmijëve, etj. Hulumtimi që kemi bërë është i bazuar në grumbullimin e të dhënave kuantitative, pra është përdrur metoda deskriptive prospektive. Mbledhja e të dhënave është bërë me pyetësor të strukturuar dhe plotësisht anonim, ndërsa në hulumtim janë përfshirë 50 prindër, dhe është realizuar gjatë periudhës shkurt-prill 2014. Të dhënat e fituara janë grupuar sipas pyetjeve të parashtruara, dhe pastaj është bërë përpunimi statistikor i tyre. Nga analizat statistikore janë llogaritur: frekuenca, përqindja, devijimi standard, mesatarja aritmetike dhe signifikanca.

Siç edhe e thamë, në hulumtim kanë marrë pjesë gjithsej 50 participues, prindër. Nga analizimi i participuesve sipas gjinisë, vërehet se 27 ose 54 % ishin baballarë, kurse 23 ose 46 % nëna.

| Gjinia | N | % | % Valide | % Komulative |
|---|---|---|---|---|
| Femër | 23 | 46.0 | 46.0 | 46.0 |
| Mashkull | 27 | 54.0 | 54.0 | 100 |
| Totali | 50 | 100 | 100 | |

Në klasifikimin e të anketuarve sipas vendbanimit, nga gjithsej 50 të anketutar, kuptojmë se 31 ose 62 % janë nga fshati, kurse 19 ose 38 % janë nga qyteti.

Prindërit pjesëmarrës në këtë hulumtim kanë treguar se 37 ose 74 % të fëmijëve kanë qenë të hospitalizuar një herë, ndërsa 9 ose 18 % prej tyre dy herë, pastaj 2 ose 4 % tri herë, dhe po ashtu 2 ose 4 % kanë qenë të hospitalizuar katër herë. Shihet pra se shumica e fëmijëve kishin hospitalizimin e parë. Nga rezultatet e fituara konkludojmë se në mes të numrit të hospitalizimeve kemi një dallim signifikant. Gjithashtu kemi prezentuar edhe numrin e fëmijëve që kanë prindërit pjesëmarrës. Nga gjithë pjesëmarrsit, 15 ose 30% kanë vetëm një fëmijë; 12 ose 24 % kanë dy fëmijë; 9 ose 18% kanë tre fëmijë; 8 ose 16% kanë katër fëmijë; 3 ose 6% kanë pesë fëmijë; dhe një ose 2 % kanë nga gjashtë, shtatë apo tetë fëmijë.

Rezultatet e fituara nga pyetja se cili fëmijë me radhë është i hospitalizuar, japin këto të dhëna: 18 ose 36 % të prindërve janë përgjigjur se e kanë fëmijën e parë; 15 ose 30 % fëmijën e dytë; 9 ose 18% fëmijën e tretë; 6 ose 12 % fëmijën e katërt; një ose 2 % fëmijën e pestë dhe, gjithashtu, edhe një apo 2% fëmijën e gjashtë.

Është paraqitur edhe numri i anëtarëve që jetojnë në një familje, ndërsa minimumi i anëtarëve është 3, e maksimumi është 17. Kurse mesatarja nga kjo është 7 anëtarë, e Devijimi Standard 2.8. Gjithashtu është prezantuar edhe përqindja e të ardhurave për një muaj për secilën familje. Nga analizimi i të dhënave kemi kuptuar se: 21 ose 42% të pjesëmarrësve kanë të ardhura të ulëta; 18 ose 36% të ardhura të meseme; dhe 11 ose 22% të ardhura të larta. Fatkeqësisht, shihet se përqindja pak më e madhe e pjesëmarrësve i takojnë familjeve me të ardhura të ulëta, por nuk shihet dallim singnifikat me familjët me të ardhura të mesme.

Janë prezentuar edhe statistikat përshkruese të moshës së fëmijës, numrit të anëtarëve të familjes si dhe numrit të fëmijëve. Mosha e fëmijëve, më e vogla, është një vjeçare, dhe më e madhja dhjetë vjeçare, ndërsa mesatarja është tri vjeçare. Numri i anëtarëve që jetojnë në familje minimumi është 3 anëtarë, e maksimumi 17, ndërsa mesatarja është 7. Numri i fëmijëve minimumi është 1 fëmijë, e maksimumi 9 fëmijë, ndërsa mesatarja është 3 fëmijë.

Është paraqitur edhe niveli i stresit në bazë të gjinisë së fëmijës. Mesatarja e nivelit të stresit te vajzat është 57. 8, ndërsa te djemtë është 60.1, kurse devijimi standard është 5.4 te vajzat dhe 4.9 te djemtë. Duke analizuar stresin e raportuar te prindërit sipas gjinisë së fëmijës së hospitalizuar, kemi konkluduar se nënat që i kanë fëmijët vajza të hospitalizuar e kanë nivelin e stresit pak më të ulët sesa kur i kanë fëmijët meshkuj, edhe pse nuk shihet dallim i madh singnifikant. Për të vërtetuar nëse gjinia e fëmijës nuk ndikon në përjetimin e stresit te prindërit, është përdorur MANOVA (2x2) (gjinia e prindit x gjinia e fëmijës). Nënat kanë raportuar nivel të stresit më të lartë te djemtë, me vlerë 60. 4, kurse për vajzat 55. 85, kurse baballarët kanë raportuar nivel pak më të lartë të stresit për vajzat, me 60. 32, në krahasim me djemtë, ku ka dalë 59.20. Baballarët, për dallim nga nënat, kanë raportuar nivel më të përafërt të stresit për të dy gjinitë.

Është paraqitur edhe ankthi sipas numrit të hospital-




izimeve, dhe na bën të kuptojmë se prindërit që kanë pasur për herë të parë fëmijën e hospitalizuar kanë pasur mesataren e shkallës së ankthit diku rreth 5. 9, dhe devijim stanard 3. 4. Ata që kanë pasur për herë të dytë e kanë pasur shkallën e ankthit 7. 5, dhe devijimin standard 3. 2, e për herë të tretë kanë pasur shkallën e ankthit 10. 00, dhe devijim standard 4. 2. Kurse, prindërit që i kanë pasur fëmijët e hospitalizuar për herë të katërt shkallën e ankthit e kanë pasur 5. 5, dhe devijim standard 4. 9. Nga gjithsej 50 pjesëmarrës, mesatarja e përgjithshme e ankthit del se është 6. 4, dhe devijimi stadard 6. 54.

Nga analizimi i rezultateve të fituara konkludojmë se prindërit që kanë pasur fëmijët e hospitalizuar për herë të 3-të kanë pasur nivel me të rritur të ankthit. Nuk është gjetur lidhshmëri në mes të ankthit dhe numrit të hospitalizimeve.

Është paraqitur gjithashtu edhe korrelacioni në mes të numrit të fëmijëve dhe të ardhurave në familje. Nga të dhënat e fituara kuptojmë se korrelacioni është signifikant, me besueshmëri 0.01. Variabla jonë shpjeguese është gjinia e prindit. Prindërit e gjinisë mashkullore dhe ata të gjinisë femërore janë analizuar për lidhshmërinë me stresin e përjetuar gjatë periudhës së hospitalizimit të fëmijës. Duke i krahasuar këto grupe kemi gjetur se baballarët që kanë fëmijët e shtruar në spital kanë raportuar ankthin në vlerat (M=60, DS=5.0), ndërsa nënat (M=58.4, DS=5.5). Ndërsa, për të testuar hipotezën që gjinia e prindit është e lidhur me nivelin e stresit të përjetuar është përdorur t-testi.

Duke bërë analizimin e stresit të raportuar sipas moshës së nënës dhe moshës së babait, mund të konkludojmë se të dy prindërit kanë raportuar stres të njëjtë, dhe kanë një korrelacion të lartë, ku r = 0.80 te mosha e nënës, dhe r = 0.90 te mosha e babait.

Pasi kemi bërë analizimin në mes të numrit të anëtarëve të familjes, numrit të fëmijëve, dhe të ardhurave materiale, kemi fituar këto rezultate: r = -081 te numri i antarëve, r = -121 te numri i fëmijëve, si dhe r = 063, të ardhurat, që konkludon në një korelacion të fortë në mes të numrit të anëtarëve dhe numrit të fëmijëve, kurse me të ardhurat materiale në një korrelacion të mesëm. Ankthi i përjetuar prej prindërve është në korrelacion pozitiv me stresin, në mënyrë signifikante, që do të thotë se sa më i madh ankthi, aq më i madh është edhe stresi i përjetuar te prindërit.

Nga gjithsej 50 prindër pjesëmarrës, si dhe nga analizimi i të gjithë participuesve sipas gjinisë, mund të kuptojmë se numri më i madh i takojnë gjinisë mashkullore. Ky rezultat konludon në rritjen e numrit të kujdesit të baballarëve ndaj fëmijëve të tyre, që është një rezultat pozitiv për vetëdijesimin e shoqërisë tonë.

Gjithashtu, kur kemi bërë analizimin e nivelit të stresit dhe ankthit në bazë të gjinisë së fëmijës dhe gjinisë së prindit, kemi vërjetur ndryshime. Në hulumtimin tonë kemi gjetur se baballarët kanë nivel pak me të lartë të stresit dhe ankthit kur i kanë fëmijët vajza të hospitalizuara sesa kur i kanë fëmijët meshkuj. Kjo është një dukuri që edhe mua më ka befasuar, duke pasur parasysh se në vendin tonë shumë baballarë dëshirojnë që patjetër ta kenë një fëmijë mashkull në familje, dhe, kur djemtë sëmuren, gjer tani ata çdoherë kanë paraqitur një gjendje shqetësimi më të madh, e nganjëherë edhe të përcjellë me lotë, për dallim që kur i kishin fëmijët vajza të sëmura shumë shpejt, me disa fjalë, mund të gjenin ngushëllim. Fatmirësisht, në rezultatet tona të fituara nga ky hulumtim kemi vërejtur se kjo dukuri është ndryshuar. Pra, tash prindi është më i stresuar edhe kur e ka fëmijën vajzë të hospitalizuar, për dallim që më parë nuk ishte. Në anën tjetër, ekziston edhe një arsyetim për këtë. Duke qenë se vajza është e dedikuar të dalë nga shtëpia-martohet, për prindin gjithmonë është brengë në vete ruajtja e saj, e shëndetit dhe gjendjes së saj.

### Allahu, Shëruesi Absolut i çdo sëmundjeje

Ajo çka ishte karakteristike gjatë plotësimit të pytësorëve është fakti se shumica e prindërve, edhe përkundër ankthit që e kishin fëmijën në spital, e kishin një mbështetje te Zoti, dhe kështu shpreheshin: "Po Zoti kështu ka thënë." Gjatë plotësimit të pytësorëve, një nënë që kishte djalin e hospitalizuar, e që e kishte pas tri vajzave, më la mbresa me një shprehje që ma tha derisa isha duke e ndihmuar në plotësimin e pytësorit. Pyetja ishte: "A mendon se nuk të do askush?", ndërsa

përgjigjja qe: "Edhe nëse nuk më do askush, e di që Zoti më do."

Kjo më asocoi në faktin se, edhe përkundur stresit dhe ankthit që kishte, ajo kishte gjetur të ngushllonte veten te Zoti, shëruesi Absolut i çdo sëmundjeje, dhe kështu kishte gjetur një mbështetje për të mos rënë në depresion. Ndërsa tashmë veç është dëshmuar se besimi në një fuqi absolute largon çdo stres dhe ankth.

Për shkak se besimtarët janë psikikisht të shëndoshë, ata nuk janë pre e stresit, dhe kështu trupat e tyre janë gjithmonë të përgatitur dhe të shëndoshë. Efektet pozitive të nënshtrimit të tyre ndaj Allahut, besimi në Të, pastaj qëndresa duke kërkuar të mirën në çdo gjë, të pranuarit e asaj që ndodh me shpresën në premtimet e Tij, përgjithësisht reflektohen në gjendjen fizike të secilit person. Kjo sigurisht se vlen vetëm për ata që jetojnë sipas vlerave morale të Kuranit, dhe që me të vërtetë kanë kuptuar fenë. Zoti xh.sh. thotë: "E kush ia kthen shpinën udhëzimit Tim, do të ketë jetë të vështirë…" (Ta Ha, 124).

Pa marrë parasysh se sa keq ju e perceptoni situatën tuaj, si depresive apo të dëshpëruar, nuk duhet menduar si zgjedhje të hequrit dorë nga Allahu, nga besimi në Të. Po vepruat ashtu, vepra juaj është e barasvlershme me mosbesim.

"...e mos e humbni shpresën nga mëshira e Allahut, pse vetëm populli jobesimtar e humb shpresën në Allahun!" (Jusuf, 87).

Kur ju ndiehemi të zhytur plotësisht në stres, përmendeni Allahun, dhe do ta shihni se do të ketë efekt! "Dhe Zoti juaj thotë: "Më thirrni Mua, Unë do të përgjigjem!" (Gafir, 60).

Duke u mbështetur vazhdimisht në Allahun xh.sh., është një pjesë e brendshme e jetës tuaj që është shumë stabile, dhe assesi nuk lë stresin të mbisundojë në ju.

Ibn Mesudi transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë: "Nëse ndonjë shërbëtor i Allahut është i goditur me ankth apo hidhërim, le ta bëjë këtë lutje, e lutja e tij do të pranohet: "O Allah, unë jam shërbëtori Yt, bir i shërbëtorit tënd, bir i shërbëtores sate. Balli im është në dorën Tënde. Komanda Juaj për mua mbizotëron, dhe vendimi Juaj për mua është i vetëm. Bëj thirrje te Ti nga çdonjëri nga emrat e bukur me të cilët Ju keni përshkruar Veten, ose që ke reveluar në librin Tuaj, ose që e ke mësuar dikë prej krijesave Tua, ose që e ke zgjedhur për të mbajtur njohurinë e padukshme me Ju, për të bërë Kuranin kënaqësinë e zemrës time, dritën e gjirit tim, dhe mbartësin e brengave të mia, dhimbjes dhe mundimit". Nga një lutje me këto fjalë Allahu do të përgjigjet. Allahu do ta largojë pikëllimin e dikujt dhe ta zëvendësojë atë me gëzim dhe lumturi."[9]

**Të jetojmë pa stres dhe ankth!**

Nga hulumtimi i gjertanishëm mund të nxjerrim propozimet në lidhje me nivelin e stresit dhe ankthit te prindërit që i kanë fëmijët e hospitalizuar. Ndër pikat propozuese që do të mund të kishim përmendur janë:

Më e rëndësishmja është besimi në Zot. Besimi se çdo gjë ndodh me caktimin e Tij, dhe vetëm Ai mund të na ndihmojë në përmirësimin e gjendjes së fëmijës;

Për të parandaluar ankthin dhe stresin duhet të kemi psikologë klinikë në secilën qendër të Pediatrisë. Pra, propozimi ynë është që në secilen qendër të Pediatrisë të ketë psikologë;

Të promovojmë një stil të jetës pa stres dhe ankth;

Krijimi i dhomave për takim me personat tjerë që kanë fëmijë të hospitalizuar, dhe bashkëbisedimi mes tyre, sepse duke u shprehur njeriu e largon stresin;

Çdo spital pediatrik të ketë një dhomë me lodra, ku fëmijët e hospitalizuar do të mund të kalojnë një pjesë të ditës, dhe, prindërit, duke i parë fëmijët e tyre pranë lodrave dhe të hareshëm, do ta ulnin nivelin e stresit dhe ankthit;

Prindërit e fëmijëve të sëmurë në vazhdimësi duhet të marrin njohuri rreth rrugëve dhe mënyrave të trajtimit të fëmijëve të tyre, për të rritur dhe zgjeruar aftësitë dhe kapacitetet e tyre për t'u përballur me sëmundjet e fëmijëve të tyre.

Mbështetja emocionale e prindërve nga ana e personelit shëndetësor, duke i bërë të ndiejnë se nuk janë vetëm, por edhe duke i njoftuar edhe me prindërit e tjerë që kanë fëmijë të sëmurë, apo duke i këshilluar se do të bëhet mirë.

Të menduarit pozitivisht, se fëmija do të shërohet shumë shpejt... etj.

(1) Bonichini S, Axia G, Bornstein MH: Validation of the Parent Health Locus of Control Scales in an Italian Sample. Italian Journal of Pediatrics 2009, p. 35. (2) Greer AJ, Gulotta CS, Masler EA, Laud RB. Caregiver stress and outcomes of children with pediatric feeding disorders treated in an intensive interdisciplinary program.Journal of Pediatric Psychology. 2008;33(6):612–620. doi: 10.1093/jpepsy/jsm116. (3) Pajazit Nushi, Neki Juniku, Dashamir Bërxulli, Psikologjia 11, Libri Shkollor, Prishtinë, 2006, f. 75 (4) Po aty, f. 76. (5) Liberman, Anatoly (2005). Word Origins And How we Know Them. Oxford: Oxford University Press. Retrieved 29 March 2012. p. 87. (6) P. N., N. J., D. B., Psikologjia 11, Libri Shkollor, Prishtinë 2006, f. 204. (7) http://www.shiptarja.com/shendetesi/2712/si të rregullojme çrregullimet e stresit dhe ankthit të sjelljes sociale. Data, 12.04.2015. (8) http://www.telegrafi.com/shendetesi/vuani-nga-ankthi-ja-si-te-cliroheni-prej-tij-56-108.html Dr. Enila Cenko Psikologe. Data 12.04.2015. (9) http://theislamicworkplace.com/stress/ Burimi: Transmetuar nga Ahmedi dhe Ibn Hibban data 13.04.2015.

Isa Tërshani

# Humori - shakaja

**Përfitimi i zemrave është një art që ka mënyrat dhe metodat e tij, e pa dyshim se shakaja që nuk i lëndon njerëzit por i bën të qeshin është art në vete. Allahu xh.sh. është Ai që e krijoi të qeshurit në njeriun, dhe e bëri të qeshurit nga karakteristikat e tij më të veçanta.**

*"Dhe se Ai bën për të qeshë dhe bën për të qarë." (En Nexhm, 43).*

*"Le të qeshin pak (në Dunja), e le të qajnë shumë (në botën tjetër). Ai është shpërblim i asaj që fituan." (Et Tevbe, 82).*

Sa mirë është për myslimanin që, gjatë bisedave në jetën e tij, pos gjërave serioze, të ketë edhe sensin e shakasë, humorit, dhe të jetë tërheqës për dëgjuesit. Sa gjë e bukur e sa fisnike është që me anë të bisedës t'i tërheqësh zemrat, t'i ofrosh shpirtrat me butësi, si dhe të bësh shaka të arsyeshme. Kjo është kështu ngase Islami me parimet e veta tolerante e urdhëron myslimanin që të jetë i afrueshëm, i buzëqeshur, gazmor, i edukuar dhe i sjellshëm, me cilësitë më fisnike, mirënjohës dhe shoqërues i mirë.

Myslimani është i shoqërueshëm: ai di ta ruaj gjuhën e vet; është i matur në fjalë; kur bisedon me të tjerët nuk i nënçmon dhe nuk i lëndon me fjalët e tij; dhe, ka sens për humor. Kjo e fundit edhe bën që njerëzit ta pëlqejnë dhe ta duan edhe më shumë.

Mahia në Islam është e lejuar, mirëpo çdoherë brenda kufijve të tolerancës islame, dhe që nuk i kalon kufijtë e të vërtetës. Mirëpo, nuk guxojmë që nën petkun e shakasë të nënçmojmë, të përgojojmë, ose të prekim dinjitetin dhe nderin e tjetrit, sepse edhe shakaja ka kornizat e veta.

Teprimi në mahi shkakton shumë qeshje, ndërsa qeshja e tepërt e bën të vdekur zemrën. Madje, nganjëherë shkakton edhe urrejtje. Gjithashtu, mahia e tepërt nganjëherë shkakton edhe mungesën e dinjitetit.

Është një problem që në mesin, tonë gjatë komunikimit, shpesh përpiqemi të jemi shakaxhinj. Mirëpo, nëpërmjet shakasë e themi edhe të pavërtetën, ofendojmë të tjerët me qëllim që të tjerët t'i bëjmë të qeshin, dhe kështu që gabojmë. Shumë njerëz mendojnë se sa më shumë të gënjejnë duke treguar shakanë më të mirë, do të jemi më të dashur. Pra, mahia është e lejuar nëse askush nuk ofendohet me të, nëse nuk afirmohet gënjeshtra, dhe nëse me prezentimin e saj nuk i largojmë njerëzit nga e vërteta apo nga praktikimi i dispozitave islame.[1]

Myslimani, a duhet të bëjë shaka ashtu si dëshiron ai, apo për këtë ka rregulla me mënyra të caktuara?! Sigurisht se edhe për shaka ka rregulla të caktuara, e ato janë si vijon:

A është koha e duhur për shaka;

A është personi i përshtatshëm për shaka dhe a është vendi i duhur;

Mosteprimi dhe përmbajtja në shaka;

Të mos shkaktohet hidhërim dhe as e keqe ndaj dikujt; dhe

Largimi nga gënjeshtrat dhe fjalët e pavërteta.

Ne myslimanët çdoherë duhet të jemi të kujdesshëm për të ruajtur kodin e sjelljes islame, dhe kurrë nuk duhet të dëmtojmë vëllanë nëpërmjet shakasë, poshtërimit apo pandjeshmërisë. Derisa bëjmë shaka ne duhet të zbatojmë të gjitha pikat e mësipërme, si dhe të ruajmë personalitetin e myslimanit. Këtë më së miri e shohim tek shembëlltyra e njerëzimit, Muhamedi a.s.

### Mënyra e shakasë së Pejgamberit a.s. me shokët e tij

Muhamedi a.s. bënte shaka, mirëpo, në shakatë e tij ai kurrë nuk thoshte diçka tjetër përveç të vërtetës. Pra, kurrë nuk e ka tejkaluar masën, apo dinjitetin njerëzor, e as që me shakanë e tij është tejkaluar dhe ngulfatur e vërteta. Po, edhe sahabët vepronin të njëjtën gjë në rastet kur bënin humor. Ka shumë transmetime të këndshme për shakatë në mes të Dërguarit a.s. dhe sahabëve të tij. Nga tregimet që rrëfehen në librat e hadithit dhe të sires (historisë islame), ku janë edhe këto që do t'i përmendim:

Një ditë erdhi tek Pejgamberi a.s. një plakë dhe i



tha: "O i Dërguar i Allahut, lute Allahun që unë të hyjë në Xhenet. Ai i tha me shaka: "Oj nëna e filanit, asnjë plakë nuk do të hyjë në Xhenet." Plaka u largua e brengosur. I Dërguari a.s. u tha shokëve: "Tregojini asaj se ajo nuk do të hyjë në Xhenet si plakë."[2] Sepse Allahu xh.sh. ka thënë: "Ne i kemi krijuar ato në një krijim të ri (formë të re). Dhe ato i kemi bërë virgjëresha." (El Vakia, 35- 36).

Imam Ahmedi r.a. transmeton nga Enesi r.a. se, ishte një njeri nga shkretëtira që quhej Zahir. Ai i sillte dhurata të Dërguarit a.s., dhe si shpërblim Muhamedi a.s. i siguronte çfarëdo që duhej për t'u përgatitur për luftë. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Zahiri është njeriu i shkretëtirës, dhe ne jemi bashkëqytetarët e tij." I Dërguari a.s. e donte shumë, ndonëse ai nuk ishte i bukur. Një ditë Muhamedi a.s. shkoi tek ai, derisa ai po shiste mallra. Ai e përqafoi nga mbrapa duke ia mbyllur sytë. Zahiri nuk e shihte se kush është, dhe tha: "Më lë të lirë! Kush je ti?" Pastaj u kthye, dhe kur e pa Pejgamberin a.s. iu afrua edhe më afër. Pejgamberi a.s. tha: "Kush dëshiron ta blejë këtë rob?" Zahiri i tha: "O i Dërguar i Allahut, ke gjetur mall që nuk shitet (në kuptimin se askush nuk më blen, për shkak të pamjes). I Dërguari a.s. i tha: "Tek Allahu ti je i vlefshëm."

Njëherë një grua erdhi te Pejgamberi a.s. për t'u ankuar për bashkëshortin e saj, kështu që ai i tha: "A është bashkëshorti yt, ai që i ka sytë e bardhë?" Gruaja u brengos dhe mendoi se burri i saj është verbuar, duke e kujtuar fjalën e Allahut xh.sh. për Jakubin a.s.: "Sytë iu zbardhen nga pikëllimi" (Jusuf, 84). Domethënë, ai u vërbua. Ajo u kthye te bashkëshorti dhe filloi t'ia shikonte sytë me kujdes. Ai e pyeti se çfarë kishte ndodhur. Ajo i tha: "Muhamedi a.s. më tha se ka bardhësi në sytë e tu!" Burri tha: "Oj grua! A nuk të tregoi se në sytë e mi ka më tepër bardhësi sesa ngjyrë të zezë?" Domethënë, çdokush ka bardhësi dhe ngjyrë të zezë.[3]

Njëherë Pejgamberi a.s. i tha Suhejb Er-Rumit, që e kishte njërin sy të pezmatuar dhe ndërkohë hante hurma: "O Suhejb, si mund të hash hurma me syrin e pezmatuar?" Ai e kuptoi shakanë dhe tha: "Mos u merakos, se e ha me atë që e kam të shëndoshë."

Njëherë tjetër Pejgamberi a.s. po hante hurma me Ali b. Ebu Talibin. Aliu, pasi e hante hurmën, e merrte bërthamën dhe e vendoste para Pejgamberit a.s. Kështu, para Pejgamberit a.s. u bë një grumbull i madh i bërthamave, kurse Aliu nuk kishte asnjë para vetes. Aliu e pyeti Pejgamberin a.s.: "Si i paske ngrënë gjithë këto hurma, o i Dërguari i Allahut?" Kurse Pejgamberi



a.s. iu përgjigj: "Po ti, o Ali, si i paske ngrënë hurmat me gjithë bërthamë?!"[4]

Gjithashtu, edhe në një hadith sahih, ku tregohet se Pejgamberi a.s. në shaka i ka thënë Enes ibn Malikut r.a. kur e ka thirrur: "O ti me dy veshë!"[5]

Të gjitha këto mahi të Pejgamberit a.s. kishin të bënin me realitetin e këtyre njerëzve, pa e nënçmuar dhe ofenduar askënd, por duke i relaksuar. Humorin që e përdorte Muhamedi a.s. ishte një mënyrë e mirë për të larguar një situatë të keqe, ose për ta lehtësuar një gjë të pakëndshme, pra gjithherë e përdorte në kohë dhe rrethana ideale.

### Mahia me fëmijë

Pejgamberi a.s. shfaqte formën më të mirë të trajtimit të fëmijëve. Ai ishte i mirë, i butë dhe babaxhan me fëmijët. Ai shpeshherë bënte shaka me ata. Enes ibn Maliku e kishte një vëlla më të vogël, e Muhamedi a.s. luante me të dhe e thërriste me nofkën Ebu Umejr. Fëmija kishte një zog të vogël, me të cilin edhe luante. Çdoherë që Pejgamberi a.s. e takonte këtë djalosh, bënte shaka. Një ditë djaloshin e pa të pikëlluar, prandaj edhe pyeti: "Pse e shoh Ebu Umejrin të pikëlluar?" Sahabët i treguan: "Nugajri (zogu) me të cilin luante i ka ngordhur, o i Dërguar i Allahut." Muhamedi a.s. filloi butësishtë të bënte shaka me djaloshin, duke i thënë: "O Ebu Umejr, çka ndodhi me Nugajrin?"

Gjithashtu, një ditë i Dërguari a.s. po merrte abdes, e tek ai erdhi Mahmud bin Er Rebiu, që ishte vetëm pesë vjeç. Pejgamberi a.s. e futi pak ujë në gojë dhe, për shaka, ia derdhri në fytyrën e tij. Në përgjithësi, Muhamedi a.s. ishte i gjallë dhe i gëzueshëm me çdokënd. Ai gjithmonë përpiqej t'i bënte të lumtur të tjerët. Ai gjithmonë ishte i hareshëm me njerëzit, me qëllim që ata të mos mërziteshin nga shoqërimi me të.

Po, edhe pleqtë tanë të urtë janë mahitur, por asnjëherë duke u larguar nga e vërteta. Me siguri i mbajmë në mend mahitë e tyre të mira e të lehta, derisa fëmijëve që ngisnin biçikleta u thoshin: "Ore po të sillet rrota!" Apo kur u thoshin fëmijëve: "Çka e ke mbathur një këpucë të djathtë e një të majtë?" etj.

Pra, etika e mirë duhet të paraqitet edhe në të bërit shaka, por në të duhet të tregohet maturi. Pasi njeriu në jetën e tij gjithnjë ka nevojë për relaksim, relaksimi mund të bëhet vetëm nëse nuk tejkalohet kufiri, për të dale pastaj në zemërim. Shakaja është një vepër që jep kënaqësi e jo zemërim. Ky është tregues i qartë i gazit dhe sensit të humorit që Islami e kërkon nga pasuesit e tij.

Në fund, të përmendim edhe një fjalë të urtë të imam Aliut r.a., i cili thotë: "Nxjerri bisedës shaka, aq sa i hedh gjellës kripë!"

Disa nga përfitimet e shakasë dhe humorit janë: Shakaja të argëton, të lehtëson shpirtin dhe lehtëson barrën e jetës, të ofron me njerëzit, etj.

(1) Dr. Shefik Kurdiq, "Gjuha shpatë me dy teha", Shkup, 2008, f. 102. (2) Dr. Muhamed Ali El Hashim, "Myslimani ideal Prishtinë", 2008, f. 232. Transmetohet nga Tirmidhiu, hadithi është hasen.(3) Dr. Muhamed Abdurrahman El-Arifi, "Kënaqu me jetën tënde", Prishtinë, 2009, f. 55. (4) Amër Halid, "Gjurmëve të të Dashurit tonë", Shkup, 2006, f. 233. (5) Hadithin e shënon Tirmidhiu në Sunen: 57. "Ma xhae fil-mizahi", hadithi nr. 1992.

Prof. Dr. Mehmet Görmez

# Pejgamberi a. s. – E drejta dhe morali i bashkëjetesës

Koha moderne e botës sonë thuajse u shndërrua në një fshat global, në të cilën janë bërë zhvillime marramendëse në fushën e shkencës dhe teknologjisë. Janë krijuar lehtësime të mëdha në telekomunikim. Në masë të madhe janë përhapur mjetet e komunikimit. Çdo ditë e më tepër rriten udhëtimet në sferën e punës, tregtisë, arsimit etj. Numri i banorëve të botës kaloi shifrën e 8 miliardëve. Si rezultat i shpërnguljes së pandalshme nga fshatrat nëpër qytete, u krijuan metropole dhe megapole në këtë sferë.

Nga ky kënd bota moderne, duke mos i marrë parasysh në masë të duhur vlerat dhe përvojat historike, ndërtoi vlerat e veta botërore. Brenda këtyre vlerave botërore krijoi modelin e jetesës, institucioneve, raportet ndërnjerëzore, si dhe krijoi gjuhën e vet. Gjithçka që kishte në të kaluarën, si dhe atë çfarë sot pronësoi, ia dhuroi mentalitetit të ri. Mirëpo, në këtë rast ajo nuk kishte ndonjë mëshirë apo urtësi ndaj jetës, aty kishte përparësi forca dhe interesi. Për këtë arsye, përbrenda botës relative të pozitivizmit dhe humanizmit, u paraqit një kulturë e përhershme e konfliktit. Lufta e Parë dhe e Dytë Botërore, periudha e luftërave të Ftohta, Lindja e mesme, tragjeditë që ndodhën në Ballkan dhe Kaukaz, janë dhimbjet më të rënda që njerëzimi i përjetoi në shekullin e fundit. Në mënyrë të veçantë, konfliktet e rrepta që vazhdojnë në Arakan, Palestinë, Irak, Siri dhe Jemen, janë duke e ngacmuar shpirtin e njerëzimit edhe më tej. Si shkak i gjithë këtyre luftërave, konflikteve, okupimeve dhe gjenocideve, shumë njerëz u detyruan që dhunshëm ta ndërrojnë vendin, ta braktisin atë, dhe kjo ende është duke vazhduar.

### Respektimi i së drejtës së tjetrit

Koha, që në ditët tona e ka braktisur dhe harruar kufirin, që është bërë lëmsh, dhe ku njerëzit i takojnë feve të ndryshme, gjuhëve, ngjyrave, shteteve, kulturave, besimeve apo grupeve, tregon që të gjithë këta kanë filluar të jetojnë në një bashkësi, gjë që kjo nuk është vërejtur më parë në histori. Në aspektin global kanë ndodhur efekte shkencore, teknologjike, ekonomike, politike, fetare dhe kulturore. Kjo gjendje pos që me vete solli shumë probleme, solli edhe problemin tjetër për ta pranuar, njohur dhe çështjen për të bashkëjetuar "me tjetrin". Por, tani ka ardhur koha që njerëzit të jetojnë në një bashkësi të shëndoshë dhe të bazuar në respekt, që të kenë të përbashkët një vend, një ujë, një atmosferë; dhe ajo që është më se e nevojshme, kërkohet që përkrah jetesës së vet të mos uzurpojë të drejtën e jetesës së tjetrit, të respektojë të drejtën dhe moralin e tjetrit, dhe që të ndërtohen bashkësi të suksesshme për të jetuar.

Sado që njerëzimi të ka një specifikë të shkëlqyeshme për një bashkëjetesë, dhe sado që të flitet për demokracinë, të drejtat dhe liritë e njeriut, bashkësitë dhe multikulturat, në asnjë mënyrë nuk stopuan skenarët e përleshjeve të qytetërimeve tona në mes feve dhe etnive, armiqësitë e huaja, racizmin, diskriminimin, politikat asimiluese dhe ato izoluese. Në mënyrë të pandërprerë vazhduan luftërat, uzurpimet, veprimet e dhunës dhe terrorit, konfliktet, despotizmat, gjenocidet, kolonizmat dhe presionet e dhunshme.

Sado që janë nënshkruar marrëveshje ndërkombëtare në emër të parandalimeve të konflikteve të mundshme, që rrjedhin nga ndryshimet dhe, edhe nëse janë themeluar organizata dhe institucione ndërkombëtare, këto hapa drejt këtyre, pasi nuk kanë përfshirë çdo ndryshim, apo nuk kanë përkrahur çdo strukturë fetare, morale dhe kulturore, nuk është bërë e mundur që në asnjë mënyrë të përfitohen rezultate të nevojshme në emër të paqes, lumturisë dhe vëllazërisë.

Atëherë pra, në mënyrë që njerëzit në përgjithësi dhe myslimanët në veçanti, nëse duan të jetojnë në bashkësi dhe t'i eliminojnë problemet me të cilat përballen, është e nevojshme që të paraqiten botëkuptimet fetare, e sidomos ato të fesë së fundit e të vërtetë, Islamit. Pra, të njihen të drejtat dhe liritë që myslimanët i kanë kultivuar gjatë gjithë historisë, të shfaqen përvojat e kahershme historike, si dhe të formohet vetëdijesimi i një morali të përbashkët jetësor.

### Njohja në mes vete

Nuk ka dyshim se Islami është një fe që e ka përcaktuar normën dhe moralin e mënyrës së bashkëjetesës brenda një lumturie dhe paqeje, edhe me gjithë ndryshimet që ekzistojnë. Islami, botëkuptimin si "tjetër" dhe divergjencat (dallimet) i vlerëson dhe i parashikon si një identifikim që duhet ruajtur, mbrojtur dhe kultivuar. Kurani fisnik dallimet i vlerëson si ajete të Allahut xh.sh. (Suretu'rr-Rum, 30/20), dhe se me shprehjen "teâruf – njohje në mes vete" i cilëson njerëzit, se ata jetojnë në bashkësi popujsh, fisesh apo etni të ndryshme (Suretu'l-Huxhurat, 49/13). Kështu që, në bazë të kësaj obligohet njohja me njëri-tjetrin, duke pasur parasysh gjuhët, ngjyrat dhe etnitë e ndryshme në sipërfaqen e tokës. Njeriu duhet të kuptojë se dallimet janë një pjesë dhe sprovë e caktimit, urtësisë hyjnore (Maide, 5/48), dhe nevojitet që të arrihet caku dhe mundësia e një jetese të përbashkët e me vlera dhe virtyte. Që nga koha e Pejgamberit a.s. e deri në ditët tona, bashkësitë dhe popujt myslimanë kanë pasur në konsideratë raportet në një masë të caktuar ndaj bashkësive dhe popujve jomyslimanë. Këto masa janë përcaktuar nga Kurani fisnik dhe vetë Muhammedi a.s.

Vetë ekzistimi i ajeteve në Kuran, që ndalojnë dhunën ndaj të tjerëve (El Bekare, 2/256; Kehf, 18/29), tregon se jemi të obliguar që të kemi një mirëkuptim ndaj feve dhe besimeve tjera. Raportet e para me të krishterët në kohën e Pejgamberit a.s. kanë filluar që nga emigrimi i myslimanëve në Abisini, ndërsa me hebrenjtë kanë filluar me vetë emigrimin e Pejgamberit a.s. në Medinë. Në Medinë, në mesin e pjesëtarëve të tri feve dhe bashkësive janë krijuar raporte shembullore, janë firmosur marrëveshje, është formuar e drejta e mundësisë së të jetuarit në bashkësi, dhe kjo e drejtë apo normë është regjistruar dhe shkruar si Dokumenti apo Karta e Medinës. Përveç kësaj, jomyslimanët në kohën e Pejgamberit a.s. dhe Hulefa-i Rrashidinëve nuk janë cilësuar si pakicë, por janë pranuar si element bazë, ku në bazë të kësaj çdo personi i është mbrojtur e drejta dhe liria e besimit. Sipas kësaj, edukimi dhe arsimimi fetar, si dhe adhurimet dhe kultet fetare janë siguruar si nevojë dhe e drejtë e lirisë së besimit.

Krijimi i themeleve të së drejtës për të jetuar në bashkësi nga ana e Pejgamberit a.s. dhe shokëve të tij nuk janë bërë të njëanshme, por këtu kanë dhënë kontribut edhe pjesëtarët e feve tjera. Nga ky kënd, duke filluar me Anadollin, që nga Andaluzia e deri në Indi, nga Afrika në Azi, e në katër anët e gjeografisë islame, kanë dalë modele shembullore të bashkësive. Në vendet islame si Kudsi, Shami, Bagdati, Kajro, Iskenderije, Kurtuba, Shkupi, Bosnja dhe Sarajeva, Antakia, Edirne, Bursa, Mardini, Stambolli, ishin qendra ku ekzistonte paqja, toleranca, mirëkuptimi e respekti, megjithëse kulturat, etnitë dhe fetë ishin të ndryshme.

### Dobësia e mundësisë së bashkëjetesës me diversitetet

Me keqardhje duhet të theksoj se, edhe pse posedojmë një nivel të pasur teorik dhe praktik për kulturë dhe jetesë të përbashkët, një ndër problemet më të mëdha të bashkësive që sot ekziston është ajo se nuk mund t'i pranojmë diversitetet apo llojllojshmëritë tona që posedojmë. Të pakësuarit e forcës udhëheqëse apo eliminimi i tërësishëm i saj është një ndër problemet e hapura apo të fshehura globale që gjendet para nesh. Në mesin e popujve perëndimorë ekziston, "dobësia e mundësisë së bashkëjetesës me diversitetet", shprehjet e tyre urryese islamofobike kundër Islamit, politikat dalluese e ndarëse dhe tentativat e tyre sulmuese ndaj xhamive, që shfaqen çdo ditë e më tepër. Pastaj, në mesin e popujve myslimanë është shfaqur medhhebizmi, grupacionet, racizmat dhe ndasitë ideologjike, ku vazhdojnë të mbyten shpirtërat e pafajshëm, si dhe të shkatërrohet çdo vlerë historike dhe kulturore e qyteteve.

Edhe një herë dua të rikujtoj dhe theksoj se, pavarësisht çdo negativiteti, sulmi, loje apo plani strategjik, ne si myslimanë jemi të obliguar të marrim si mostër shembullin e lartë shekullor të Kurani Kerimit dhe Pejgamberit a.s. Ummeti islam do të shpëtojë nga këto gjëra vetëm atëherë kur në një anë të dijë të lexojë mirë kohën në të cilën gjendet, e në anën tjetër t'i bartë njohuritë autentike të fesë në aktualitet, si dhe të arrijë një nivel të një njohurie ku mund t'i dalë zot vlerave të pashmangshme që ka.

Kur ne të fokusohemi në vlerësimin dhe zhvillimin e parimeve unike e ndërtuese të qytetërimit islam, parimeve të cilat në histori ngrihen te bashkësitë modele, duke mos i përceptuar ato si një konflikt apo shkatërrim, vendi ynë gjeografik përsëri do të rikthehet në një gjendje të paqes dhe sigurisë. Rruga që vendit tonë, gjeografisë sonë shpirtërore, njerëzimit në përgjithësi mund t'i sjellë paqe, mëshirë, saktësi, drejtësi, butësi dhe prioritet, arrihet vetëm atëherë kur mund të realizojmë mundësinë e të jetuarit në një drejtësi dhe moral bashkëjetese.

*Burimi: Revista "Diyanet", nr. 292, 20015*
*Shqipëroi: Mr. Zymer Ramadani*

Ma.Sc. Burim Bibaj

# Njëzetvjetori i Masakrës së Srebrenicës

Gjenocidi i ndodhur në Srebrenicë, në korrik të 1995, përfshiu vrasjen masive e të planifikuar të një numri të madh të burrave dhe të rinjve boshnjakë, kryesisht mes 12 dhe 77 vjeç.

Gjenocidi ka ndodhur në rajonin e Srebrenicës, ndërsa është kryer nga ana e ushtrisë shtetërore serbe, nën komandën e gjeneralit Ratko Mlladiç, duke përfshirë formimin e paraushtarakëve "Skorpions", që punonte nën kontrollin e Ministrisë së Punëve të Brendshme të Serbisë. Ngjarja është konsideruar si një nga masakrat më të mëdha në Europë që prej Luftës së Dytë Botërore, ndërsa aty u vranë rreth 8.000 njerëz.

Masakra, në përgjithësi, konsiderohet një nga ngjarjet më makabre në historinë moderne evropiane. Mlladiç dhe oficerët tjerë serbë ndërkohë janë të akuzuar për krime lufte, duke përfshirë edhe termin gjenocid para Gjykatës Penale Ndërkombëtare për ish Jugosllavinë (ICTY).[1]

### Tmerri i Srebrenicës

Lufta e Bosnjës, e përjetuar mes viteve 1992-1995, zë vend në faqet më të errëta të njerëzimit.

Si reagim ndaj gjenocideve të kryera gjatë Luftë së Dytë, bota i kishte premtuar vetes se më nuk do të lejojnë që të përsëritet një gjë e tillë.[2] Me rezoluta të OKB-së ishte marrë vendim se gjeneratat e reja do të shpëtohen nga luftërat që shkaktojnë dhimbje të papërshkrueshme. Mirëpo, afërsisht 50 vjet pas fjalës së dhënë, bota lejoi kryerjen e gjenocidit të ri ndaj boshnjakëve të Bosnjës. Në njëzetvjetorin e masakrës së Srebrenicës nënat boshnjake vazhdojnë ta përjetojnë ferrin e këtij gjenocidi, me shpresë se një ditë do të gjenden kufomat e më të dashurve të tyre.

Me fillimin e sulmeve të serbëve ndaj qyteteve të rëndësishme të Bosnjës, në pranverën e vitit 1992, filloi edhe masakra masive e civilëve boshnjakë. Kështu Bosnjën e kaploi një errësirë, rrugët u përgjakën, dhe vendi u kthye në ferr. U ngritën kampet e përqendrimit, dhe u mbushën me burra, gra, fëmijë e të moshuar. Qytetet Bihaç, Srebrenica, Gorazhde dhe Zhepa, me në krye kryeqytetin Sarajevë, ku shumica e banorëve ishin boshnjakë, u mbanë të rrethuar për një kohë të gjatë. Për shkak të bllokimit të hyrjes së ndihmave humanitare, në këto vende kanë vdekur një numër i madh i të moshuarve, të sëmurëve, të plagosurve dhe foshnjave. Përdhunimet e grave dhe vajzave të reja boshnjake ishin në mesin e objektivave të përgjithshme të luftës. Si pasojë e këtyre zhvillimeve, refugjatët nga Bosnja filluan të kalojnë në katër anët e botës, dhe me këtë rast u shpërbënë familjet, u djegën shtëpitë dhe u shkatërruan gjithë burimet e jetës.

Bota nuk mbeti vonë për të ndalur Luftën e Bosnjes për shkak të mungesës së fuqisë, por për shkak të neglizhencës. Sado që perëndimorët përpiqeshin të dukeshin se mundoheshin të gjejnë zgjidhje, në të vërtetë ata lejuan masakrën ndaj myslimanëve të Bosnjës. Në vend se t'i ndalnin sulmet e serbëve në Bosnjë, ata kësaj krize iu qasën sikur të ishte një "krizë humanitare". Thënë ndryshe, në vend se perëndimorët të merreshin me shkaqet e kësaj lufte, ata merreshin me rezultatet e kësaj lufte. Raportuesi i posaçëm i OKB-së, Tandeusz Mazowiecky, në raportin e tij të përgatitur mundohej ta pasqyronte fytyrën e vërtet të Luftës së përgjakshme të Bosnjës. Në dorëheqjen e tij Mazowiecky shkroi kështu: "Krimet po kryhen në mënyrë brutale dhe të shpejtë, ndërsa përgjigjja e shoqërisë ndërkombëtare ndaj kësaj është e ngadalshme dhe joproduktive".

### Srebrenica si "Zona e mbrojtur"

Pas fillimit të luftës në Bosnjë e Hercegovinë, forcat ushtarake të serbëve të Bosnjës pushtuan fshatrat e myslimanëve të Bosnjës, në pjesën lindore të vendit, që për pasojë pati ekzodin e boshnjakëve në enklavat: Gorazhë, Zhepë, Tuzëll dhe Srebrenicë. Të gjitha ngjarjet e përmendura kanë ndodhur në Republikën e Bosnjës dhe Hercegovinës.

Më 16 prill 1993, Këshilli i Sigurimit (KS) i OKB-së, në pajtim me Kreun VII të Kartës[3], miratoi Rezolutën



819, me të cilën kërkoi që të gjitha palët ndërluftuese në Republikën e Bosnjës dhe Hercegovinës ta trajtojnë Srebrenicën dhe territorin përreth si zonë e mbrojtur, e cila nuk guxon t'i ekspozohet asnjë sulmi të armatosur ose ndonjë akti tjetër armiqësor. Rezoluta 819 është vërtetuar përsëri me Rezolutën 824, më 6 maj 1993, dhe Rezolutën 836, më 4 qershor 1993.[4]

### Sulmi në zonën e mbrojtur të Srebrenicës

Vlerësohet se në zonën e mbrojtur të Srebrenicës, para sulmit të forcave serbe, kanë jetuar rreth 60.000 boshnjakë. Ndërsa më 6 korrik 1995, ushtria serbe filloi granatimet në Srebrenicë, duke sulmuar edhe vendet vëzhguese të Kombeve të Bashkuara (KB), ku kanë qenë ushtrarët holandezë, e të cilat vende kanë qenë brenda zonës së mbrojtur. Sulmi ka zgjatur deri më 11 korrik 1995, kur edhe njësitë e para sulmuese serbe kanë hyrë në Srebrenicë.

Burrat, gratë dhe fëmijët boshnjakë që kanë mbetur në Srebrenicë, pas fillimit të sulmit të serbëve, kanë vepruar në dy mënyra. Disa mijëra gra, fëmijë dhe një pjesë e burrave, kryesisht pleq, kanë ikur në bazën e KB në Potoçar, përbrenda zonës së mbrojtur të Srebrenicës, dhe kanë kërkuar mbrojtje nga bataloni holandez, përgjegjës për atë bazë. Aty kanë qëndruar nga 11 – 13 korrik 1995, kur edhe janë larguar me autobusë dhe kamionë, nën kontrollin dhe mbikqyrjen e ushtarakëve serbë. Grupi tjetër, prej rreth 15.000 boshnjakëve, kryesisht burra, por dhe disa gra dhe fëmijë, në orët e mbrëmjes së 11 korrikut janë tubuar në Shushnjarë, dhe në kolonë të gjatë nëpër male janë nisur kah Tuzlla.

Gjatë 12 e 13 korrikut 1995, ushtarë serbë, me procedurë të shkurtë, kanë ekzekutuar burra dhe gra boshnjakë në vende të ndryshme përreth bazës së KB, ku edhe ishin strehuar. Trupat e tyre të pajetë kanë mbetur nëpër fusha dhe ndërtesa në afërsi të kësaj baze. Këto vrasje arbitrare kanë shtënë tmerr dhe panikë te boshnjakët e mbetur aty, ashtu që disa prej tyre bënë edhe vetëvrasje, e gjithë të tjerët u pajtuan që ta lëshojnë enklavën.[5] Ushtarët serbë, me procedurë të shkurtër, i kanë ekzekutuar shumë boshnjakë të zënë rob, edhe ata që u dorëzuan, po në vendet ku u dorëzuan, përkatësisht ku u zunë rob, si dhe në vendet e tjera, menjëherë pas dorëzimit.

### Dështimi i Bashkësisë Ndërkombëtare

Masakra e Srebrenicës është njëra prej ngjarjeve më të tmerrshme, e që hedh hije në sjelljen e shoqërisë ndërkombëtare. Kjo ngjarje, në të njëjtën kohë, është edhe një finale e masakrimi tragjik të bosnjakëve. Srebrenica është një qytet i vogël të cilin, siç theksuam më lartë, Këshilli i Sigurimit i Kombeve të Bashkuara e kishte shpallur si "zonë të sigurt" me qëllim të mbrojtjes së civilëve boshnjakë. Me mijëra banorë të uritur, etur, të zhveshur e zbathur, të ikur nga sulmet e serbëve, u dyndën në drejtim të Srebrenicës. Sipas rezolutës të OKB-së, numër 836, të datës 4 qershor 1993, përballë sulmeve ndaj zonës së sigurisë dhe zonës përreth ishte paraparë përdorimi i forcës nga ana e trupave të OKB-së, madje nëse do të ishte e nevojshme edhe përdorimi i forcave ajrore. Mirëpo, as numri i trupave të OKB-së, e as armatimi i tyre nuk ishin të mjaftueshme për mbrojtjen e Srebrenicës.[6] Forcat serbe, me në krye gjeneralin famëkeq serb, Ratko Mlladiç, më 6 korrik 1995 sulmuan Srebrenicën. Krahas kësaj, mekanizmi për mbrojtjen e zonës së sigurt nuk u vë në veprim. Batalioni holandez, i përcaktuar për të garantuar sigurinë e Srebrenicës, u detyrua të mbetet pasiv, pasi serbët në duart e tyre mbanin 30 ushtarë holandezë. Në këtë mënyrë Mlladiç arriti që më 11 korrik të hyjë në Srebrenicë, ndërsa si rezultat i kësaj zona e sigurisë u shndërrua në kampin e vdekjes. Bota lejoi që të masakrohen mbi 8 mijë myslimanë boshnjakë në këmbim të 30 ushtarëve holandezë.[7]

Edhe pse prej kësaj ngjarjeje kanë kaluar 20 vjet, e prapë nënat e Bosnjës vazhdojnë t'i kërkojnë mbetjet mortore të të dashurve të tyre në katër anët e Bosnjës.

Në 20-vjetorin e masakrës së Srebrenicës, e cila është kthyer në një simbol të tragjedisë së jetuar nga ana e boshnjakëve, në varrezat e dëshmorëve në Potoçari, në vazhdimësi varrosen mbetjet mortore të viktimave të reja të identifikuara e të nxjerra nga varrezat masive. Pjesëmarrja e lartë në ceremoninë e varrimit është tregues se ngjarja e Srebrenicës nuk do të harrohet kurrë. Ndërsa, në saje të provave të nxjerra në dritë, dhe vendimeve të marra nga ana e Gjykatës Ndërkombëtare, historia bashkëkohore nuk do të mund të fshehë realitetin e masakrës së boshnjakëve të Bosnjës.

(1) Joseph S. Nye & David A. Welch "Konflikti dhe Bashkëbunimi në Marrëdhëniet Ndërkombëtare", Tiranë, 2014, f. 363. (2) Ibid. (3) Zejnullah Gruda "E Drejta Ndërkombëtare Publike", Prishtinë, 2001, f. 383. (4) Zejnullah Gruda "Mbrojtja Ndërkombëtare e të Drejtave të Njeriut", Prishtinë, 2001, f. 707. (5) Ibid. (6) John G. Stoessinger "Përse Kombet Shkojnë në Luftë", Tiranë, 2007, f. 143. (7) Ibid.

Mr. Qemajl Morina

# Mulla Shefki ef. Rexhepi (1912-1949)

## imami që shërbeu shembull për të tjerët

**Është fat i mirë që në ato periudha tejet të vështira nëpër të cilat kaloi populli ynë jetuan dhe vepruan një brez i tërë i ulemave atdhedashës, të pajisur me dituri të ndryshme, si në aspektin fetar islam, ashtu edhe në aspektin kombëtar. Ishin këta burra të mëdhenj që e udhëhoqën popullin, e udhëzuan dhe e mësuan atë drejt, saktë dhe mirë.**



Ishin këta dijetarë e veprimtarë, që për asnjë moment nuk u luhatën në bindjet e tyre fetare islame e kombëtare, pavarësisht dhunës, torturave, provokimeve, nënçmimeve e shantazheve të ndryshme që u bënin sistemet e regjimeve të ndryshme, si dhe njerëzit që shërbenin për këto regjime. Prandaj, falë këtij brezi të ndritur e meritor, vazhdoi pashkëputshëm tradita dhe kultura islame në vendin tonë, me gjithë baticat dhe zbaticat e saj, deri në ditët tona. Një nga personalitet dhe figurat e rëndësishme të kësaj kohe dhe të këtij brezi, që lanë gjurmë të thella në historinë e arsimit dhe të kulturës islame dhe kombëtare në trevën e Anamoravës por edhe më gjerë, në pjesën e parë të shekullit njëzet, padyshim se është imami, hatibi, vaizi, mualimi, hoxha, alimi dhe myderrizi i njohur i asaj kohe, Mulla Shefki ef. Rexhepi, imam i fshatit Hodonoc të Komunës së Kamenicës.

Të rralla janë ato figura që mbahen mend për një kohë aq të gjatë nga bashkëkohësit e vet, siç ishte Mulla Shefki efendi Rexhepi, hoxhë dhe imam i fshatit Hodonoc të Kamenicës. Kjo kur dihet se personalitet në fjalë nuk patën farë pushteti apo funksioni që e ushtruan sa qenë gjallë. I vetmi pushtet i tyre, apo pasuri, ishte fjala e mirë, të cilën e përdorën në momentin e duhur.

Për jetën dhe veprën e këtij dijetari është folur shumë nga bashkëkohësit e tij dhe njerëzit që e njohën. Por, sa u përket shkrimeve për të, pothuajse nuk është shkruar asgjë deri më tash. Për këtë jam përpjekur që gjatë periudhës së kaluar të tuboj disa të dhëna për rahmetliun, si nga bashkëkohësit, si nga familja e tij, dhe kjo që nga vitet e shtatëdhjeta të shekullit që e lamë pas, që një ditë prej ditëve t'i nxjerr në letër me qëllim që kujtimet për të të jetojnë sa më gjatë.

Në ato kohë të vështira të vetmit intelektualë të popullit shqiptar ishin hoxhallarët, ashtu siç kishte ndodhur kur një fshatar i ishte drejtuar një oficeri italian që ishte vendosur në fshatin Hodonoc, për ta pyetur lidhur me prishjen e një kurorëzimi. Ai i ishte përgjigjur se për këtë pyetje përgjigjen e merituar mund ta marrë nga imami i xhamisë, që po hip pesë herë në ditë në minare për ta thirrur ezanin.

Kështu pra, në atë kohë hoxhallarët ballafaqoheshin me sfida të shumta e nga më të ndryshet, mirëpo ata ia dolën falë besimit në të Madhin Zot të Madhërishëm, karakterit të fortë që kishin, si dhe besimit të madh që gëzonin te popullata, e cila ishte pranë tyre në çdo vështirësi me të cilën ata ballafaqoheshin.

### Jetëshkrimi i Mulla Shefki ef. Rexhepit

**Vendlindja**

Në mesin e 63 fshatrave, sa ka Kamenica, bën pjesë edhe fshati Hodonoc, i cili gjendet afro 10 km në lindje të qendrës komunale, dhe shtrihet në një sipërfaqe prej 1.482 ha. 33 ari dhe 30 metra katrorë. Për historinë e fshatit Hodonoc dihet pak, pra se kur filloi jeta në të dhe si vazhdoi deri në ditët e sotme. Më të moshuarit



pohojnë se aty afër ishte një odë, në të cilën shpesh pushonin kalimtarët, dhe ishte bërë e njohur si Oda e Nocit, prej të cilit buron edhe emri Hodanoc.[1] Në vitin 1498 haset emri Hodanoc, që kishte 19 kryefamiljarë. Rreth vitit 1905, fshati kishte 50 shtëpi. Sipas regjistrimit të vitit 1981, fshati ka 280 shtëpi, me 1871 banorë, prej tyre 108 punëtorë aktivë, që punojnë përkohësisht në botën e jashtme, dhe 9 punëtorë që qëndrojnë atje të papunë.

Kurse, sipas një gojëdhëne thuhet se fshati Hodonoc u themelua prej dy vëllezërve. Njëri prej tyre kishte pasur 6 djem, kurse tjetri dy. Meqenëse murtaja ishte shfarosëse në ato kohë, gruaja e vëllait të madh tha: "Po edhe t'u binte murtaja bijve të mi, unë kam gjashtë djem dhe me siguri ndonjëri do të shpëtojë". Por, deshi fati i keq që murtaja u ra, dhe të gjashtët vdiqën, kurse dy djemtë e vëllait të vogël mbetën gjallë, dhe prej tyre u formua fshati Hodonoc, i cili është i ndarë në dy lagje, Lagjja e Epërme dhe Lagjja e Poshtme. Sipas statistikës që jep autori serb Atanasije Urosheviq, në librin e tij "Kriva Reka e Novobrdës"[2], kur flet për familjet shqiptare që jetonin në fshatin Hodonoc, në kohët e mëhershme, ai përmend Deli Nuzët (Deli Jonuzët) (8 shtëpi), Arifovitë (17 shtëpi), Imer Bashët (10 shtëpi), Kyçikët (6 shtëpi), Hoxhovitë (7 shtëpi) dhe Lecët (11 shtëpi). Të gjithë janë nga fisi Kryezi, kurse i përkasin vëllazërisë Morina.[3]

### Familja e hoxhovitëve dhe xhamia e fshatit

Mulla Shefki ef. Rexhepi u lind në vitin 1912, dhe i përket familjes së hoxhovitëve, e cila banonte në Lagjen e Epërme të fshatit. Ata jetonin pranë xhamisë, dhe ishin në shërbim të saj që nga themelimi. Për këtë edhe u quajtën Lagja e hoxhovitëve apo e hoxhallarëve. Kështu, sipas ca të dhënave të të parëve tanë, gjenealogjia e familjes së hoxhovitëve ishte kjo: Mulla Shefkia ishte i Mulla Rexhepit, Mulla Rexhepi i Mulla Isufit, Mulla Isufi i Mulla Isakut, Mulla Isaku i Mulla Ademit, Mulla Ademi i Mulla Rexhepit, Mulla Rexhepi i Mulla Isufit. Mulla Rexhepi kishte pasur katër djem e një vajzë. Mulla Shefkiu ishte më madhi, e pas tij ishin: Hakiu, Raifi, Isufi dhe vajza Mevludja. Mulla Shefkiu u martua dy herë. Me gruan e parë, Nazmijen nga Pogragja, ai pati një vajzë dhe një djalë, Vahiden dhe Ismajlin. Pas vdekjes së gruas së parë u martua me Nafijen nga Kranidelli, me të cilën po ashtu pati një vajzë dhe një djalë, Hanifen dhe Rexhepin. Nga katër fëmijët e Mulla Shefkiut sot ka mbetur gjallë vetëm vajza Hanifja, e cila është e martuar në fshatin Lluçan të komunës së Bujanocit.

Ajo që e dallon këtë fshat nga fshatrat tjerë të Kamenicës është vjetërsia e xhamisë së tij. Vlen të theksohet se xhamia e fshatit Hodonoc, nga ndërtimi i saj i parë është zgjeruar, meremetuar dhe rindërtuar disa herë. Me rastin e meremetimit të fundit, në vitin 1978, që ishte e ndërtuar me qerpiçë është gjetur një gur në të cilin është shënuar viti i parë i ndërtimit të xhamisë. Ky gurë është gjetur mbi derën e xhamisë, por, me siguri nga pakujdesia e mjeshtrit, ishte përdorur si material ndërtimi e jo si shenjë ku shënohej data e ndërtimit të xhamisë, ashtu siç është i vendosur sot. Në gurin në fjalë gjejmë mbishkrimin e qartë, ku shkruan: "viti 1001, hixhri", që sipas vitit gregorian i përgjigjet vitit (1592), sipas të gjitha gjasave kjo duhet të jetë nga xhamitë e para të ndërtuara në atë pjesë të Kosovës. Sipas kësaj rezulton se xhamia e fshatit Hodonoc, nga themelimi i saj e deri më sot numëron 422 vjet, sipas kalendarit gregorian, kurse sipas kalendarit hixhri 435 vjet. Këtë të vërtetë e pohonte edhe Sylë

Dajkovci, i cili thoshte se xhamia e Hodonocit ka qenë ndër xhamitë e para të ndërtuara në këto anë, duke u mbështetur në të dhënat e të parëve të tyre, të cilët në mungesë të ndonjë xhamie tjetër, detyroheshin që me kuaj të shkonin në xhaminë e fshatit Hodonoc për ta falur namazin e xhumasë.

Edhe pse në atë kohë në fshatin Hodonoc kishte edhe hoxhallarë të tjerë, siç ishin: Mulla Nuha, Mulla Bilalli dhe Mulla Limani i Imerbashëve, të cilët kishin edhe Ixhazetname, Mulla Nuha njihet edhe si bamirës me çeshmen e tij të njohur, mu në mes të fshatit, e cila ekziston edhe sot e kësaj dite. Pastaj kemi Mulla Destanin prej mëhallës së Kyçykëve dhe Mulla Ibrahimin i mëhallës së Brahollëve. Megjithatë, fshatarët preferonin që imami i fshatit të jetë nga familja e hoxhovitëve, siç ishte rasti me Mulla Shefkiun, që e zëvendësoi në detyrën e imamit të fshatit babanë e vet, Mulla Rexhepin, pastaj Mulla Ademi e zëvendësoi Mulla Shefkiun, e kështu me radhë.

### Nxënës në Medresenë "Atik" të Gjilanit

Në shumicën e familjeve shqiptare të asaj kohe ishte bërë traditë që fëmijëve të tyre t'ua mësonin bazat elementare të fesë së tyre, si dhe shumë gjëra të tjera, në kohën kur ata ende nuk kishin nisur të shkonin në shkollë. Kështu kishte ndodhur edhe me Mulla Shefkiun. Meqenëse ai ishte rritur në një ambient islam, ku të gjithë anëtarët e familjes ishin aktivë në islam: kryenin obligimet e tyre islame, lexonin Kuran, këto rrethana edhe kishin ndikuar tek ai që në moshën e hershme të ketë njohuri nga më të ndryshmet në shumicën e shkencave islame, në mënyrë të veçantë nga lëmi i Kuranit. Çdo familje myslimane, në atë kohë, prioritet mbi prioritete kishte që fëmija i saj ta mësojë përmendsh Kuranin, Librin e shenjtë të myslimanëve, e që, në njëfarë forme këtë dëshirë e kanë edhe sot e kësaj dite.

Mulla Shefkiu, ashtu si shumë bashkëkohës të kohës së tij, pasi kishte mbaruar shkollën fillore në fshatin e tij si dhe në fshatin Rogaçicë, shkollën e mesme e vazhdoi në Medresenë "Atik" të Gjilanit. Aty vijoi mësimet për tetë vjet me radhë, nga viti 1928 e deri në vitin 1936.

Në "Kujtimet" e tij, Mulla Shefkiu përshkruan për peripecitë e tij të shumta me të cilat u ballafaqua gjatë periudhës kohore sa ishte nxënës në Medrese. "Jeta në Medrese ishte tejet e vështirë, në veçanti për ne nxënësit që vinim nga fshatrat e largëta. Unë udhëtoja për çdo javë në relacionin: Hodonoc-Gjjilan-Hodonoc, në këmbë, një distancë prej 30 km në një drejtim: dimër e verë, nëpër borë dhe shi. Me vete merrja ushqimin për një javë ditë. Shpeshherë ndodhte që buka mykej, por duhej me ia hekur mykun dhe me e ngrënë ashtu". Kushtet në konvikt po ashtu ishin të vështira, nuk kishim as shtrojë e as mbulojë të duhur. Megjithatë, edhe në këto kushte të vështira duhej të mësonin, e kështu edhe ndodhi."

Shohim se si Mulla Shefkiu iu rrek mësimeve me seriozitetin më të madh, dhe arriti sukses të lartë në Medresenë "Atik". Në mesin e shumë myderrizëve, ai kishte përmendur me respekt të lartë Myderriz Abdurrahman Efendiun nga fshati Llashticë i Gjilanit, si dhe disa myderrizë të tjerë. Në vitin 1936 ai e përfundon Medresenë "Atik" në Gjilan, dhe u kthye në vendlindjen e tij, në fshatin Hodonoc, ku fillon punën si imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit.

### Shërbimi: imam, vaiz e mualim në xhaminë e fshatit Hodonoc

Pas kryerjes së Medresesë në vitin 1936, Mulla Shefkiu u caktua imam, vaiz dhe mualim në fshatin e lindjes, në Hodonoc, ku shërbeu deri në vitin 1949, kur edhe ndërroi jetë. Në të njëjtën detyrë ishte emëruar edhe nga Komuniteti Mysliman Shqiptar, kur ky i fundit e kishte shtrirë aktivitetin e tij edhe në Kosovë. Në vendimin në fjalë thuhej: "... Shefki ef. Rexhepi i emnuem për mësim-besim në Hodonoc, më 24.03.1943, paguhet nga fshatarët 500 kg. drithë në vit. Ky edhe para luftës më 1940, ishte i emnuem nga Banovina e Vardarit."[4]

Mulla Shefkiu e trashëgoi detyrën e imamit në xhaminë e fshatit Hodonoc, pra nga babai i tij, Mulla Rexhepi, i cili kishte shërbyer deri në vitin 1931, kur edhe kishte ndërruar jetë. Në ndërkohë, derisa Mulla Shefkiu kishte mbaruar Medresenë, paria e fshatit ishin marrë vesh që detyrën e imamit ta kryente përkohësisht Mulla ef. Bilalli, i cili shërbeu deri më 1936. Kurse pas vdekjes së Mulla ef. Shefkiut, më 1949, në detyrën e imamit të fshatit Hodonoc vjen Mulla Ademi, kushëri i Mulla Shefkiut, i cili punon nga viti 1952, e deri në vitin 1978, kur edhe pensionohet. Ndërkohë, që nga viti 1987, e deri në vitin 2003, imam i fshatit ishte Hafiz Abdurrahman Basha, kur edhe pensionohet. Kurse, duke filluar nga janari i vitit 2004, ishte fati që imam i fshatit Hodonoc të caktohet nipi i Mulla ef. Shefkiut, Mulla ef. Burhani, i cili këtë detyrë e kryen edhe sot e kësaj dite.

Të rrallë janë imamët që me një përkushtim aq të madh e kryejnë detyrën e imamit, ashtu siç pohonin bashkëkohësit e tij, të cilët patën rastin të jenë xhemati i tij. Gjithashtu edhe nxënësit e tij, me të cilët punonte në mejtepin e xhamisë, kishin një respekt të jashtëzakon-



shëm ndaj myderrizit të tyre. Këtë e përmendin edhe sot e kësaj dite shumë ish-nxënës apo nxënëse të tij, të cilët patën fatin të mësojnë bazat e Islamit nga hoxha i tyre i nderuar. Në bazë të shënimeve të tij që ende kanë mbetur në dorëshkrim, si dhe në bazë të kujtimeve të xhematit të tij, shihet se ai kurrë nuk kishte dalë para xhematit pa pasur konceptin e shkruar për temën që e kishte objekt trajtimi, qoftë ajo temë e trajtuar si vaz nga kursi apo hytbe e lexuar nga minberi i hytbes. Për fat të keq shumica e këtyre shënimeve janë marrë nga shumë hoxhallarë, siç do të shohim kur do të flasim për bibliotekën e tij. Përndryshe, po të gjendeshin gjithë ato shënime, të tuboheshin e të redaktoheshin, pastaj të botoheshin në një vëllim apo edhe më tepër, do të ishte një thesar i çmuar jo vetëm për Bashkësinë Islame të Kosovës, por edhe më gjerë.

Ajo që e ndihmoi Mulla Shefki ef. Rexhepin të jetë në rrjedhat bashkëkohore qe parapagimi i tij në revistën javore me titull "Islami", e cila botohej në Kajro. Në këtë revistë e kishte parapaguar nipi i tij, Muharrem Tasim Shabani, nga Përlepnica, i cili në ato vite ishte student në Universitetin e "El-Az'harit" në Kajro.

### Bibliotekë e pasur e disa brezave hoxhallarësh

Mulla Shefki ef. Rexhepi vinte nga një familje hoxhollarësh, që patën një respekt të madh ndaj fjalës së shkruar. Për këtë ai trashëgoi një bibliotekë shumë të pasur, nga disa breza hoxhallarësh, në dorëshkrime apo libra të shtypur. Si zakonisht, dorëshkrimet apo librat ishin në gjuhën arabe, turke dhe persiane. Njohja e këtyre gjuhëve ishte e domosdoshme për një hoxhë apo imam, që të jetë në gjendje të komunikojë në nivelin e duhur, si dhe t'u përgjigjet sfidave të kohës.

Pas vdekjes së Mulla Shefki Efendiut, dy axhallarët e tij, Januzi dhe Idrizi, deklaruan se "ishte gjynah që qitapet të mbesin të mbyllura e pa u shfrytëzuar prej askujt". Në njëfarë mënyre kjo ishte një shpallje për të interesuarit, që të vijnë dhe të marrin librat në bibliotekën e familjes, e që ishin trashëguar brez pas brezi. Pas përhapjes së këtij lajmi shumë hoxhallarë, në fillim nga fshatrat përreth, nisën të shkojnë në bibliotekë për të marrë librat që ata donin.

Kështu, sipas fjalëve të vëllezërve të tij, Hakiut dhe Raifit, me javë dhe muaj të tërë nuk ishin ndalur duke bartur libra, e ata hoxhallarë ishin: Hafiz ef. Kallaba, imam në fshatin Roganë, pastaj Mulla Selimi, nga fshati Topanicë, Mulla Mehmet Dobrosini, nga fshati Dobrosin, si dhe shumë hoxhallarë të tjerë, të cilët bartnin libra edhe me kuaj. Madje dy vëllezërit, Hakiu dhe Raifi, tregojnë se nga biblioteka në fjalë një numër i konsideruar i librave kishin shkuar edhe në Sarajevë, atëherë kur një ekipi i posaçëm i hoxhallarëve kishte ardhur prej kryeqendrës së myslimanëve në ish -Jugosllavi për të parë se me çfarë fondi të librave dispononte biblioteka në fjalë. Më në fund komisioni zgjodhi librat më të rëndësishëm, e të cilët i dërgoi në Sarajevë.

I vetmi person që i ishte kundërvënë idesë së shpërndarjes së librave në këtë mënyrë kishte qenë ish-bashkëshortja e Mulla Shefkiut, e cila kishte thënë se: "në familjen tonë kemi mjaft djem, të cilët në të ardhmen do të merren me këtë thesar të trashëguar për breza të tërë".

(1) Mr. Sc. Xhavit Kryeziu, Pishtarët e shkollave shqipe në Dradanë (Kamenicë) I, Gjilan, 2006, f. 65 (2) Dr. Atanasije Urosheviç, Novobrdska Kriva Reka, Prishtina, 1966, Str,128(3) Ibid. str. 128. (4) Arkivi i Kosovës, dosja nr. 17. Viti, 1943.

Mr. Artan S. Mehmeti

# Mjedisi sipas shkencës dhe Kuranit

Mjedisi ku jetojmë dhe zhvillojmë veprimtarin tonë është mjaft i rëndësishme, por fatkeqësisht është shumë i ndotur. Faktori kryesor i ndotjes është vetë njeriu me punën e tij. Më qëllim të mbrojtës së mjedisit nga ndotja dhe shkatërrimi në botë janë zhvilluar dhe vazhdojnë të zhvillohen konferenca, si nga shkencëtarët ashtu edhe nga krerët e shteteve..

## Ç'është mjedisi?

Në literaturën shkencore nga fusha e mjedisit hasim shumë përkufizime për mjedisin. Ai që ne e kemi zgjedhur është përkufizim më i thjeshtë dhe më i kuptueshëm. Çdo gjë që gjendet rreth nesh quhet mjedis (ajri, toka, ujërat e lumenjve, liqeneve, deteve e oqeaneve, ujërat nëntokësore si dhe gjithçka që jetojnë në të).

## Mjedisi në shërbim të njeriut

Çdo gjë që ekziston në planetin Tokë është në shërbim të njeriut. Që nga lindja, e deri në momentin e vdekjes, njeriu është në kontakt të pandërprerë me mjedisin. Njeriu nga mjedisi merr gjithë elementet e nevojshme për jetë.

Atmosfera është shtresa e gaztë e Tokës, dhe luan një rol të dyfishtë për zhvillimin e jetës në të. Është një shtresë vitale që ushqen jetën në Tokë, si dhe mbron Tokën nga veprimet e dëmshme të hapësirës së jashtme. 1. Atmosfera është burim i oksigjenit për frymëmarrjen e njeriut dhe gjallesave, burim i dyoksidit të karbonit për fotosintezën e bimëve, si dhe burim i azotit që, në formë kimikisht të lidhur, është një faktor esencial i jetës, e në atmosferë gjithashtu realizohet edhe qarkullimi i ujit në natyrë. 2. Atmosfera mbron Tokën nga efekti përëvlues i rrezeve të Diellit, e shtresa e ozonit mbron Tokën nga rrezet ultraviolet. Meteorët, kur arrijnë në atmosferën e Tokës, ndizen dhe digjen. Brezi Van Alen e mbron Tokën nga efektet shkatërruese dhe dëmtuese të hapësirës. Ndërsa, uji ka rëndësi të madhe për njeriun. Jeta e njeriut nuk do të ishte e mundur pa ujë sepse, njeriu e shfrytëzon ujin në mënyrë direkte, si për: pirje dhe pastrim, si dhe në mënyrë indirekte për: industri, bujqësi, blegtori, transport, nxjerrje të ushqimit, tregti (biznes) duke e shitur atë etj.

Toka është bazament i prodhimit të biomasës, burim ushqimi për bimët, kafshët, dhe njerëzit. Është vendi ku shpërbëhen trupat e kafshëve, ku bimët dhe njerëzit vdesin; ku pastrohen dhe pasurohen ujërat nëntokësore, pastaj vepron si filtër dhe stabilizator natyror; është rezervuar vendbanimesh dhe gjenesh ku shumë bimë, mikroorganizma e kafshë jetojnë dhe zhvillohen në dhe; është themel fizik mbi të cilin ngrihen të gjitha ndërtesat, infrastruktura, shtëpitë, ndërmarrjet industriale, rrugët etj.; është burim i lëndëve të para për ndërtim, për prodhimin e pajisjeve shtëpiake; është burim i madh i energjive ripërtëritëse: dru zjarri, kashtë, bar (sanë), etj.

Bimët luajnë një rol shumë të madh në natyrë, si në jetën e kafshëve ashtu edhe në atë të njeriut. Këtu përmenden proceset, duke nisur që nga prodhimi i oksigjenit dhe pakësimi i gazit karbonik, që realizohet përmes procesit të fotosintezës, e deri te prodhimi i lëndëve organike me të cilat ushqehet vetë bima, por edhe jo rrallë kafshët dhe njeriu. Kohëve të fundit është rritur në mënyrë masive kultivimi i bimëve mjekësore. Një rol i tillë është evidentuar që në kohërat e lashta, gjë e cila me rritjen e civilizimit të njeriut nisi të konsiderohej gjithnjë e më tepër me rëndësi, si dhe të shtohen njohuritë nga ky aspekt.

Kafshët kanë rëndësi të madhe në jetën e njeriut, pasi që prej tyre marrim prodhimet e shumta blegtorale, të cilat i përdorim për ushqim (mishi, qumështi, yndyra, vezët, mjalti etj.); si lëndë e parë në industri, si dhe për punë të tjera shtëpiake (leshin, lëkurën, puplat, qimet etj.), prej të cilave fitohen rrobat, këpucët dhe gjërat e tjera. Nga brirët, thundrat, eshtrat, zorrët dhe gjaku përfitohen ushqime të kafshëve shtëpiake; plehu, i cili është i nevojshëm për mbajtjen e pjellshmërisë së tokës



dhe strukturës së saj; për transportimin e tij dhe gjërave të nevojshme, si dhe në lavrimin e tokës bujqësore. Duke e studiuar rolin e atmosferës, ujit, tokës, bimëve dhe kafshëve, pamë se gjithë këta komponentë që e formojnë mjedisin janë të lidhur ngushtë njëri me tjetrin, sa nëse mungon njëri nga këta do të ishte e pamundur ekzistenca e mjedisit jetësor. Gjithashtu, pamë se gjithë këta komponentformues të mjedisit janë të domosdoshëm për jetën e njeriut. Nga kjo që u tha kuptojmë se çdo gjë që është krijuar në mjedisin jetësor është në shërbim të njeriut. Këtë na tregon edhe Zoti xh.sh., kur thotë në Kuran: "Ai (Allahu) është që për ju krijoi gjithçka që ka në tokë..." (El Bekare, 29).

**Ndotja dhe mbrojtja e mjedisit**

Ç'është ndotja?

Ndotja paraqet hedhjen e materialit kontaminues (ndotës) në mjedis. Ajo shkaktohet kryesisht nga aktivitetet e njeriut, por gjithashtu mund të jetë rezultat i fatkeqësive natyrore. Ndotja ka ndikim dëmtues në çfarëdo organizmash të gjallë në mjedis, duke e bërë praktikisht të pamundur qëndrueshmërinë e jetës.[1]

**Ndotja e mjedisit dhe pasojat**

Kemi ndotje të tokës, ujit dhe ajrit. Ndotja e tokës paraqet ndotjen e sipërfaqes natyrore të tokës nga aktivitetet industriale, komerciale, shtëpiake dhe bujqësore, ndotja e ujit paraqet hedhjen e materieve kimike, biologjike dhe fizike nëpër sasi të mëdha të ujit, të cilat materie shkatërrojnë cilësinë e gjallesave në të dhe që e shpenzojnë atë dhe, ndotja e ajrit paraqet grumbullimin e atyre substancave të rrezikshme në atmosferë, të cilat substanca rrezikojnë jetën e njerëzve dhe të gjallesave të tjera.[2]

Njeriu gjithmonë ka ndikuar në mjedisin jetësor dhe anasjelltas. Ai, me ose pa vetëdije, duke i shfrytëzuar të mirat e mjedisit, në të shumtën e rasteve ndikon negativisht, gjegjësisht ndikon keq në pamjen dhe përbërjen e tij, duke i hedhur mbeturinat në hapësira të hapura, duke e ndotur ajrin me gazra të ndryshme të dëmshme edhe për vetë njeriun, duke e ndotur ujin në mënyra të ndryshme, duke i shkatërruar pyjet, etj.[3] Mjedisi sot paraqet një problem global, dhe është një nga problemet e përbashkëta, si të vendeve të pasura ashtu edhe të varfra, si të atyre të zhvilluara ashtu edhe të atyre në zhvillim.

Siç u përmend edhe më lart, kemi tri lloj ndotjesh: ndotjen e ujit, ajrit dhe tokës. Ndotja e mjedisit shkakton pasoja të mëdha si në mënyrë direkte ashtu dhe në mënyrë indirekte. Ndotja e tokës, e cila vjen si rezultat i shpyllëzimit, erozionit, hedhjes së mbeturinave në vende jo adekuate, si të atyreve industriale ashtu edhe atyreve të konsumit shtëpiak, etj., pra shkakton helmimin apo humbje të shtresës pedologjike (sipërfaqësore). Kjo shtresë nga njeriu përdorët për zhvillimin e bujqësisë dhe blegtorisë, nga të cilat njeriu siguron ushqimin.

Ndotja e ujit ka burime të shumta, e ato vijnë: nga rënia e ndotjes së atmosferës, nga burimet industriale, nga plehrat bujqësore, nga plehrat e ndryshme, nga ujërat e zeza, materialet radioaktive, etj. Ca nga elementet ndotës të ujërave të zeza janë: arseniku, kromi, bakri, merkuri, zinku, etj. Ndotja shkon shpesh në produktet ushqimore si: mish, peshk, qumësht, djath, vajra etj., e që mund të përmbajnë sasi elementesh toksike, si: arseniku, merkuri, seleni etj. Ndotja e ujit sjell pasoja të rënda, si për jetën e njeriut ashtu edhe të gjitha gjallesave tjera që jetojnë në planetin Tokë. Nga ndotja e ujit shkaktohen dhe përhapen shumë lloje të sëmundjeve.[4]

Atmosfera e planetit tonë çdo dit e më tepër është duke u ndotur, e shkaktari kryesor që e ndot atmosferën është veprimtaria e pakontrolluar e njeriut. Shkaktar të ndotjes së ajrit janë: zhvillimi i industrisë (këtu përfshihen të gjitha llojet e industrisë), zhvillimi i komunikacionit, djegia e mbeturinave, etj. Ajri që ne thithim është i mbushur me elemente të rrezikshme për jetën, si: CO2, Pb, NO2 etj. Nga ndotja e ajrit shfaqen një numër i madh sëmundjesh, si: lloje të ndryshme kanceri, sëmundje në organet e frymëmarrjes etj. Një studim i ri tregon se në botë më shumë se dy milion njerëz vdesin çdo vit nga efektet e shkaktuara nga ndotja e ajrit. Sipas gazetës për Kërkimet Mjedisore, rreth 2.1 milion vdekje në vit shkaktohen nga rritja e grimcave të dëmshme në ajër. Kësaj shifre të frikshme i shtohen edhe 470 mijë vdekje të shkaktuara nga zgjerimi i përvitshëm i vrimës së ozonit.[5]

Problemet mjedisore nuk janë krijuar vetëm në kohët



moderne, mirëpo këto probleme janë trashëguar edhe prej gjeneratave shumë më të vjetra. Deri në kohën e revolucionit të madh industrial, i cili ndodhi në Britani gjatë shekullit XIX – të, mjedisi natyror ishte në gjendje që t'i përballojë ndotjet, duke qenë në gjendje të vetëpastrohet. Pas revolucionit industrial çdo gjë ndryshoi. Si pasojë e zhvillimit të shpejtë ekonomik, industrialë dhe teknologjik, në nivel global ndodhën çrregullime të mëdha mjedisore, duke derivuar ndërhyrje të mëdha në mjedis, ndotje dhe shkatërrim të mjedisit.

Shtrohet pyetja se ç'është mbrojtja e mjedisit?

Mbrojtja e mjedisit është praktikë e mbrojtjes së mjedisit, në nivel individual, të organizatave ose të qeverisë, në dobi të mjedisit natyror dhe (ose) të qenieve njerëzore.[6]

**Mbrojtja e mjedisit në botë dhe rëndësia e saj**

Problemi i ruajtjes së mjedisit natyror sot është bërë objekt diskutimi në shkallë ndërkombëtare. Në 20 vitet e fundit ka pasur një rritje të ndërgjegjësimit të njerëzve për rëndësinë e mbrojtës së mjedisit, por interesi i njerëzve për mbrojtjen e mjedisit nuk është një shpikje e re e këtyre viteve të fundit. Termi "Mbrojtje e Natyrës" për herë të parë është përdorur qysh në vitin 1888, nga Erns Rudorff.[7]

Në vitet e '70-ta, njerëzit filluan të merreshin seriozisht me vartësinë midis shfrytëzimit të burimeve dhe problemeve të mjedisit. Në vitet e '80-ta, OKB-ja e drejtoi vëmendjen dhe përgatiti një raport që tregoi sa ngushtë lidhet shkatërrimi i mjedisit me rritjen ekonomike. Në vitet e '90-ta, disa shtete u përpoqën të jenë të një mendjeje për masat konkrete që duheshin marrë për mbrojtjen e mjedisit.[8] Më qëllim të mbrojtjes së mjedisit u zhvilluan disa konferenca, si: Konferenca e Stokholmit, në vitin 1972, e Rio de Zhanieros më '92, ku morën pjesë rreth 100 kryetarë shtetesh, e Kajros më 1994, e Kopehnagës më 1995, e Pekinit më 1996, e Romës më 1997, e Johanesburgut më 2002, etj. Nga këto konferenca dolën disa platforma apo plane veprime të përbashkëta, siç është: Agjenda 21, Deklarata e Johanesburgt etj. Asambleja e Përgjithshme e OKB caktoi 5 qershorin si "Dita Botërore e Mjedisit", sepse në këtë datë ka filluar Konferenca e Kombeve të Bashkuara mbi Mjedisin, që u mbajt në vitin 1972, në Stokholm, nën udhëheqjen e Programit Mjedisor të Kombeve të Bashkuara.[9]

Mjedisi ku ne jetojmë dhe zhvillojmë veprimtarinë jetësore është mjaft i rëndësishëm për jetën e njeriut, prandaj ne duhet që ta ruajmë atë nga shkatërrimi dhe ndotja. Mjedisi i pastër ka rëndësi, për shkak së njeriu ka nevojë për ajër të pastër që të marrë frymë lirshëm, ka nevojë për ujë të pastër që ta konsumojë për pije, për pastrim dhe ushqim, si dhe për ambient të pastër jetësor, pastaj edhe për ujitjen e bimëve bujqësore, që i shërbejnë për ushqim etj. Pra, ka nevojë për mjedis të pastër që të këtë një trup të shëndetshëm, si dhe t'i zhvillojë aktivitet e tij gjatë kohës së lirë, si: të shetitet, të luajë në park ose të notojë në dete, liqene a lumenj të pastër.

Nga ajo që ne e analizuam më lart rreth ndotjes së mjedisit kuptojmë se shkaktari kryesor i ndotjes dhe shkatërrimit të mjedisit, me vetëdije apo pa vetëdije, është vetë njeriu. Gjithashtu kuptojmë se mjedisi i pastër është shumë i rëndësishëm për jetën e njeriut, prandaj njeriu duhet t'i kushtojë shumë kujdes dhe ta ruajë atë nga shkatërrimi dhe ndotja.

Në Kuran Zoti xh.sh. na tregon se njeriu me veprat e tij është shkaktar i ndotjes dhe shkatërrimit të mjedisit. Gjithashtu Zoti xh.sh. na thërret që ta ruajmë mjedisin jetësor, duke u tërhequr nga të këqijat që ne ia shkaktojmë me veprimtarinë tonë.

Për këtë Zoti xh.sh. në Kuran thotë:"Për shkak të veprave (të këqija) të njerëzve, në tokë e në det janë shfaqur të zeza (bela, skamje, katastrofa, humbje e bereqetit etj.), e për ta përjetuar ata një pjesë të asaj të keqeje që e bënë, ashtu që të tërhiqen (nga të këqijat)." (Rum, 41).

(1) http://keecorganisation.com/tmp/images/stories/pdf/MbrojtjaMjedisit.pdf shikuar më 01.06.2015. (2) Po aty. (3) Ministria e Mjedisit dhe Planifikimit Hapësinor, Edukimi dhe ndërgjegjësimi mjedisor, Prishtinë, 2009, f. 4 – 5. (4) Dr. Sc. Ibrahim Ramadani, Mbrojtja e Mjedisit, Ligjërata, Universiteti i Prishtinës, Prishtinë 2007. (5) http://www. ammk-rks.net/?page=1,7,199 shikuar më 05.06.2015. (6) http://keecorganisation.com/tmp/images/stories/pdf/ MbrojtjaMjedisit.pdf shikuar më 01.06.2015. (7) Dr. sc. Ibrahim Ramadani, Mbrojtja e Mjedisit, Ligjërata, Universiteti i Prishtinës, Prishtinë 2007. (8) Leiv Mjeldheim, Sølvi Lillejord, Erik Sølvbergr, SPEKTRI, Shtëpia Botuese Rozafa, Prishtinë 2006, f 184 – 185. (9) Dr. sc. Romeo Hanxhari, Zhvillimi i qëndrueshëm, Leksione, Tiranë 2011.

Besnik Jaha

# Recension për librin "Fikhu i prioriteteve" të Jusuf Kardavit

**(Fikhu i prioriteteve - Studim për një ndriçim të ri të Kuranit dhe Sunetit, një libër që para kuantitetit vlerëson kualitetin.)**

"Fikhu i prioriteteve" vërtet është një studim për një ndriçim të ri të Kuranit dhe Sunetit, që synon vendosjen e çdo gjëje në pozitën e vet, qoftë nga normat, vlerat ose veprat, në mënyrë që të mos prolongohet ajo që meriton t'i jepet përparësi, e as t'i jepet përparësi asaj që duhet prolonguar; as të zvogëlohet çështja e madhe, por as të zmadhohet çështja e vogël. Është një libër që synon parandalimin e teprimit nga ana e atyre që e teprojnë, si dhe eliminimin e neglizhencës tek ata që neglizhojnë.

Libri me titull "Fikhu i prioriteteve" i dijetarit më të madh bashkëkohor të jurisprudencës islame (Fikhut), Jusuf Karadavit është një studim, siç thotë vetë autori, i një rëndësie tejet të veçantë, ngase në bërthamë shtjellon dhe analizon problemet që kanë çrregulluar vlerat dhe balancat e ndryshme, nga aspekti i vizionit juridik, pra në vlerësimin e çështjeve, ideve e punëve. Pra, ky është një studim që tregon se cilit nga vargjet e urdhrave hyjnorë dhe udhëzimeve profetike i jepet përparësi, e cili duhet prolonguar; cili të renditet i pari, cili i shtatëdhjeti… Apo, siç e thekson edhe vetë autori i librit në një nga parathëniet e librit, sidomos ndihmon në paraqitjen e defekteve në peshojën e prioriteteve te myslimanët në epokën tonë.

Në mbi 300 faqet e këtij libri Jusuf Kardavi ka shpjeguar:

Nevojën e ymetit për kuptimin e prioriteteve;

Ndërlidhjen e Fikhut të prioriteteve me llojet e tjera të Fikhut;

Prioritetet e cilësisë përballë sasisë;

Prioritetet në fushën e diturisë dhe mendimit;

Prioritetet në fushën e fetvasë dhe thirrjes;

Prioritetet në fushën e veprimit (punës);

Përparësitë në fushën e urdhëresave;

Prioritetet në sferën e ndalesave;

Prioritetet në fushën e reformës-përmirësimit;

Fikhun e prioriteteve në trashëgiminë tonë; dhe

Fikhun e parësores në thirrjet e reformatorëve të epokës së re.

Përndryshe, kjo ndarje njëherit është edhe ndarja e këtij libri, pra në njëmbëdhjetë kapituj.

Duke qenë se sot në mesin e myslimanëve janë ekuilibuar parësorja dhe dytësorja, dhe kjo gati në çdo aspekt, ky libër i dijetarit Jusuf Kardavi vjen si një ndriçues, dhe ndarës mes prioriteteve dhe gjërave sekondare. Në një aspekt kjo del edhe si njëfarë domosdoshmërie e të ekzistuarit të këtij lloji të Fikhut, pra Fikhut të prioriteteve. Sepse sot më shumë se kurrë është çrregulluar kriteri vlerësues i prioriteteve në mesin e myslimanëve.

Ky pra është një studim që, siç thotë autori, hedh dritë mbi një sërë prioritetesh të legjislacionit, për të cilat ekzistojnë argumente, e të cilat ndoshta e luajnë rolin e orientimit ideologjik dhe të saktësimit të platformës, si dhe konsolidimin e këtij lloji të të kuptuarit.

Në mënyrë të veçantë, ky libër është një nga abetaret e thirrësve (daive), ku do të mësojnë ndarjen dhe radhitjen e prioriteteve, që pastaj para besimtarëve çështjet t'i interpretojnë përshkallëzisht, siç janë dhe siç duhet. Në realitetin tonë ky libër është ndër më të nevojshmit për, sidomos imamët dhe shërbyesit nëpër xhamitë anekënd vendit, të cilët edhe janë adresa e parë e besimtarëve për të marrë ndonjë përgjigje për nevojat e tyre të ndryshme. Pra, libri sqaron se çka është parësore dhe çka është dytësore, ku duhet të lehtësohet, e ku duhet të vështirësohet, e kështu me radhë.

"Ndoshta në këtë do të ketë diç që do të parandalojë teprimet e ekstremistëve dhe neglizhimet e neglizhentëve, por edhe t'i përafrojë pikëpamjet e aktivistëve të sinqertë për Islamin", thotë autori.

"Fikhu i prioriteteve (Studim për një ndriçim të ri të Kuranit dhe Sunetit)" është një studim që synon vendosjen e çdo gjëje në pozitën e vet, qoftë nga normat, vlerat ose veprat, në mënyrë që të mos prolongohet ajo që meriton t'i jepet përparësi, as t'i jepet përparësi asaj që duhet prolonguar; as të zvogëlohet çështja e madhe, por as të zmadhohet çështja e vogël, e kështu me radhë.




Kjo edhe na çon në idenë e harmonisë universale, të cilën e hasim kudo në krijimtarinë e Allahut të Madhërishëm: në njeriun, natyrën, gjithësinë…

Edhe sipas filozofëve (Aristotelit), përveç dobisë dhe drejtësisë, harnomikja ka edhe estetikën. Madje, kjo e fundit qëndron kryekëput mbi harmoniken, të përsosurën. Ky mendim është mbështetur edhe nga studiuesit e estetikës islame (Oliver Leaman), të cilët kanë thënë se estetika në Islam qëndron kryekëput mbi harmoninë. Thënë ndryshe, t'i vësh gjërat në vendin e tyre është edhe e bukur por edhe e dobishme. Ndërsa, në planin psikologjik dhe social kjo çon në konkluzionin e kategorisë së sinqeritetit dhe drejtësisë.

Ky libër është i atillë që para kuantitetit vlerëson kualitetin, para sasisë vlerëson cilësinë, dhe këtë e mbështet në librin e Zotit, në një varg citatesh, ku ndër të tjera specifikohet se Zoti edhe e qorton shumicën që nuk mendon, nuk beson apo nuk falënderon.

Njohja e Fikhut të prioriteteve çdo thirrësi (imami) do t'i kishte ndihmuar në njohjen e brendshme të prioriteteve dhe në njohjen e prioritetit të synimeve të brendshme ndaj gjërave sipërfaqësore, siç titullohet një nënkapitull në kapitullin e katërt, dhe jo të vazhdojë pasimi i verbër i gjërave pa njohjen e tyre (pozitës që kanë).

Në të kundërtën, një mungesë e këtij lloji të interpretimit do të çonte në një shndërrim të pozitës së gjërave, çka do të vështirësonte jetën e çdo besimtari. Është Allahu Ai që ka vendosur gjërat në vendin e tyre, dhe pa dyshim se në mënyrë të drejtë dhe të përsosur. Prandaj, edhe besimtari duhet pranuar dhe interpretuar siç janë, dhe jo të tentojë t'ua ndërrojë vendet, e kështu ta bëjë jetën më të rrepë dhe më ekstreme. Ndërsa nëntitullin Studim për një ndriçim të ri të Kuranit dhe Sunetit, assesi nuk duhet kuptuar si një tendencë për interpretim të ri të Kuranit dhe Sunetit, krijim tariakati apo rrymë interpretimi jashtë atyre që kanë ekzistuar, por duhet kuptuar si një nismë për ndriçimin e një fushe të re, pra një studim i një ndriçimi të ri të Kuranit dhe Sunetit, e që synon Fikhun e prioriteteve, që dijetari me renome botërore, Jusuf Kardave e nisi para vitit 1994.

Ndërsa përkthyesi i këtij libri, Rexhep Suma, tashmë është një penë e dëshmuar në përkthimet nga gjuha arabe, pasi më parë ka përkthyer edhe: "Bota e Melaikeve" të autorit Sulejman Omer Eshkar (2005), si dhe shumë artikuj të fushave të ndryshme.

Dr. Nuridin Ahmeti

# Gjurmëve të veprimtarisë kombëtare të ulemave të Plavës dhe Gucisë, të viteve (1878- 1930)

Ndër personalitetet më në zë që me punën e tyre lanë gjurmë në historinë tonë kombëtare janë: Mulla Jahja Plava, Mulla Osman Çela, Ismail efendi Nikoçi, Hoxhë Nokshiqi, Mulla Sadi Musaj, Mulla Hysen Ali Gjonbalaj (Vuthi), Mulla Agan Koja etj.

Historia ka përmendur, ka studiuar dhe ka përkujtuar me shumë nderim shumë nga figurat historike që qëndruan stoikisht në shumë ngjarje me rëndësi në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare, por jo shumë është folur edhe për figura që qëndruan dhe kontribuuan në këto ngjarje madhore për historinë tonë kombëtare. Në këto ngjarje ndoshta ekzistonte edhe ndonjë moment shpirtëror, e që lidhet me figurat e parisë fetare të kohës. Ishin edhe ata që ditën të qëndronin pranë shumë figurave të mëdha intelektuale dhe luftëtarëve të kohës.[1]

Ishin shumë figura të ulemave shqiptarë të asaj kohe që, për një arsye apo tjetër, pothuajse ishin fshirë krejtësisht nga faqet e historisë, pavarësisht se mungesa e një copëze në mozaikun e madh të historisë sonë kombëtare e bën ngjarjen historike të paplotë. Janë ndoshta këto aspekte, në dukje të vogla, që mund të bashkohen ashtu që të kontribuojnë që pamja të qartësohet edhe gjithnjë e më shumë.[2] Një fat të tillë e kishin edhe ulemaja e Plavës dhe Gucisë, të cilët edhe përkundër kontributit të tyre të gjithanshme në të mirë të çështjes kombëtare u "anashkaluan".

Ndër personalitetet më në zë që me punën e tyre lanë gjurmë në historinë tonë kombëtare janë: Mulla Jahja Plava, Mulla Osman Çela, Ismail efendi Nikoçi, Hoxhë Nokshiqi, Mulla Sadi Musaj, Mulla Hysen Ali Gjonbalaj (Vuthi), Mulla Agan Koja etj. Këta patriotë, të pajisur me dije fetare dhe kombëtare, nuk do ta ndalin veprimtarinë e tyre, qoftë kur ishte fjala me pushkë, e qoftë edhe në aspektin arsimor. Në veçanti kontribut të pakursyer dhanë për t'i dalë në ndihmë Ymer Prizrenit, Haxhi Zekës, e Hoxhë Kadri Prishtinës e krerëve të tjerë të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, ndërsa puna e tyre përshkruhet kështu: "Prej minareve të xhamive të "Kasabavet" të Plaves e të Gucisë hoxhallarët thërrisnin me zë të lartë, sipas Kuranit, "ezanin" për shpëtimin e vatanit."[3]

### Ulemaja e Plavës dhe Gucisë në mbrojtje të vatanit

Ndër veprimtarët më të dalluar të ulemave të kësaj ane, që gjithë jetën ia kushtuan çështjes së çlirimit dhe bashkimit kombëtar, janë:

Mulla Jahja Plava: Sekretar dhe këshilltar i Ali Pash Gucisë, kadi i Plavës, shok e bashkëpunëtor i Jakup Ferrit, mik i Haxhi Zekes. Kur në vitin 1878 po bëheshin provokime të ndryshme, si ai i ngjyrosjes së xhamisë me gjak derri në Pepaj, në Ditën e Bajramit, dhe kur Paria e asaj ane, si Binak Alia, e kërkuan mendimin e Mulla Jahjasë për këtë çështje, ai, në mes tjerash, do të deklaroj: "...populli duhet të mos binte në grackën e atyre që sajojnë incidente si ai i përdhosjes së xhamisë në Pepaj me gjak thiu…, ne kemi hesape me ta për punë të vatanit, sepse vatani është i shejt."[4]

Mulla Osman Çela: Hoxhë në krahinën e Plavës e Gucisë, në vitin 1878 do t'ia djegin xhaminë ku shërbente, do ta vrasin hoxhën dhe kokën do t'ia vënë në majën e një huri. Kokën së bashku me hurin do ta vendosin në majën e një kodre, me qëllim që të shihej prej së largu. Ky veprim ndaj hoxhës kishte ndodhur pas reagimit të tij ndaj veprimit të pushtuesve kundër grave; të cilave ua kishin prerë sisat për së gjalli dhe i kishin lënë derisa kishin vdekur. Hoxha kishte organizuar rezistencë ndaj tyre, sepse gjërat e tilla ishin të papërballueshme për hoxhën dhe xhematin e tij. Ishte shok i Jakup Ferrit.[5]

Ismail efendi Nikoçi: Ismail Ferhat Nikoçi[6] u lind në Guci, më 1876. Ishte i shquar si bashkëpunëtor i Ali Pashë Gucisë. Me interesimin e Ali Pash Gucisë, në moshën dhjetëvjeçare, e dërguan në shkollën fillore, për të vazhduar më pas të mesmen në medresenë e Pejës, dhe më pas studimin e sheriatit në Selanik, ndërsa

në moshën njëzetekatërvjeçare kthehet në vendlindje. Një kohë qëndroi pranë Mulla Jahja Plavës, për të fituar eksperiencë nga fusha e kadiut për Plavë e Guci. Ishte edhe njeri nga udhëheqësit e Komitetit "Mbrojtja Kombëtare e Kosovës", si dhe bashkëpunëtor i Isa Boletinit.[7]

Mulla Agan Koja: Lindi në Plavë, më 1892. Ishte imam në Plavë, si dhe një nga drejtuesit e luftës kundër pushtuesve serbë në krahinën e Plavës dhe Gucisë, veçanërisht gjatë viteve 1919-1924. Ishte edhe përkrahës i H. Ferrit e Ismail ef. Nikoçit, bashkëthemelues dhe drejtues i Komitetit "Mbrojtja Kombëtare e Kosovës"[8] për Plavë dhe Guci[9], si dhe udhëheqës i çetës kundër forcave pushtuese së bashku me Mulla Xhemën.[10] Pas vitit 1919 ishte shpërngulur në krahinën e Tropojës, ndërsa i vazhdoi aksionet luftarake dhe propagandën atdhetare dhe nuk u ndal së vepruari në dobi të çështjes kombëtare e fetare deri në vitin 1930, kur edhe vritet nga forcat serbe.[11]



*Hoxhë Nokshiqi është njëri nga përjetuesit e masakrave serbo-malazeze të viteve 1912-1913*



*Mulla Hysen Ali Gjonbalaj (Vuthi)*

### Ulemaja e Plavës dhe Gucisë, kontribuues të arsimit kombëtar

Dy patriotët nga Plava: mulla Sadi Musaj dhe mulla Hysen Ali Gjonbalaj (Vuthi), ishin ndër të parët që do t'ua mësonin shkronjat shqipe popullatës të asaj ane.

Mulla Hysen Ali Gjonbalaj (Vuthi): Shkronjat shqipe ishin sjellë në këto anë nga mulla Sadi Musaj dhe mulla Hysen Ali Gjonbalaj (Vuthit), përkatësisht në vitin 1909, dhe ishin futur në jetë në fill të pranverës së vitit 1916. Ishin ndër shpresat e para për ruajtjen e ndjenjës kombëtare. Vonesën e përdorimit e pengoi gjendja e atëhershme ballkanike etj. Më pas, me arritjen e pushtuesit austro-hungarez, i cili duke pasur interesat e veta u paraqit me metoda të buta ndaj popullatës që kishte përjetuar vetëm vuajtje, tmerr dhe gjenocid, edhe vetë popullata e kësaj ane u habit nga një reklamë e tillë. Sundimi i tillë (1916-1918) me sjellje të urtë arriti që popullatës në varfëri të skajshme t'i pëlqejë, sepse kishte shenjat e para të lirisë. Për herë të parë pushtuesit jo vetëm se nuk i pengonin të flisnin shqip, por bënë edhe disa lëshime administrative në dobi të shqipes.[12] Për realizimin e këtyre befasive mbetej që edhe paria e vendit të angazhohej për realizimin e tyre më për së afërmi. Ndër "shpresat fatlume" ishte rasti i hapjes të shkollës shqipe, së pari në Vuthaj e pastaj edhe në Guci e Plavë. Kujtimet e ish- nxënësve të këtyre alimëve të mbledhur me kujdes nga Hasan Gjonbalaj, ne mendojmë t'jua risjellim edhe njëherë lexuesve, dhe atë për disa arsye:

E para – të shihet se me dashamirësi i kanë ruajtur dhe i tregojnë kujtimet për hoxhallarët e tyre.

E dyta – se si i trajtoi populli ku shërbyen ata, duke i respektuar maksimalisht, por edhe duke u thurur vargje për dijen dhe trimërinë e tyre.

E treta – ndoshta kjo formë e mbledhjes së kujtimeve do të troket edhe në ndërgjegjen tonë, që edhe ne të fillojmë të mbledhim kujtime prej hoxhallarëve tanë, të cilët ende jetojnë dhe kanë mjaftë çfarë të na tregojnë.

"Në qendër të lagjes Gjonbalaj ishte ndërtesa "mejtep", e punuar dekada më parë. Aty zuri fill jo vetëm që mësuesi të flasë shqip, Hysen efendi Vuthi, por edhe ua prezantoi shkronjat shqipe."[13]

Ja si rrëfenin nxënësit e parë që ndiqnin mësimin në këtë fill gëzimi: "...me tellall lajmëruan për me u bashkua popullata e moshës 8 - deri në 20 vjeç. Shumica ishim çobanë, por lajmi na erdhi kudo edhe nëpër

maja bjeshkësh, ngase thoshin se thërret paria e vendit, ku u bashkuam shumë vuthjanë në Mokna, nën hije të Plepit, meqë ishte pranverë. Përshëndeteshim me njeri-tjetrin, dhe uleshim lirshëm në atë bari të blertë. Para nesh u ngrit në këmbë Hysen Alia Gjonbalaj. E njihnim, por atë ditë ishte me mjekër, e edhe më serioz. – "Dëgjoni vuthjanët e mi, sot e pas kemi me mësua bashkë në "mejtep"." Ngase e çmonim me respekt shenjën e ngritjes në këmbë, sikur skifteri kur bie në pula, u gjetëm pip në këmbë. – "Të gjithë pas meje, nga mosha 8-deri në njëzet vjeç." Mori brisë në drejtim të "mejtepit". – "Nuk na nxënë të gjithëve, sot të hyjmë brenda vetëm ata nga 8-15 vjeç!" Brendia ishte e pandarë, e lyer me gëlqere të bardhë. Dyshemeja e shtruar me çullë, rreth e përqark me jastëk. Zumë vend si kishim edhe shprehi nëpër odat tona "këmbëkryq". Një pjesë mbeti pip në këmbë, ngase nuk kishte vend. Të tjerët, të moshave të ndryshme, dëgjonin para dere. Mulla Hyseni, se emrin mësues edhe nuk e dinim, derisa e kuptuam nga ai, nisi "vasin", ndryshe nga ajo që kishim dëgjuar hoxhë më parë. Ne qëndronim në këmbë derisa ai i thoshte duatë me lëvizje të qetë të buzëve, duke përfunduar zëshëm: "Amin!", kur edhe ne iu bashkëngjitëm: "Zoti na fali për me ditë për veti, familje, farefis, gjuhën e nënës, komb dhe vatan. Sa ma shumë që dimë, aq ma tepër edhe Zoti na donë, dhe aq më të mirë jemi, aq më bujar dhe, gjithsesi, edhe ma trima. Kush nuk ka vatan, nuk ka din as iman.Vatani është toka e babagjyshave, që na e lan edhe gjuhën shqipe."

Kështu e nisi dhe e përfundoi me shprehje edhe më të afërta për ne, meqë edhe më të moshuarit ishim mësuar që nga goja e hoxhës të dalë vetëm dua drejtuar Zotit, e jo edhe këso fjalë.

Ai e ngriti tonin e zërit kur pa se në oborr arritën një turmë e madhe njerëzish. Mori qëndrim të tërthortë në derë, dhe shtoi: "Me veti solla shkronjat në gjuhën shqipe." Nuk duartrokisnim në atë kohë. E mira përcillej me shprehjet: "Të lumtë!", "Kjofsh faqebardhë!" etj. Shprehje të tilla mori edhe nga ne që ishim të vegjël. Meqë Hyseni ishte nga ai mes, dhe i dinte mëhallët, ai nisi shpërndarjen e fletave, nga një fletë për mëhallë. Në shikim të parë dukej letër e bardhë, por kur e morëm në dorë vërehej shkrimi nëpër të, për ne i pakuptimtë. "Ruani si sytë atë letër, ta shohin edhe familjet tuaja. Nesër të vijnë kush të dojë se kemi me fol për secilin shenj", përfundoi fjalët me lëvizjen e buzëve dhe me shprehjen "Amin!", që e tha së fundmi. Ai qëndroi me ne disa orë. Nuk dinim për t'i bërë pyetje, por ai na kuptonte dhe na kënaqte me shprehje të ëmbla, duke bërë bisedën rreth atyre shkronjave. "Nuk e harrova për ta fal "namazin" e mesditës, edhe pse edhe xhaminë e kemi vetëm dhjetë metra larg nesh. Ju sot po më dukeni shumë më të afërt se gjithherë më parë. Një ajet i Kuranit thot: "...sevapin e madh e merr njeriu që përhap dije", ku do të fitoj "sevap" ma shumë se sot me ju. Me njerëzit e mi, në katundin tim dhe të të parëve tanë."

Me buzagaz përfundoi me: "Do të dalim një nga një në oborr, dhe pastaj të afrohen njëri afër tjetrit dhe ta këndojmë këngën malësorçe, fjalën e kam për këngën e kushtrimit." Brofëm në këmbë, duke mos iu përmbajtur porosisë për dalje nëpër derë. Në oborr formuam rrethin, për ta lënë mësuesin në mesin tonë. "Kush e din këngën përmendsh?", pyeti mësuesi me zë të thekshëm. Të gjithë lëshonim zërin: "Unë e di", duke përsëritur edhe disa herë rresht, e meqë atëherë e dinim se ngritja e dorës lart është shenjë nderimi dhe pëlqimi, ashtu edhe vepronim. Heshtja e njërit i ra në sy mësuesit, si shkas për ta pyetur: "Pse nuk jep zë ti Shpen?" – " Unë e di me lëshua zërin e kushtrimit e fjalët t'i thonë të tjerët", tha ai. Aty ditëm të duartrokasim, bashkangjitur me qeshje. "Qe, unë do t'ia filloj me fjalë, e ju bashkohuni, aq sa majat të na ndihmojnë!", tha mësuesi. Lëshuam zërin deri në kup të qiellit, edhe ai na shoqëronte me zë edhe më bukur se ne:

*"Kush po i del asqerit para*
*Ali pasha e Ahmet aga*
*Ahmet Vuthi na ka mësua*
*Kurrë të huajit mos me i besua"*

Jehona sikur t'i zbërthente shpatet dhe të betohej në shkëmb. Mori zëri dhen se mësuesi dhe nxënësit po këndojnë. Ditëve tjera mësimet i përcollëm në mejtep, pasi kryenim faljen e namazit në xhami. Mësimin e mbante për çdo ditë, për vërritarët, kurse ata që ishin ngjitur për t'u bjeshkuar nëpër d'bamet e bjeshkëve kishin obligim të merrnin pjesë të hënën, të mërkurën dhe të premten. Të pranishëm më së paku ishin katërdhjetë veta.

Paraqitja e parë ngjashëm ndodhi edhe në Guci, ku prezantues ishte Ismail Nikoçi, kurse në Plavë Sali Musaj, vëllai i Sadi Musajt, i cili nuk pati jetë t'i përgëzoi bashkëvendësit me sihariqin e sjell (alfabetin shqip), sepse hordhitë malazeze e pushkatuan në Plavë tre vjet më parë, bashkë me qindra bashkëvendës të tjerë. Duhet përmendur se në këto dy qendra kishin ekzistuar edhe shkollat në gjuhën malazeze, në të cilat kishin vijuar mësimin edhe fëmijët jopravosllavë. Shkronjat dhe gjuha shqipe, si dhe qëndrimi i pushtuesit të ri, binin ndesh me shkronjat cirilikë dhe

gjuhën malazeze, duke shkuar deri edhe në urrejtje.[14]

Merrja informata nga nxënësit e atyre viteve, që ruanin në kujtesë edhe sjelljen e kryehoxhës (myftiut) nga Bosna, të cilit austro-hungarezët përveç armatosjes ia kishin dhënë edhe autorizimin e lirshëm edhe për t'i përdorur së pari shkopin, pastaj edhe më shumë, ndaj atyre që nuk shkojnë në xhami pesë herë në ditë për "namaz", si dhe ndaj atyre meshkujve që kishin kaluar dyzet vjet dhe nuk mbanin mjekër. Ndaj sjelljes së tillë nisen reagimet e ashpra edhe nga hoxhallarët vendës, që, përveç të tjerash, edhe ky ishte si shkak i humbjes së besimit reciprok.

Austro-hungarezët në shtator i larguan mësuesit vendës, me motivin se ishin të nevojshëm për në Shkodër. Më pas Hysen efendi Vuthi emërohet myfti i Shkodrës. Pastaj paria e vendit i delegoi, Hysenin dhe Ismailin në Komitetin për Mbrojtjen e Kosovës. Sidoqoftë, prania e tyre në vendlindje ishte më e nevojshme. Bindshëm dyshohej se ata nisën të jenë ferrë në sy e administratës pushtuese, prandaj edhe ua bënë dredhinë. Nxënësve u kishte mbetur kujtim filli i mësimit të shkronjave shqipe dhe vallja dora-dorë:

*"Sjelle vallen në këtë anë*
*Jemi zogj të Shqipnisë nanë"*

Me largimin e tyre shërbimi administrativ austro-hungarez ishte përgatitur (që nga muaji gusht 1916), dhe i solli mësuesit më besnikë (për vete) nga vise shumë të largëta, Arbanasi i Zares (bregdetit Adriatik).[15]

### Ulemaja e Plavës dhe Gucisë, ndihmuesve të mirëkuptimit ndërfetar

Se dukuria e tolerancës ndërfetare te shqiptarët në këtë kohë ishte e rëndësishme, dhe se elementi mysliman luajti rol konstruktiv në këtë aspekt, shihet edhe nga konstatimi i studiuesit Kujtim Nuro, që thotë: "Për zgjidhjen e objektivave të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare dukuria e tolerancës fetare fitoi statusin e potencialit më të fuqishëm për progresin shoqëror të vendit. Kjo dukuri u bë çelësi kryesor i zgjidhjeve të problemeve aq të mprehta të kohës. Elementi mysliman, që përbënte shumicën për realizimin e objektivave të Lëvizjes Kombëtare Shqiptare, arriti të krijojë në kushtet e sundimit shekullor osman një unitet ndërmjet përfaqësuesve të kategorive të ndryshme si dhe të elementëve të ndryshëm të besimit. Ky vëllazërim përpara detyrës kryesore të kombit nuk njohu klasë, racë, ngjyrë apo ndryshime të tjera. Dhe nëpërmjet kësaj lidhjeje, dashuria dhe vëllazëria duke qenë secili përgjegjës për ekzistencën e tjetrit për rrjedhojë patën ndikim edhe për ekzistencën e kombit, sepse duke dashur njëri - tjetrin kanë dashur edhe kombin."[16] Toleranca fetare në këtë periudhe u bë edhe katalizator i Lëvizjes Kombëtare Shqiptare.[17] Pa mëdyshje se ndër kontributdhënësit më të mëdhenj për këtë dukuri te shqiptarët ishin prijësit fetarë. "Falë vetëdijes së tyre të lartë, si edhe interpretimit të drejtë të misionit të fesë nga ana e prijësve fetarë, ndër shqiptarët nuk pati asnjëherë përçarje në baza fetare. Secili prej tyre me liri të plotë e predikonte dhe e praktikonte fenë e vet, e kur atdheut i kanosej rreziku nga armiqtë e jashtëm, ata të gjithë ishin unikë në mbrojtje."[18]

Duke pasur parasysh elementet e lartcekura të tolerancës fetare te shqiptaret, padyshim se ndihmues ishin edhe ulemaja e Plavës dhe e Gucisë. Ne po japim vetëm dy shembuj, që mendojmë se flasin mjaft për personalitetin e ulemave të kësaj anë kundruall kësaj dukurie:

Kur në xhamitë ku po shërbenin ulemaja e kësaj ane po bëheshin provokime të ndryshme, si ajo e hedhjes se kokave të derrit në xhami në ditët e caktuara islame, dhe kur popullata po e kërkonte mendimin e ulemave të kësaj ane, me qëllim të sajimit të gjakderdhjeve me popullatën jomyslimane të kësaj ane, ulematë do të përgjigjeshin: "Ju nuk duhet të bini pre e provokimeve të ndryshme. Ne kemi hesape të tjera", duke ua bërë me dije popullatës se provokimet e tilla, nga kushdo qofshin, janë vepra të ulëta, dhe se popullata nuk bën të bjerë pre e këtyre provokimeve.

Vëllezërit At Martin Sirdani dhe Dom Aleksandër Sirdani, të mbetur jetimë, i rriti Hoxha i Gucisë, i cili më vonë, pasi e arritën moshën madhore, i dërgon në Shkodër dhe i vendos në shkollën katolike, për të ndjekur rrugën e priftërisë.[19]

### Përfundim

Marrë në përgjithësi, për kontributin e ulemave të Plavës dhe Gucisë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare materialet apo burimet e ndryshme arkivore dhe tregimtare që hedhin dritë mbi Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në këtë anë, në përgjithësi, na japin një mbështetje të fortë të konstatojmë se krerët fetarë myslimanë shqiptarë të kësaj ane, përgjithësisht, nuk qenë kundër Lëvizjes. Një konstatim i tillë vlen kryesisht për periudhën e fundit të shekullit XIX e të fillimit të shekullit XX. Si nga krerët fetarë myslimanë, ashtu edhe nga ata katolikë, kishte të atillë që e kuptuan Lëvizjen Kombëtare Shqiptar dhe rolin e saj pozitiv, që e simpatizuan atë, e ndihmuan atë dhe morën pjesë aktive në të. Sidomos në Plavë dhe Guci, ku një numër i ulemave u angazhua edhe drejtpërdrejt në Lëvizjen Kombëtare

Shqiptare, duke marrë pjesë aktive në aksione.

Jemi të bindur se numri i ulemave që u angazhuan në Lëvizjes Kombëtare Shqiptare në Plavë dhe Guci ishte edhe më i madh se ky që kemi përmendur në këtë punim, por emrat e lartcekur kishin një veprimtari më të theksuar gjatë viteve që kemi marrë në shqyrtim. Sidomos është i njohur fakti se një numër i konsiderueshëm i ulemave gjatë viteve 1912-1913 u masakruan nga forcat e ushtrive të Aleancës Ballkanike.[20]

Gjithashtu, rol konstruktiv ulematë e kësaj ane luajtën edhe në rritjen e tolerancës ndërfetare, sepse qarqet e caktuara më shumë se në çdo periudhë tjetër të lëvizjes kombëtare u munduan ta përshkallëzonin në gjirin e popullatës shqiptare, mirëpo ky fenomen u neutralizua falë vetëdijes së lartë të ulemave të kësaj ane.

(1) Ilira Çaushi Sulo, Klerikët e harruar të Pavarësisë, në: "Pavarësia e Shqipërisë dhe sfidat e shtetit shqiptar gjatë shek. XX", UT-IH, Tiranë, 2007, f. 84-86. (2) Po aty. (3) Elmaz B. Plava, Plava e Gucia në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare (Kujtime dhe dokumente historike), ShB, Marin Barleti, ( përgatiti, Marenglen Verli), Tiranë, 2002, f. 73. (4) Elmaz B. Plava, vep. e cit., f. 50, 214. (5) Arkivi i Institutit të Historisë- Tiranë, A- VIII-356, sipas disa kujtimeve që i ka mbledhur studiuesi Marenglen Verli në Plavë dhe Guci, lidhur me personalitetin e Islamil Nikoçit thuhet se e kanë vrarë francezët. Shih: Elmaz B. Plava, vep. e cit., f. 59. (6) Fjalori enciklopedik shqiptarë 3, ASHAK, Tiranë, 2009, f. 1844; shih: Elmaz B. Plava, vep. e cit., f. 231. (7) Lush Culaj, Komiteti Mbrojtja Kombëtare e Kosovës 1918-1924, IAP, Prishtinë, 1997, f. 222. Muhmat Shatri, Të dhëna biografike mbi disa veprimtarë të Komitetit Mbrojtja Kombëtare e Kosovës, në: " Komiteti Mbrojtja Kombëtare e Kosovës" (Përmbledhje kumtesash), ASHSH, IHT, IHP, 2004, f. 163; Hakif Bajrami, Komiteti Mbrojtja Kombëtare e Kosovës dhe qeveritë e Tiranës për krimet serbe ndaj shqiptarëve 1918-1941, Prishtinë, 2008. (8) Liman Rushiti, Lëvizja kaçake dhe Komiteti" Mbrojtja Kombëtare e Kosovës" në: "Komiteti Mbrojtja Kombëtare e Kosovës" (Përmbledhje kumtesash), ASHSH, IHT, IHP, 2004, f. 97. (9) Shih: Marenglen Verli, Roli i Komitetit" MKK", në organizimin e qëndresës kundër ripushtimit serbë në Plavë dhe Guci (tetor 1918- shkurt 1919), në: "Komiteti Mbrojtja Kombëtare e Kosovës" (Përmbledhje kumtesash), ASHSH, IHT, IHP, 2004, f. 77-88. (10) Po aty, f. 79. (11) Fjalori enciklopedik shqiptarë 3, ASHAK, Tiranë, 2009, f. 1090; (12) Nuridin Ahmeti, Krerët fetarë në Lëvizjen Kombëtare Shqiptare në Vilajetin e Kosovës( 1878- 1912), IAP, Prishtnë, 2011, f. 81- 94. (13) Hasan I. Gjonbalaj, Nëntëdhjetë vjetori i shkollës shqipe në Vuthaj, http:// www.pashtriku.org/.http://www.shqipnia.eu/Plava_e_Gucia_Historia.htm. Gjithashtu, personalitetin e Hysen ef. Vuthin e hasim edhe si redaktor të librave fetare islame në gjuhën shqipe, shih: Njazi Kazazi, Ndihmesa e Hamdi Bushatit për tekstet shkollore islame, në: "Univers", nr. 1. ISHMQI, Tiranë, 2001, f. 209- 210. (14) Po aty. (15) Po aty. (16) Kujtim Nuro, Toleranca dhe harmonia e fesë islame te shqiptaret - faktor i rëndësishëm për çështjen kombëtare, në: "Univers" nr. 1, ISHMQI, Tiranë, 2001, f. 125-126. (17) Ismail Hasani, Vetëdija fetare dhe kombëtare tek shqiptarët, UP, Prishrinë, 2001, f. 42. (18) Qemajl Morina, Mbi fenë, atdheun dhe kombin, në: "Takvimi-1998", nr. 39, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë, 1998, f. 45. (19) Mark Krasniqi, Toleranca në traditën shqiptare, ASHAK, Prishtinë, 2007, f. 47. Vinçenc Malaj,

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Prizren**

*Shpall*

# KONKURS

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

**Imam me pesë (5) kohë, hatib dhe mualim në Xhaminë e Poshtme të fshatit Zhur**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndosha psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë;

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

Mr. Orhan Bislimaj

# Bibliotekat e vjetra islame të Prizrenit si pasuri e rrallë kombëtare

Nuk ka dilemë se Prizreni është ndër qytetet më karakteristik në trojet shqiptare dhe më gjerë. Nuk është vetëm peisazhi natyror i tij që e bën të veçantë, por, Prizrenin, akoma më të veçantë e bën trashigimia e larmishme kulturore e shtrirë në diversitetin fetar dhe etnik. Në Prizren, gjejnë frymëzim dhe kreacion të gjitha kategoritë e shoqërisë.

Atdhetari kënaqet me lidhjen e Prizrenit, besimtari me objektet e kultit, zejtari me zejtarinë, arkeologu me arkeologjinë, arkitekti me arkitektoninë, historiani me historinë, dhe kështu me radhë, por, që të gjithë, bashkërisht, ndihen krenarë me mozaikun e qytetit të Prizrenit. Këto, dhe shumë të tjera, Prizrenin e bëjnë të dashur, emër emblematikë dhe qytet shpirtëror të shqiptarëve, e, thënë ndryshe, Prizreni është një Shqipëri në miniaturë.

## 2. Bibliotekat e vjetra islame të Prizrenit

Por jo vetëm kaq, Prizreni është edhe qyteti i librit, i bibliotekës, i dijës e i shkencës. Si njëri nga qytetet më të rëndësishme të trojeve shqiptare, Prizreni gjatë periudhës së Perandorisë Osmane, ka qenë metropol i bibliotekave të para dhe i arsimit shqip. Dhe, në këtë kontekst, bibliotekat më të vjetra të Prizrenit janë bibliotekat nga provinienca islame, e të cilat natyrshëm kanë qenë pjesë e kompleksit të xhamive përkatëse të asaj kohe. Fatkeqësisht, okupimi i egër në Kosovë, duke filluar nga viti 1912, dhe sidomos pas vitit 1945, ka shkatërruar shumë nga monumentet e trashëgimisë historike islame. Një pjesë e tyre janë rrënuar tërësisht, siç është, për shembull, xhamia e Mustafa Pashës, e cila ka qenë në pjesën ku aktualisht është administrata e Kuvendit Komunal i Prizrenit, pastaj xhamia e Arrastës, etj., e një pjesë e monumenteve historike janë shkatërruar pjesërisht. Të njëjtin fat e kanë pasur dhe bibliotekat e vjetëra islame. Me të vërtetë hulumtimi i trashëgimisë kulturore të Prizrenit është një arë që ka nevojë për të gjithë punëtorët e zellshëm. Por, ndër dëshmitë e vjetra që japin të dhëna për segmente të ndryshme të jetës në Prizrenin e lashtë, përfshirë edhe bibliotekat e vjetëra islame, është Vakufnameja e Suzi Çelebiut, e cila daton nga viti 1513, Vakufnameja e Mehmed Kukli-beut, e vitit 1539, Defteri i hollësishëm (defteri mufassal) i Sanxhakut të Prizrenit, i vitit 1590/91, etj. Duke iu referuar këtyre dëshmive historike, në Prizren mund të veçojmë këto biblioteka të vjetëra islame:

### 2.1. Biblioteka e Suzi Zerrinit

Tashmë të gjithë e dinë se biblioteka e Suzi Zerrinit është më e vjetra në trojet shqiptare dhe më gjerë. Suzi Zerrini, një shkrimtar, poet dhe muderriz i madh, në vitin 1513 e ndërtoi xhaminë, dhe në kuadër të saj e ndërtoi edhe bibliotekën. Për këtë bibliotekë nuk do të flasë shumë, jo se nuk e meriton, por se për të është folur edhe nga studiuesit e tjerë, në referatet e viteve të kaluara. Por, ajo që duhet ta them për këtë janë dy aspekte relevante: 1) Kjo bibliotekë është e para në trojet shqiptare dhe më gjerë, e cila qytetarëve të Prizrenit i atribuon kulturën e librit, arsimimit, shkencës, dhe si e këtillë pa dyshim është një krenari kombëtare, dhe; 2) Fati tragjik i sotshëm i kësaj biblioteke dhe lënia e saj në harresë. Aktualisht objektin e bibliotekës e mban të uzurpuar dhe në shfrytëzim arbitrar një familje prizrenase. Që në vitet e tetëdhjeta të shekullit të kaluar, Këshilli i BI-së Prizren, si pronar legjitim i parcellës së kësaj biblioteke, ka ngritur padi kundër kësaj familjeje, por, fatkeqësisht, Gjykata e asaj kohe i ka dhënë të drejtë banimi kësaj familjeje, me kusht që të paguajë qiranë mujore. Këshilli i BI-së i Prizrenit, në vitin 2001 përsëri ka ngritur padi tjetër, dhe, përsëri Gjykata Themelore në Prizren, tek në vitin 2013, pra edhe ashtu me shumë vonesë, familjes Pervançe i jep të drejtën e banimit, përkundër faktit se gjyqtari i lëndës është njoftuar se bëhet fjalë për objektin e Bibliotekës së Suzi Zerrinit. Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit, i përballur me këtë padrejtësi për rikthimin e Bibliotekës, në vitin 2011, nëpërmjet shkresës 256/11, dt. 01.06.2011, e ka



njoftuar Kuvendin Komunal të Prizrenit për gjendjen e bibliotekës, dhe ka kërkuar që të ndërmerren masa për rikthimin në jetë të kësaj biblioteke. E njëjta shkresë i është dërguar edhe: Ministrisë për Kulturë, Rini dhe Sport në Prishtinë, Bibliotekës Kombëtare dhe Universitare të Kosovës në Prishtinë, Bibliotekës së Prizrenit dhe Institutit për Mbrojtjen e Monumenteve Historike të Prizrenit. Por, nga askush nuk është marrë përgjigje, përveç nga drejtoresha e Bibliotekës Rajonale të Prizrenit, e cila, së paku është interesuar për rastin.

### 2.2. Biblioteka e "Mehmet Pasha"

Gazi Mehmet Pasha, një emër i madh për kohën e vet. Ai, në vitin 1573, e ndërtoi xhaminë "Mehmet Pasha", pra xhaminë e Bajraklisë, dhe në kuadër të kompleksit të saj e ndërtoi: hamamin (banjo publike), medresenë (shkollë e mesme islame), tyrben (mauzoleu), mejtepin (shkollë fillore), ders-hanen (amfiteatër i vogël), si dhe kitabhanen, pra bibliotekën. Mirëpo, edhe kjo bibliotekë akoma mbetet pasive dhe jashtë funksionit që e ka pasur. Personalisht nuk e di se çfarë destinacioni ka objekti i kësaj biblioteke, por një gjë e di se librat e bibliotekës së Mehmet Pashës janë vendosur në tyrben e "Mehmet Pashasë", të cilën ai e pati ndërtuar për t'u varrosur aty, e që dëshira e tij nuk u plotësua asnjëherë, pasiqë në vitin 1596 ra dëshmorë në një fushëbetejë në Hungari. Një pjesë të dorëshkrimeve të kësaj biblioteke, më se 291 sosh, Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës, më datë 13.03.2004 i ka marrë dhe i ka vendosur në Prishtinë, për një strehim më të mirë, e me qëllim të rikthimit të tyre, por që deri më sot akoma nuk është bërë. Në anën tjetër, fatmirësisht fondi i librave të kësaj biblioteke përditë vazhdon të plotësohet me dorëshkrime të vjetra. Qytetarët, pra xhemati, librat e vjetër që i kanë në shtëpitë e tyre vazhdojnë t'i dorëzojnë në Bashkësinë Islame, dhe vetëm gjatë vitit 2014 janë dorëzuar mbi 15 sosh.

### 2.3. Bibliotekat e tjera islame në Prizren

Përveç bibliotekës së Suzi Zerrinit dhe asaj të Mehmet Pashasë, në Prizren ka pasur edhe biblioteka të tjera, siç është ajo e Sinan Pashasë, Emin Pashasë etj. Është traditë unikate islame, pra po e përsëris: traditë unikate islame, që në çdo xhami të aktivizohet mejtepi dhe biblioteka, qoftë kjo brenda hapësirës së xhamisë apo në objekt të veçantë pranë saj. Kjo ka qenë gjithmonë, dhe është edhe sot në mbarë botën islame. Nëse sot i shikojmë xhamitë e Prizrenit, apo të Kosovës, apo xhamitë e tjera kudo tjetër nëpër botë, do të vërtetojmë atë që po e themi, se secila nga ato, përveç të tjerave, e ka mejtepin dhe një sfond të librave, pra e ka një bibliotekë apo së paku një minibibliotekë. Ky rregull, si një parim i kulturës së xhamisë, i ka përshkuar të gjitha xhamitë e periudhës osmane. Bazuar në dokumentet arkivore të dhjetëvjeçarit të katërt të shekullit XVI, të cilat i thekson Hasan Kaleshi, Prizreni në fund të shekullit XVI i kishte 8 xhami, të cilat kishin edhe mejtepet e tyre, e kjo do të thotë se ai i kishte edhe po kaq biblioteka.

### 3. Bibliotekat e vjetra islame janë vatër e arsimit shqip

Me të drejtë thuhet se arsimimi dhe edukimi islam në Prizren dhe Kosovë, në mënyrë paksa më serioze, ka filluar që në shekullin XV, dhe atë me themelimin e institucionit dhe ndërtimin e xhamisë. Xhamia ka qenë vatër e arsimimit të përgjithshëm, sepse mësimet islame nuk janë të kufizuara vetëm në sferën e ngushtë fetare. Përkundrazi, feja islame është një sistem jete, dhe transmetimi i mësimeve të saj tek individi, gjë kjo e aplikuar nga imamët në mejtep, gjithmonë është me karakter edukativo-arsimor. Dhe, bibliotekat e vjetëra të themeluara nga Suzi Zerrini, Mehmet Pashai, etj., e kanë pasur këtë qëllim, po edhe bibliotekat e sotshme islame e kanë këtë qëllim. Flasim për kulturën islame parimore, e cila është unikate dhe e njëtrajtshme. Prandaj, edhe librat në këto biblioteka kanë qenë nga zhanret e ndryshme. Përveç librave me tematikë të ngushtë fetare, e që përbënin pjesën dërrmuese të tyre, në bibliotekat e vjetra kanë ekzistuar edhe libra nga lëmi i logjikës, gjuhësisë, retorikës, astronomisë, matematikës, mjekësisë, e kështu me radhë. Themelimi i bibliotekave, të cilat i kanë bërë imamët, në të vërtetë ka qenë një dëshmi e përkushtimit të imamëve për arsimimin e popullatës. Sepse, vijuesit e mësimeve në mejtepin e xhamisë kanë pasur nevojë që dijën ta arrijnë nëpërmjet librit, si forma më e mirë e mësimnxëniesë. Kjo kulturë e librit, pra e bibliotekës, pa dyshim e ka ngritur pragun e vetëdijës qytetare, dhe gradualisht Prizreni ishte bërë një metropol i dijës dhe shkencës. Ai nuk do të ishte i tillë sikur mos të kishte lexues. Në Prizren u hapën shumë shkolla, dhe sistemi

i përgjithshëm shoqëror pati shënuar një sukses të jashtëzakonshëm. Sipas Sallnames së vitit 1874, Prizreni i kishte 21 mektebe (biblioteka) si dhe 4 medrese. Më 1886 në këtë qytet kishte 17 shkolla për meshkuj, 9 për femra dhe një Ruzhdije (lloj gjimnazi) për fëmijët myslimanë, ku mësohej në gjuhën osmane. Me të drejtë, shumë studiues të zellshëm vijnë me përfundimin se mejtepet kanë qenë shkollat e para shqipe. Edukatorët, që njiheshin me titujt myderris, mulla, mualim, hafiz, etj. në parim ishin shqiptarë, dhe, pavarësisht nga kultura e tyre orientale, punonin me nxënës shqiptarë e që e dinin vetëm gjuhën amtare. Diskutimet, bisedat, shpjegimet bëheshin në gjuhën shqipe. E nuk kishte si të ndodhte ndryshe në një mjedis absolutisht shqiptar, ku nuk ka pasur asnjëherë asnjë komunitet të huaj.

### 4. Përfundim

Duke marrë për bazë se bibliotekat e vjetra islame të Prizrenit janë ndër më të vjetrat në trojet shqiptare dhe më gjerë, dhe duke vlerësuar rëndësinë e këtyre bibliotekave në ngritjen e vetëdijës qytetare dhe të arsimimit shqip ndër shqiptarë, konsiderojmë se ato janë pasuri e rrallë kombëtare. Institucionet kompetente të Prizrenit dhe Republikës së Kosovës urgjentisht duhet të interesohen për fatin e tyre, dhe t'i funksionalizojnë ato. Përfundimisht, historia dhe krenaria e qytetit të Prizrenit dhe e qytetërimit shqiptar në përgjithësi mbetet e skalitur dhe në bibliotekat e vjetëra islame të Prizrenit.

***(Kumtesë e lexuar në sesionin shkencor, të organizuar nga Biblioteka Rajonale e Prizrenit, i mbjatur më datë 16.04.2015, në Hotel Theranda në Prizren).***

(1) Avzi Mustafa, Mejtepet, shkollat e para shqipe, cituar sipas: http://shenja.mk/index.php/kulture/histori/3078-mejtepet-shkollat-e-para-shqipe.html (data e citimit 12.04.2015). (2) Dosja e xhamisë "Suzi Zerrini", Arkivi i Këshillit të Bashkësisë Islame të Prizrenit. (3) Hasan Kaleshi, Sofi Sinan Pasha dhe xhamia e tij në Prizren, përktheu Nexhat Ibrahimi, Prizren, 2000. (4) Hasan Kalesi, Prizren kao kulturni centar za vreme turskog perioda, Gj. Albanologjike, 1/ 1962, Prishtinë. (5) Haxhi Shabani, Gjuha e arsimit islam te shqiptarët, kumtesë e botuar në: "Feja, kultura dhe tradita islame ndër shqiptarët" (simpozium ndërkombëtar i mbajtur në Prishtinë më 15, 16, 17 tetor 1992), Kryesia e Bashkësisë Islame e Kosovës, Prishtinë, 1995. (6) Nexhat Ibrahimi, Medreseja, digë e identitetit fetar dhe kombëtar gjatë historisë, sipas: http://www.zeriislam.com/artikulli.php?id=2490 (data e citimit:13.04.2015). (7) Nexhat Ibrahimi, Suzi Prizreni, dijetar dhe bamirës i shekullit XV-XVI, sipas: http://ëëë.zeriislam.com/artikulli.php?id=2239, (data e citimit:13.04.2015). (8) Parim Kosova, Ndërtimet e arkitekturës islame dhe Medresetë në Prizren, sipas: http://islamprizren.com/kbi/index.php/component/content/article/37-islamistike/173-medresete-e-prizrenit, (data e citimit, 13.04.2015). (9) Skender Rizaj, Gjurmime Albanologjike, seria e shkencave historike, nr. XIII, Prishtinë,1983.

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Lipjan**

*Shpall*

# K O N K U R S

Për plotësimin e vendit të lirë të punës:

**Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit Bregu i Zi**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndosha psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë;

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose e dënuar;
* Vërtetimi për përvojën e punës;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)

*Dokumenti i identifikimit (fotokopje).

**Vërejtje:**

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

Ramazan Fetahu

# Disa aspekte të Kuranit

**"Gjuhët njerëzore nuk mund t'i konsumojnë fjalët kuranore[1]**

Rreth të kuptuarit dhe të përceptuarit të Kuranit janë dhënë ide qysh në kohën e Pejgamberit a.s., që është përcjellësi i Mesazhit dhe komentuesi i parë i tij. Të kuptuarit e Kuranit buron nga të kuptuarit e Zotit. Shpjegimet e ndryshme rreth tij gjatë gjithë historisë kanë ndihmuar në thjeshtësimin e mesazheve dhe bërjen të kuptueshme për të gjitha shtresat shoqërore, pa pretenduar se janë përfundimtare; ato nuk e zbehin vlerën dhe as nuk thonë gjithçka rreth tij.

Kurani dhe dija e ardhur në tokë buron nga dija absolute e Allahut xh.sh. Kuptimet e tij janë me karakter universal, absolut, edhe pse forma është e pandryshueshme. Gjithmonë forma e jashtme është thirrje drejt kuptimeve të brendshme, sikurse arti dhe kaligrafia janë gjuha e imagjinatës në botën konkrete. Prandaj, kufizimi i Kuranit brenda dy kopertinave përbën kufizimin formal lëndor, dhe jo atë kuptimor. Kufizimi kuptimor i tij nënkupton kufizimin e dijes hyjnore, e si e tillë do të ishte një qasje e gabuar ndaj tij.

Në fillimet e para të zbritjes së tij në Mekë ai themeloi normat e para të besimit, ajete këto që shpjegonin ekzistencën e Zotit dhe atributet e Tij, për të vazhduar pastaj me pjesën morale, e më vonë edhe me atë normative dhe ligjore. Kështu, Kurani për myslimanët ishte epiqendër drejt të cilës orientoheshin për çdo zgjidhje. Meqenëse shoqëria e asaj kohe nuk ishte shumë e zgjeruar, edhe kerkesat e saj ishin minimale. Kishin të bënin vetëm me çështjet elementare fetare, të cilat i zgjidhte Pejgamberi a.s. Njëherit, shpjegimet e Pejgamberit konsiderohen bazat e para të komentimit të Kuranit, konkretisht bazat e shkencës së Tefsirit dhe Fikhut. Pas vdekjes së Pejgamberit a.s fillon koha e sahabëve. Në etapën e tyre shteti islam filloi të zgjerohet edhe më shumë, dhe me zgjerimin e tij lindën edhe kërkesa të reja, prandaj edhe kërkoheshin zgjidhje të tjera. Me zgjerimin e shtetit islam filloi edhe kalimi në Islam i popujve të ndryshëm, sikur mongolët apo persianët, të cilët ishin zjarrputistë dhe kishin një qytetërim të lashtë. Duke sjellë qytetërimet dhe besimet, ata filluan të krahasonin mësimet e tyre me mësimet islame. Pyetjet e tyre drejtoheshin rreth natyrës së Zotit, Kuranit si Fjalë e Tij, problemeve eskatologjike etj.

Problem tjetër ishte edhe përkthimi i librave filozofikë grekë, të cilat sollën me vete edhe shumë paqartësi. Kjo bëri që në mesin e myslimanëve të lindin pyetje të ndryshme. Ky ishte një faktor që ndikoi në lindjen e shkencave si Kelami dhe Filozofia. Këto shkenca ishin masat mbrojtëse të besimit islam, i cili veç ishte kultivuar deri në atë kohë.

Kurani përbën të folurit e Allahut xh.sh. Ai ishte shënjestër e bisedave të ndryshme filozofike, sepse në një formë ai simbolizonte Qenien. Me qenë se në esencë qenia e Zotit është thesar i fshehur, dhe për njeriun përbën një sekret të panjohur që nuk mund të njihet, pyetjet dhe polemikat u drejtuan rreth Kuranit. Këto polemika shkaktuan ndarje sektare brenda myslimanëve. Problematika e parë të kësaj natyre ndodhën në mes mu`tezilinjve dhe muhadithinjve, kur të parët pohonin krijueshmërinë e Kuranit, e të dytët në pakrijueshmërinë e tij. Sikur grupi i parë, ashtu edhe i dyti, qendrimet e veta i argumentonin me tekste fetare. Problemi i pakrijueshmërisë së Kuranit, që është fjalë hyjnore e Zotit, automatikisht umetin islam e dërgonte në të besuarit dhe pranuarit e hyjnitetit të Isait a.s., i cili nihej si "Shpirt i Zotit", pasi që në të dy rastet hyjniteti inkarnohet brenda të krijuarës[2]. Në anën tjetër, të besuarit se Kurani është i krijuar abstragonte elementin hyjnor brenda Kuranit. Nevojitej të kuptuarit drejt të elementit hyjnor, i cili përmes materies arrin ta shfaqë vetveten, sikurse Shpirti i cili e konkretizon materien (trupin), i jep formë, dhe me të e prezenton veten. Fjala e Allahut në mes hyjnores dhe tokësores (Kurani), si dhe shpirti hyjnor (Njeriu), kanë burim të njëjtë nga "Qenia" Absolute. Në frymën e këtij debati, shkolla mesatere e Ehli Sunetit triumfoi duke e harmonizuar hyjnoren me tokësoren, dhe secilës duke i dhënë vendin meritor. Ata thanë se Kurani është të folurit e Allahut, cilësi e pafillim dhe e pafund, kurse konkretizimi i saj i përket natyrës së krijuar, e cila është tokësore, ashtu sikur thotë edhe poeti: Të folurit është në zemër, ndërsa gjuha është krijuar të tregojë se çka ka në zemër.[3]

Sipas tyre, të folurit e Allahut ka karakter metafizik dhe kuptimor. Fjala e Kuranit e zbritur në gjuhën arabe u bë qendër e bisedave dhe debateve teologjike dhe filozofike. Si problematikë tjetër ishte edhe përkthimi i tij në gjuhët e tjera. Meqë ai është i zbritur në gjuhën arabe, kuptimi i tij origjinal është vetëm në gjuhën e zbritjes, dhe, shtrohet pyejta se si i tillë a mund të bartet me besnikri edhe në gjuhët tjera? Rreth kësaj problematike ka mendime të ndryshme, ndërsa dijetarët janë ndarë në dy grupe:

**Përkrahësit e përkthimit** – Ata që e përkrahen mendimin se Kurani përkthehet, argumentoheshin në atë se feja islame është universale, dhe Kurani nuk lexohet vetëm nga arabët por edhe nga popujt e tjerë. Thuhet se Selman Farisiu ishte përkthyesi i parë i sures Fatiha, në persishte.

**Kundërshtarët e përkthimit.** Argumetoheshin në atë se Kurani përmban një retorikë dhe stil të përkryer, i cili është i tillë vetëm në gjuhën arabe dhe jo në gjuhët tjera. Si i tillë ai e ka bukurinë në gjuhën me të cilën ka zbritur, dhe nuk mund të jetë në gjuhët tjera. Për ta ruajtur sitilistikën e tij, nuk duhet përkthyer.

**Kelamistët bëjnë një ndarje tjetër.** Ata thonë se Kurani përmban kelam nefsij (të folurit e brendshëm), që vjen nga Pllaka e ruajtur mirë, e cila është e papërkthyeshme, dhe kelam lafdhij (të folurit e jashtëm), e që edhe mund të përkthehet.[4]

Kurani, përveç aspketit teologjik dhe letrar, përmban edhe dimensione tjera shkencore, e që me zhvillimin e shkencës dhe teknologjisë veç sqarohet edhe më shumë. Ne do t'i përmendim vetëm disa nga ato, si: aspekti historik, gjeografik, biologjik etj.

### Të dhënat për të shkuarën

Kurani përmban të dhëna të sakta historike, të cilat dita ditës po vërtetohen, dhe po mposhtet teza e orientalistëve që pretenduan se Kurani është vepër e Muhamedit a.s. Një nga të dhënat e tij është përmendja e emrit "Haman". Haman është bashkëkohës i Musait a.s. Emri i tij në Torë nuk përmendet, edhe pse historia e Musait a.s e përmend në detaje. Pas deshifrimit të alfabetit hieroglif egjiptian, rreth 200 vjet më parë, dhe në shkrimet e lashta, u gjend emri "Haman". Në këtë mënyrë u përfituan mjaft njohuri mbi qytetërimin, fenë dhe jetën sociale të Egjiptit të lashtë. Të gjitha këto të dhëna zënë fill në Kuran.

### Të dhënat për të ardhmen

Nga të dhënat e përmendura në Kuran mbi atë që do të ndodhte në të ardhmen gjendet edhe në ajetet e para të sures Er-Rrum, që i referohet Perandorisë Bizantine apo pjesës lindore të Perandorisë Romake. Në këto ajete është shpallur se Perandoria Bizantine, pas disfatës së rëndë që kishte pësuar nga ushtria perse, do të triumfonte shumë shpejt.

"Elif, Lam, Mim. Bizantinët (romakët) u mundën në tokën më të ulët (afërt), por pas disfatës së tyre ata do të triumfojnë brenda pak viteve." (Er-Rrum 1-3).

Këto ajete u shpallën rreth vitit 620 e.s., gati shtatë vjet pas humbjes së thellë të ushtrisë kristiane bizantine nga ushtria idhujtare perse. Pra, në Kuran u shpall se shumë shpejt bizantinët do të triumfonin mbi rivalin e tyre. Dhe kështu ndodhi, pas disa vitesh bizantinët triumfuan.

### Të dhënat për krijimin e universit

"Ai është Krijuesi fillestar i qiejve dhe i tokës (pa pasur asnjë shembull)..."(El-En'am 101).

Përfundimi në të cilin ka arritur astrofizika sot është se i tërë universi, së bashku me dimensionet e lëndës dhe të kohës, erdhi në ekzistencë si rezultat i një shpërthimi të madh, i cili ndodhi menjëherë. Ky fenomen, i njohur me emrin "Big Beng", vërtetoi se universi ishte krijuar nga asgjëja, si rezultat i një shpërthimi në një pikë të vetme. Qarqet shkencore moderne janë të një mendimi në lidhje me faktin se Big Bengu është i vetmi shpjegim i arsyeshëm dhe i vërtetuar i zanafillës së universit dhe i mënyrës së krijimit të tij. Para Big Bengut lënda nuk ekzistonte. Nga kjo gjendje mosekzistence, në të cilën as lënda, as energjia, madje as koha nuk ekzistonin – dhe kjo mund të përshkruhet vetëm në mënyrë metafizike – arrijmë në përfundimin se lënda, energjia dhe koha janë të tëra të krijuara. Ky argument është një nga zbulimet e fundit të fizikës bashkëkohore, e që në Kuran është shpallur1400 vjet më parë.[5]

### Të dhënat për krijimin e njeriut

"Ne ju kemi krijuar juve; përse pra nuk e pranoni të vërtetën?! A keni menduar ndonjëherë për farën (spermën) që nxirrni? Mos vallë ju e krijoni atë, apo jemi Ne krijuesit e saj?" (El Vakia 57-59). Krijimi i njeriut, bashkë me mrekullitë e shumta që përmban, është theksuar në mjaft ajete të tjera. Disa pjesë të informacionit të përmendur në disa ajete kuranore janë kaq të hollësishme, saqë është e pamundur që një njeri që ka jetuar në shekullin VII të kishte njohuri për to. Disa nga këto pika janë si më poshtë:

1- Njeriu nuk është krijuar nga e tërë fara, por nga një pjesë mjaft e vogël e saj;

2- Është mashkulli ai që luan rol në përcaktimin e gjinisë së fëmijës, dhe jo femra;

3- Embrioni njerëzor ngjitet në mitrën e nënës si një shushunjë, dhe;

4- Embrioni zhvillohet brenda tri errësirave (shtresave) në mitër. Këto të dhëna u vërtetuan në mënyrë shkencore vetëm në shekullin XX.[6]

Pa u zgjatur shumë po e mbarojmë, sepse edhe po të donim t`i përmendim të gjitha mrekullitë e tij nuk do të mund të arrinim. Ai është libër hyjnor dhe kushtetutë jashtëkohore dhe jashtëhapësinore, e zbritur te njeriu më i ndershëm në sipërfaqen e tokës, Muhamedit a.s. Me zhvillimet e fundit shkencore vetëm po vërtetohen ato që i thotë Kurani tash e 14 shekuj. Gjithashtu, sa vjen e shtohet intreresimi i tij si libër teologjik dhe shkencor. Me të drejtë Mulla Sadra thotë: "Kur`ani dhe qenia janë anët e ndryshme të së njëjtës monedhë." Sepse ai e bën prezent të folurin e Allahut metahistorik brenda historisë. Ai ka zbritur për ta ngritur shpirtin e përvuajtur, i cili ka rënë dikur. Për atë arsye Kurani thotë: "Kapuni të gjithë për litarin e Allahut!", garanci kjo që njeriun e kthen drejt origjinës, dhe i siguron lumturinë e përjetshme.

(1) Ibrahim Kalın "Islami dhe perendimi", Sh.B. Logos A, Shkup, f. 100. (2) Ramadan El-Buti, "Të vërtetat e patundshme të besimit islam", Sh.B. ASR, Tetovë, 2004, f. 110. (3) Këto vargje i pershkruhen poetit Ahtali. Imam Sabuni, "Akaidi Maturidi", përkthyer nga Orhan Bislimaj, Sh.B. "Dituria Islame", Prishtinë, 2011. f. 72. (4) Nexhat Ibrahimi, "Dimensione kur`anore", Logos A, Shkup, 2003, f. 32-33. (5) Harun Jahja "Mrekullitë e Kuranit" , Sh.B. "Furkan ISM", Shkup, Nëntor. 2002 f. 64. (6) Po aty.

### Ambasadori i Kuvajtit në Shqipëri takohet me Myftiun Tërnava

Z. Najeeb Al Bader, ambasador i Kuvajtit në Shqipëri, ambasador jorezident në Kosovë, u takua me Myftiu Tërnava, në selinë e Kryesisë së BIK-ut. Myftiu Tërnava e mirëpriti ambasadorin, duke e falënderuar jo vetëm Ambasadën e Kuvajtit për bashkëpunimin e ndërsjellë, por, njëkohësisht, edhe shtetin e Kuvajtit për të gjitha ato që ka bërë në Republikën e Kosovës, përfshirë këtu edhe njohjen e pavarësisë së saj.

Në anën tjetër, ambasadori u zotua se bashkëpunimi do të vazhdojë edhe në të ardhmen, me intensitet edhe më të shtuar, duke thënë: "Kuvajti ka lidhje të ngushta me shtetin tuaj, dhe këto lidhje duhet të forcohen edhe më shumë, me shpresë se vizitat tuaja në Kuvajt, si



*Myftiu në takim me z. Najeeb Al Bader*

bashkësi fetare, dhe ato të përfaqësuesve të qeverisë suaj, pra do të shpeshtohen, për të vazhduar më tej me hapa konkret, me hapje të ambasadave në secilin prej shteteve dhe implementimin e projekteve konkrete kapitale."

Myftiu prezantoi disa nga projektet dhe investimet me vlerë të realizuara nga shtetet arabe, që nga periudha e pasluftës e deri më sot, e ndër to: shkollat e ndryshme, spitalet, çerdhet, ambulancat, xhamitë, objektet afariste, e shumë të tjera.

Mbresa të thella ambasadorit i la edhe biblioteka e FSI-së, e cila në vete përmban edhe një numër të konsiderueshëm të dorëshkrimeve të vjetra qindravjeçare, por të digjitalizuara këtë vit nga Kryesia e BIK-ut *(R. Sh.)*

### Myftiu Tërnava priti ambasadorin e Hungarisë, z. H. E. László Márkusz



*Myftiu Tërnava në takim me ambasadorin hungarez*

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava më 15 korrik priti në takim njohës ambasadorin e Hungarisë në Kosovë, z. H. E. László Márkusz .

Ambasadori hungarez pasi e falënderoi Myftiun për pritjen, tha se vizita është në vazhdën e takimeve të tija njohëse me liderët e komuniteteve fetare në Kosovë.

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, pasi i uroi suksese në mision e tij në Prishtinë, e informoi ambasadorin me historikun, organizmin dhe objektivat e BIK-ut. *(R. Sh.)*

### Kryeministri Isa Mustafa shtroi iftar për Myftiun Tërnava

Kryeministri i Republikës së Kosovës, Isa Mustafa, më 11 korrik shtroi iftar për Myftiun e Kosovës.

Kryeministri Mustafa, pasi i uroi mirëseardhje mysafirëve, shprehu respektin dhe kujdesin e institucioneve të Kosovës për komunitetin mysliman dhe të gjitha komunitetet fetare në Republikën e Kosovës. Duke folur për vlerat që përfaqëson muaji i shenjtë Ramazan dhe agjërimi gjatë këtij muaji, kryeministri Mustafa theksoi se kjo është periudhë e reflektimit dhe e përkushtimit për vlerat e humanizmit, solidaritetit, paqes dhe tolerancës.

Kryeministri Mustafa veçoi harmoninë ndërfetare në Republikën e Kosovës, si një nga karakteristikat të shoqërisë kosovare dhe vlerave të krijuara ndër shekuj nga populli i Kosovës.

Ndërsa Myftiu Tërnava, pasi falënderoi kryeministrin për iftarin, atë dhe kabinetin e tij e uroi për mbarësi e suksese në qeverisjen e vendin. "Të udhëheqësh me një popull është kënaqësi dhe krenari, por edhe përgjegjësi





*Myftiu Tërnava në iftar me kryeministrin Mustafa*

dhe sakrificë e madhe. Në këtë mision BIK-u do jetë një mbështetës pa hezitim në çuarjen përpara të objektiva dhe pritjeve të popullit tonë", tha Myftiu Tërnava.

Më tutje Myftiu Tërnava shtoi se BIK-u do të angazhohet vazhdimisht për stabilitetin e vendin, siç edhe ka bërë gjithmonë. "Ne do të punojmë siç kemi punuar deri më tash, pra në terren me imamët tanë, që në Kosovë të mos ketë indoktrinime nga jashtë, të mos ketë vend për ekstremizëm e terrorizëm, ngase feja islame është paqe, dhe s'ka asgjë të përbashkët me terrorizmin e ekstremizmin", ka thënë Myftiu Naim Tërnava. *(R. Sh.)*

**Shefi i misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadori Jean-Claude Schlumberger, shtroi iftar për Myftiun e Kosovës**

Shefi i misionit të OSBE-së në Kosovë, ambasadori Jean-Claude Schlumberger, ka shtruar iftar për Myftiun e Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë.

Në bisedë me Myftiun ambasadori Jean-Claude Schlumberger vlerësoi punën dhe angazhimin e krerëve të BIK-ut për mirëkuptim, tolerancë e bashkëjetesë. Myftiu Tërnava dhe ambasadori Jean-Claude Schlumberger, pasi vlerësuan bashkëpunimin e deritashëm në mes të dy institucioneve, u dakorduan që në të ardhmen të thellojnë edhe më tej bashkëpunimin në mes institucioneve që përfaqësojnë. Në fund, Myftiu Tërnava falënderoi thellësisht ambasadorin Jean-Claude Schlumberger për respektin dhe shtrimin e iftarit. *(R. Sh.)*

**Kreu i AAK-së, Ramush Haradinaj shtroi iftar për Myftiun Tërnava dhe Kryesinë e BIK-ut**

Më 14. 07. 2015, kreu i Aleancës për Ardhmërinë e Kosovës tuboi në selinë e partisë së tij krerët më të lartë të Kryesisë së BIK-ut, në krye me Myftiun ef. Tërnava, në iftarin tashmë tradicional, si shenjë respekti, thellimi dhe forcimi të bashkëpunimit në mes të dy institucioneve.

Në fjalën e tij përshëndetëse Myftiu Tërnava, në emër të Kryesisë së BIK-ut, falënderoi z. Haradinaj dhe kolegët e tij për shtruarjen e këtij iftari në selinë e partisë së AAK-së, për çka bëri lutje tek Allahu Fuqiplotë që t'i shpërblejë me të mirat e Tij në këtë dhe në botën tjetër, të kenë një mirëqenie familjare, duke mbretëruar gjithherë shëndet i plotë dhe sukses në punë.

"Dëshiroj që, në emrin tim dhe të kolegëve të mi, t'ju përgëzoj për angazhimin dhe punën tuaj të palodhshme e në vazhdimësi për një mirëqenie të të gjithë neve si qytetarë të këtij nënqielli", tha Myftiu Tërnava. Ai gjithashtu theksoi: "Dua t'ju siguroj se BIK-u është një derë e hapur për të gjithë ata që dëshirojnë të bashkëpunojnë, dhe ashtu sikur deri tani, ai po mundohet që të vazhdojë me hapa të sigurt drejt një edukimi të mirëfilltë të brezave të rinj në Kosovë."

"I nderuar z. Haradinaj, në ato ditë të pakta në numër, derisa ju ishit kryeministër; e mbani mend se jemi takuar shpeshherë, duke diskutuar për problemet dhe sfidat e përbashkëta që kishim para vetes. Patëm bërë përgatitje të strategjisë edhe për mirëqenie të institucioneve të bashkësive fetare, në këtë rast edhe të BIK-ut. Thërras nga këtu që të vazhdojmë të punojmë bashkë në përmbushje të atyre qëllimeve, dhe njëkohësisht për një paqe të përbashkët, për stabilitet dhe qëndrueshmëri të vendit tonë. Do të vazhdojmë të jemi zëri më i lartë dhe më i fuqishëm kundër çdo gjëje që dërgon në destabilizim dhe dëm të atdheut, dhe që prek sigurinë e vendit dhe popullit shqiptar, jo vetëm





*Myftiu Tërnava në iftar te kreu i AAK-së z. Haradinaj*

në Kosovë por edhe në mbarë trojet tona etnike shqiptare. Gjaku i njomë i derdhur për këtë dhe, dhe lufta jonë e shenjtë, nuk ishte e kotë. Ajo kishte një ideal dhe një qëllim, dhe ai qëllim është arritur. E, përkundër dobësive që kemi, ne duhet ta ruajmë dhe ta fuqizojmë, duke u motivuar edhe më për zhvillim të mëtutjeshëm të kësaj toke, ku i Madhi Zot na fali. Assesi nuk guxojmë të shprehemi se na mungon dëshira dhe vullneti. Nuk na mungon potenciali apo kuadri për të ecur përpara. Prandaj, duke e lutur Zotin për shëndet, mëshirë, paqe dhe prosperitet, edhe një herë ju falënderoj nga zemra", përfundoi fjalën e tij Myftiu Tërnava.

Në anën tjetër, kryetari i AAK-së, z. Ramush Haradinaj, pasi që i dëshiroi mirëseardhje Myftiut Tërnava me bashkëpunëtorë, tha: "… kemi nevojë si popull, që BIK-ut, ashtu sikur edhe bashkësitë tjera fetare, të jenë afër nesh në përmbushjen e qëllimeve tona strategjike drejt një ardhmërie më të sigurt të vendit tonë. Drejt këtij rrugëtimi duhet të ecim bashkë, me respekt dhe kujdes të ndërsjellë, ashtu sikur edhe institucionet e vendit që duhet të ofrojnë sigurinë e duhur që ne mos të frikësohemi se do të humbim diçka nga vlerat tona. Na vjen mirë që BIK-u e ka bërë të qartë qysh në fillim qëndrimin e tij karshi tentativave të shprehjes së ekstremizmit, po them i çfarëdo lloj natyre qoftë ai. Edhe atyre që sot konsiderohen si ekstremistë, pra u themi se ne nuk ua duam të keqen, ata janë pjesë e shoqërisë sonë, dhe ne duhet t'i riintegrojmë në këtë shoqëri. Bashkësia Islame ka potencial dhe forcë ta bëjë këtë, t'ua kthjellojë rrugën atyre, sepse është më afër xhematit, t'i vetëdijesojë nëpërmes imamëve dhe nëpunësve të saj, që ata në mënyrë të pavetëdijshme të mos ndërmarrin ndonjë hap të gabuar", tha kryetari i AAK-së, Ramush Haradinaj. *(R. Sh.)*

**Rreth sofrës së iftarit**

Sofra e iftarëve të përbashkët gjatë gjithë muajit Ramazanit bëri që të tubohen besimtarët myslimanët anekënd vendit, që bashkërisht të takohen dhe të forcojnë lidhjet miqësore e vëllazërore.

Ishte Myftiu i Bashkësisë Islame të Kosovës ai që prezantoi në shumicën e këtyre iftarëve, duke takuar shtresa të ndryshme të shoqërisë, që nga përfaqësuesit e institucioneve lokale në komunat e Kosovës, administratën e Këshillave të BIK-ut, imamët e nderuar, e deri te besimtarët e shumtë nga i gjithë vendi.

Në iftarin e Kryesisë së BIK-ut, të organizuar në Prizren me datë 27. 06. 2015, ku përveç kryetarit të Komunës ishin të pranishëm edhe përfaqësues të partive politike, deputetë, pjesëtarë të FSK-së dhe KFOR-it, si dhe besimtarë të tjerë, Myftiu bëri thirrje për paqe, tolerancë, respekt dhe krijim të një klime të sigurt në tërë Republikën e Kosovës.

Pas iftarëve që Myftiu Tërnava shtroi në secilin nga regjionet: të Gjakovës (28.06.2015), të Prishtinës (29.06.2015), të Gjilanit (30.06.2015), të Ferizajt, si dhe të Pejës (01.07.2015), radha i erdhi iftarit tradicional, i cili u shtrua në Medresenë e Mesme "Alaudin" në Prishtinë, me datë 03.07.2015, me rastin e shënimit të përvjetorit të betejës së Bedrit.

Myftiu Tërnava, pasi përshëndeti prezencën e gjithë administratës së Këshillave të BI-së të Republikës së Kosovës, ndër të tjera tha: "Njeriu në këtë mes e ndien veten mirë, sidomos kur sheh para vetes këtë kuadër. Mirëpo, kur sheh se i gjithë ky potencial shfrytëzohet në ngritjen e fjalës së Allahut, atëherë sigurisht se përjetimet e mira janë edhe më të mëdha. Ata që kanë



*Në iftar me administratën e KBI-ve*

pasur guximin të marrin përgjegjësitë mbi supet e tyre, pra për kumtimin e fjalës së Zotit xh.sh. dhe lartësimin e saj, pastaj për përhapjen e saj, sigurisht që janë ata që e kanë pasur dhe e kanë dert këtë çështje, prandaj, për ta marrë përsipër këtë përgjegjësi dhe amanet që nuk ishin në gjendje ta mbajnë as bjeshkët, nuk ishte edhe aq lehtë, për çka ju përgëzoj për punën madhore që po bëni në vazhdimësi, nëpër gjithë komunat e Kosovës."

Myftiu Tërnava shtoi se BIK-u, bashkë me Fakultetin e Studimeve Islame dhe me Medresenë "Alaudin", po i japim botës një shembull të mirë se si punohet dhe veprohet. "Nuk ishte rastësi fjala e kongresistit amerikan, Elliot Angel, dje kur tha se: "Kosova është model i tolerancës në Evropë". Kjo qëndron, dhe këtë e kemi arritur ne bashkërisht. Askush nuk do të ketë mundësi të shkelë mbi parimet e fesë, dhe asnjëherë mësimet e fesë nuk guxojmë t'i keqpërdorim për interesa individuale, për interesa klanore e parciale, e të cilat shkojnë në dëm të fesë dhe atdheut. Ajo që sot po ndodh në disa toka arabe, madje edhe në këto ditë Ramazani, duke vrarë e duke shkaktuar dhunë e kaos në mes njerëzve, nuk ka të bëjë asgjë me fenë tonë të pastër dhe parimet e saj. Ne assesi nuk kemi pasur dhe nuk kemi bij e bija tona që të marrin rrugë nëpër këto vende", tha Myftiu Tërnava. *(F. Iljazi).*

### Kryesia e BIK-ut shtroi iftar për mërgimtarë

Më 13 korrik, në ambientet e Medresesë së Mesme "Alaudin", Kryesia e BIK-ut shtroi iftar për mërgimtarët dhe përfaqësuesit e qendrave islame shqiptare që veprojnë në Diasporë.

Fillimisht kryetari i Kuvendi të BIK-ut, Ajni ef. Sinani, i falënderoi dhe u dëshiroi mirëseardhje e qëndrim të këndshëm në atdhe gjithë pjesëmarrësve, për t'i lënë radhën ministrit për Diasporën në Qeverinë e Kosovës, z. Valon Muratit, i cili mërgimtarët tanë që këtë Ramazan janë në vendlindje i përshëndeti përzemërsisht, duke çmuar lart kontributin e mërgatës sonë në përgjithësi për Kosovën. Z. Murati foli edhe për angazhimet e Ministrisë së Diasporës dhe Kabinetit qeveritar për mërgatën tonë.

Ndërsa, drejtuesi për Diasporën në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Kosovës, z. Ekrem ef. Simnica, pasi i përshëndeti të pranishmit, falënderoi mërgimtarët tanë dhe përfaqësuesit e qendrave islame të Diasporës për ndihëm dhe përkrahjen që kanë dhënë në vazhdimësi për Bashkësinë Islame të Kosovës dhe zhvillimin





*Iftar me mërgimtarë*

e jetës fetare në vend. Z. Simnica tha se edhe shtrimi i iftarit në Medrese ka simbolikën e vet, sepse këtu mërgimtarët tanë kanë mundësi që të shohin kontrib-

utet e tyre konkrete.

Pas iftarit drejtuesit e BIK-ut dhe ministri i Diasporës bashkëbiseduan me mërgimtarët, duke u njohur edhe më për së afërmi me shqetësimet dhe brengat e tyre.*(R. Sh.)*

### Hytbe kushtuar ruajtjes së mjedisit

Me rekomandim të Myftiut Tërnava, afro 800 xhami në mbarë territorin e Republikës së Kosovës, në Ditën Ndërkombëtare të Mjedisit, me datë 5 qershor, trajtuan teorikisht dhe praktikisht çështjen e ruajtjes dhe kujdesit ndaj ambientit që na rrethon.

Nga minberet e shtëpive të Zotit prijësit fetarë thirrën edhe një herë, ashtu siç shpesh ndodh në ligjëratat e tyre, që ta ruajmë pastërtinë e hapësirave publike, t'i largojmë mbeturinat dhe pengesat nga rruga, - si pjesë e besimit islam, të mbjellin fidane e pemë frutore, qoftë kjo edhe vepra e fundit e njeriut në këtë botë; dhe krejt kjo të jetë me qëllim që të tjerët t'i shfrytëzojnë ato për hije dhe për t'u ushqyer nga ato, njerëz qofshin apo kafshë e shpezë.

Ishte Myftiu Naim ef. Tërnava ai që i priu kësaj nisme, i shoqëruar nga Ministri i Ambientit dhe Planifikimit Hapësinor, Dr. Ferid Agani, të cilët mbëltuan drunj frutorë në oborrin e xhamisë së Madhe në Prishtinë.

"Të mbash pastër veten dhe mjedisin ku jeton është obligim i çdo besimtari. Është diçka që thirret për të në çdo ditë të vitit, sepse feja jonë e pastër na urdhëron



*Myftiu Tërnava dhe ministri Agani mbjellin fidane në Ditën Ndërkombëtare të Mjedisit*

kështu. Ne sot, simbolikisht, mbollëm këto pemë, dhe ky është një motiv për ne dhe për çdo qytetar të këtij nënqielli, që të ndërgjegjësohet dhe vetëdijësohet edhe më tepër kur është në pyetje kujdesi për ambientin, si një nga fundamentet bazë për të cilat porosit Islami, feja jonë e shenjtë", theksoi Myftiu Tërnava.

Edhe ministri Agani bëri thirrje për ruajtje të mjedisit, si dëshmi e vlerave qytetëruese të një vendi. "Mbajtja e ligjëratave në 800 xhami të Kosovës, e duke trajtuar temën mbi rëndësinë e ruajtjes së mjedisit, mendoj se paraqet një kontribut substancial dhe gjithëpërfshirës sa i përket vetëdijësimit të popullatës sonë për rëndësinë e ruajtjes së mjedisit, për rëndësinë e bartjes së vlerave të familjeve tona edhe në hapësirat publike. Ta ruajmë këtë pasuri, ta përparojmë, sepse vetëm në këtë mënyrë do ta tregojmë përgjegjësinë që kemi ndaj vetes, familjeve tona dhe shoqërisë në përgjithësi", u shpreh ministri Agani.

### Komunës së Klinës do t'i shtohet edhe një xhami e re

Nën këndimin e tekbireve, më tre qershor Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava, shoqëruar nga kryeimami Sabri Bajgora, zëvendëssekretari Rexhep Luma dhe zëvendëskryeimami Fatmir Iljazi, arritën në fshatin Këpuz, me qëllim të vënies së gurthemelit për një xhami të re, në një parcelën tokësore të dhuruar nga Komuna e Klinës.

Myftiu i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, tha: "Është kënaqësi e veçantë kur Myftiu gjendet në mesin e xhematit". Është një ndjenjë e mirë që e përjeton prijësi fetar, sigurisht edhe xhema-



*Çaste nga vënia e gruthemelit të xhamisë në Këpuz të Klinës*

ti. Por kjo ndjenjë rritet dhe fiton domethënie edhe më të madhe kur prezenca jonë këtu është për një vepër të lavdëruar nga Krijuesi ynë, pra për vënien e gurthemelit edhe të një shtëpie tjetër të Allahut xh.sh. Sigurisht se e drejta ekskluzive e ndërtimit të xhamive u takon atyre që e besojnë Zotin xh.sh., besojnë Ditën e Fundit, falin namaz, japin zekatin, e kështu me radhë, çka do të thotë se nga fuqia e mbrendshme që kemi në shpirtin tonë, në zemrën dhe mendjen tonë, ne edhe praktikisht tregojmë se i përkasim kësaj feje të bukur, e cila ka përmbushur shpirtin tonë me nevojat që i ka, edhe si individ, edhe si familje, edhe si shoqëri. Në emër të BIK-ut dëshiroj të falënderoj të gjithë ata që ndihmuan që kjo xhami të ndërtohet në këtë vend kaq të bukur, që ka dhënë shumë nga vetja edhe për çlirimin e vendit. Dëshiroj të falënderoj edhe kryetarin Bashota, për bashkëpunimin me ne, i cili ka zgjatur dorën e ndihmës për Këshillin e BI-së në Klinë, duke restauruar në tërësi xhaminë e qytetit dhe objektet përreth saj. Më lejoni të ritheksoj se falë sakrificës dhe kontributit të këtij populli ne ndërtojmë edhe infrastrukturë moderne, ndërtojmë spitale, shkolla, çerdhe e xhami, ku praktikojmë porositë e të Madhit Zot. Kjo fe e jona është përplot me humanitet e tolerancë, është përplot me mëshirë që respekton vetën dhe të tjerët, respekton besimin që kemi, por respekton edhe besimet e tjera. Andaj, nga kjo xhami e lus Zotin dhe uroj që të reflektohet vetëm drita dhe shkëlqimi i ardhmërisë, bashkimi, uniteti dhe edukata e brezit të ri, që do të vijë pas nesh, për të ruajtur këtë fe e këtë atdhe, ku i Madhi Zot na ka krijuar dhe na ka bërë borxhli që t'i dalim zot. Lum për ata që ia dhuruan jetën këtij vendi, lum për ata që u flijuan



*Çaste nga vënia e gruthemelit të xhamisë në Këpuz të Klinës*

për këtë vend, duke e fituar në këtë mënyrë shpërblimin e Allahut - pavdekshmërinë dhe përjetësinë. Edhe një herë, urime!", tha në fjalën e tij Myftiu Tërnava.

Në emër të Këshillit të Bashkësisë Islame të Klinës të pranishmit i përshëndeti dhe u uroi mirëseardhje kryetari, Kadri efendi Berisha, i cili ndër të tjera tha: "Sot është një ditë e madhe jo vetëm për Këshillin e Bashkësisë Islame, jo vetëm për fshatin Këpuz, por për tërë komunën e Klinës, pasi që këtij regjioni po i shtohet edhe më tepër bukuria me ndërtimin e xhamisë së re".

Ai përshëndeti dhe falenderoi Myftiun e BIK-ut, Naim ef. Tërnava për donacionin e siguruar për ndërtimin e xhamisë, si dhe kryetarin e Komunës z. Sokol Bashota, për mbështetjen e vazhdueshme që po i jep Këshillit, në veçanti për ndarjen e parcelës tokësore për xhaminë e Këpuzit.

Këtë ngjarje e nderoi me prezencën e tij edhe i pari i komunës së Klinës, z. Sokol Bashota, i cili edhe u shpreh: "I nderuar Myfti, dhe ju të nderuar imamë që çdo ditë te popullata e gjerë përçoni mesazhet e Zotit, dhe bëni thirrje që gjithmonë qytetarët të ndjekin rrugën e drejtë. Në emër të institucionit që drejtoj, sot jo vetëm për Këpuzin dhe fshatrat përreth, por edhe për Kosovën mbarë, them është një ngjarje e rëndësishme, për arsye se ky tempull i shenjtë po ndërtohet në tokën shqiptare, në tokën e Kosovës. Nga këtu uroj që gjithmonë të ndëgjohet zëri i Zotit, dhe të jepen dhe të merren mesazhet e drejta, për çka është e dedikuar edhe kjo xhami. Historikisht shqiptarët ishin të privuar nga shumë të drejta, duke nisur nga ato më elementaret, përfshirë këtu edhe besimin në Zotin. Falë burrave që me petkun e hoxhës, me sakrificën, gatishmërinë dhe mundin e tyre, jo vetëm që përçuan fjalën e Krijuesit te qytetarët, por u bën fli edhe për këtë tokë. Çdoherë që i kujtojmë, i vlerësojmë dhe i ngrisim ata, ne do të ecim më të sigurt drejt përparimit dhe perspektivës së këtij vendi, drejt integrimeve tona euroatlantike. Nga ky vend dhe nga kjo fushë kemi bërë thirrje për rezistencë ndaj pushtuesit, për mobilizim, për kapje të armëve në dorë. Fshati juaj këtë e ka dëshmuar më së miri, duke iu përgjigjur kësaj thirrjeje me rreshtim në radhët e UÇK-së, dhe ja, sot, falë gjakut të bijëve tanë ne po i gëzojmë këto fryte. Urime dhe e gëzofshi këtë tempull!", tha Bashota.

Ndërsa Halil Berisha, njëherit kryetar i fshatit Këpuz, tha: "Është kënaqësi shumë e madhe që ndodhemi këtu, dhe së bashku me ju t'i gëzohemi këtij manifestimi këtu në Këpuz, pra me rastin e vënies së gurthemelit të këtij tempulli të shenjtë - xhamisë. *(R. Sh.)*

### Myftiu Tërnava në takim me kryetarët dhe kryeimamët e KBI-ve të Kosovës



*Myftiu Tërnava në takim me kryetarët dhe kryeimamët e KBI-ve të Kosovës*

Në Kryesinë e BIK-ut, më 04. 06. 2015, në prag të muajit të shenjtë Ramazan, Myftiu Tërnava ftoi në takimin e rregullt, tashmë tradicional, gjithë kryetarët dhe kryeimamët e Këshillave të BIK-ut, për të diskutuar rreth aktiviteteve të përbashkëta fetare.

Myftiu Naim ef. Tërnava, edhe njëherë çmoi dhe vlerësoi lart punën, angazhimin dhe kontributin e udhëheqësve të Këshillave të BIK-ut dhe stafit të nderuar të imamëve në ngritjen e fjalës së Zotit, në zhvillimin dhe ripërtëritjen e jetës fetare në përgjithësi.

Ai shprehu gatishmërinë e plotë të tij, të Kryesisë dhe të bashkpunëtorëve të tij, për përmbushje të obligimeve të tyre karshi xhematit dhe kërkesave të tyre, çdoherë që e kërkon nevoja, si dhe njëherit porositi nëpunësit e BIK-ut që të kenë parasysh përgjegjësitë që kanë mbi supet e tyre.

Myftiu porositi të gjithë që të kenë kujdes në ligjërimet e tyre, të zgjedhin gjuhën më të bukur të komunikimit në raport me xhematin dhe ata që kanë para vetes. "Motoja e komunikimit të mirë është vetë fjala e Allahut xh.sh. kur i drejtohet Pejgamberit a.s.: "Dhe thirr ti në rrugën e Zotit tënd me urtësi dhe me këshillë të mirë!", tha ndër të tjera Myftiu Naim ef. Tërnava.

### Myftiu Tërnava priti përfaqësuesin e Bankës Islame për zhvillim, Vardon Pekun

Më 22 maj 2015 në selinë e Kryesisë së BI-së nga Myftiu Tërnava u prit përfaqësuesi i BIZh, Vardon Peku, i cili është koordinator përgjegjës i projektit "Riaktivizimi i Vakëfeve në rajonin e Ballkanit, me të cilin Myftiu bisedoi për gjendjen e vakëfit në Kosovë dhe nevojat që ka BIK-u për të rikthyer vakëfet e konfiskuara.

Vardon Peku ka treguar qëllimin e vizitës në Kosovë dhe rajon, për t'u njohur nga afër me problematikën e vakëfit, mënyrën se si shkon procesi i kthimit të tij, por për të gjetur edhe mënyra bashkëpunimi. *(R. Sh.)*

### Deklaratë për opinion

Kryesia e BIK-ut me shqetësim ka marrë lajmim për djegien e një prone të një banori në fshatin Llapushik të Drenasit, për çka ndien keqardhje për këtë aksident. Kryesia e BIK-ut është e shqetësuar me tendencën e disa medieve për t'i dhënë karakter fetar.

Kryesia e BIK-ut kërkon nga organet kompetentet që sa më parë të ndriçojnë rrethanat e djegies së pronës në Llapushnik, ndërsa në të njëjtën kohë apelon te të gjithë që mos të prejudikojnë motivet e aksidentit pa pasuar version zyrtar nga organet kompetente.

Populli ynë dhe Bashkësitë tona fetare historikisht kanë qenë të përkushtuar në kultivimin e tolerancës e mirëkuptimit ndërfetar e ndërnjerëzor, e mbi të gjitha mirëkuptimit ndërvëllazëror. Mbesim të përkushtuar që këto vlera të popullit tonë për asnjë motiv të mos cenohen.

### "Bereqeti" shtroi iftar për kategoritë sociale dhe personat me aftësi të kufizuara

Më 15 korrik në Prishtinë, në platenë mes Komunës e Parlamentit, shoqata "Bereqeti" shtroi iftar për kategoritë sociale dhe personat me aftësi të kufizuara, ku qenë të pranishëm rreth 500 persona. Përveç drejtuesve të shoqatës "Bereqeti" këtu qe i pranishëm edhe sekretari i Kryesisë së BIK-ut, Resul ef. Rexhepi, përfaqësuesit e





Iftari i organizuar nga "Bereqeti"

KFOR- it italian, si dhe asamblistë nga K.K. i Prishtinës.

"Iftari sonte është më i veçanti se netëve tjera, ngase po çojmë në vend një porosi të Krijuesit të gjithësisë, që të jemi unikë, solidarë e mbështetës ndaj njëri-tjetrit. Është begati e mirësi e Allahut që na ka bashkuar sonte në këtë sofër të bekuar. Zoti na udhëzon që gjithherë të jemi të bashkuar e në ndihmë të njëri-tjetrit, se vetëm kështu jemi më të dashur te Zoti ynë", - tha veç tjerash në fjalën përshëndetëse sekretari i Kryesisë së BIK-ut, Resul ef. Rexhepi.

Ndërsa drejtori i Shoqatës "Bereqeti" falënderoi të gjithë pjesëmarrësit, si dhe financuesin e iftarit, shoqatën humanitare "Muslims for Humanity" nga State Islande nga New York-u i ShBA-ve, e cila udhëhiqet nga bashkatdhetarët tanë që jetojnë dhe veprojnë në atje. *(R. Sh.)*

## Në Podujevë mbahet program për nder të ardhjes së muajit Ramazan

Më 12.06.2015, në Teatrin e Qytetit – Podujevë, u mbajt tribuna për femra, e organizuar nga KBI – Podujevë, në bashkëpunim me DG-në. Kjo tribunë u mbajt për nder të muajit të bekuar Ramazan, ndërsa si moto kishte: "Mirë se vjen Ramazan!"

Vaxhide Podvorica – Bunjaku mbajti një ligjëratë të shkurtër, ku foli kryesisht për "Vlerën e muajit Ramazan", ndër të tjera tha: "Agjërimi është vepër me të cilën kënaqen të devotshmit, ndërsa muaji Ramazan është muaji që nxit pastrimin e besimtarit, si në aspektin shëndetësor, ashtu edhe në atë shpirtëror e moral."

Ligjëruesja tjetër, Muhamedie Seta, përveç tjerash foli



*Programi për nder të muajit Ramazan në Podujevë*

për "Zemrën", qoftë si organ apo si ndjenjë përjetimi, e që lidhet ngushtë me agjërimin.

Programin në mënyrë artistike e pasuruan edhe disa ilahi dhe monolg, që u interpretuan nga Anita Gërguri. *(Hanife Jahiri)*

## Departamenti i Gruas, dhurata për fëmijët në spitalin e pediatrisë






*Departamenti i Gruas, dhurata për fëmijët në spitalin e pediatrisë*

Më 16 korrik, në prag të festës së Fitër Bajramit, DG-ja me mbështetje nga shoqata "Bereqeti", e cila funksionon në kuadër të BIK-së, dhuroi 130 dhurata për fëmijët që gjenden të shtrirë në spitalin e pediatrisë. Pakot ishin me veshje dhe gjëra të ndryshme ushqimore.

Përzgjedhja e këtij reparti u bë, duke pasur parasysh që fëmijët kanë nevojë për dashuri, buzëqeshje, përkrahje shpirtërore por edhe materiale. *(R. Sh.)*

### Departamenti i Gruas i BIK-ut organizoi iftar për Natën e Kadrit

Më 13. 07. 2015 u mbajt iftari tradicional për gratë nëpunëse të institucioneve të Kosovës, organizuar nga DG i BIK-ut, ndërsa të pranishme ishin deputete, kryetarja e Komunës së Gjakovës, gjyqtare etj.

Hanife Kastrati, pasi u dëshiroi mirëseardhje të pranishmeve, prezantoi edhe programin e përgatitur. Ilahitë u interpretuan në mënyrë të shkëlqyer nga motrat Merita dhe Hyrjeta Burrniku, pastaj Arta Dumani e deklamoi në mënyrë të shkëlqyer poemën "Poem kosovari" të Mitrush Kutelit.

Fjalimi kryesor u mbajt nga Besa Ismaili, me temën: "I duhemi njëra-tjetrës", ndërsa ndër të tjera ajo tha se njohja me pikëpamjet, jetën dhe mendimet e një gruaje besimtare në Kosovë s'ka pse të bëhet përmes lajmeve senzacionale, që sillen nga fshatrat e largëta të Pakistanit, Banglladeshit e gjetiu. "Bashkëpunimi mes grave të Kosovës nuk guxon të ndodhë (vetëm) virtualisht. Ne jemi këtu bashkërisht. Zyra e Departamentit të Gruas, FSI, Medreseja e vajzave, gjenden vetëm 250 – 300 metra larg nga zyrat tuaja, nga Qeveria e Kuvendi, si dhe nga të gjitha mediet kryesore të këtij vendi", tha Ismaili. *(H.Kastrati).*

### Departamenti i të Rinjve mbajti mbledhjen e radhës

Më 08. 06. 2015, DR i BIK-ut mbajti mbledhjen e pestë të rregullt me udhëheqësit e Degëve.

Të pranishmit, në emër të kryesisë së BIK-ut, i përshëndeti dhe u shprehu mirëseardhje udhëheqësi i DR




*Në iftarin e organizuar nga Departamenti i Gruas i BIK-ut në Natën e Kadrit*



*Nga mbledhja e Departamentit i të Rinjve*

të BIK-ut, Mr. Fitim Gashi, i cili edhe paraqiti pikat e rendit të ditës së kësaj mbledhjeje. Gashi i falënderoi të gjithë përfaqësuesit e Departamentit nëpër Këshillat e BIK-ut për punën dhe angazhimin e deritanishëm, si dhe ofroi përkrahjen dhe mbështetjen e Departamentit edhe në të ardhmen. Më pas ai prezantoi raportin e punës njëvjeçare. Ai përmendi sukseset dhe të arriturat e këtij Departamenti, e njëkohësisht foli edhe për sfidat. Raportin e punës së tyre njëvjeçare e prezantuan edhe përfaqësuesit e degëve. Ata, pasi paraqitën shkurtimisht punën e tyre, në fund, në formë të shkruar, dorëzuan edhe raportet e tyre në zyrën qendrore të DR-së. Në këtë takim u diskutua edhe rreth planit dhe strategjisë për të ardhmën, ku u paraqitën ide dhe propozime të ndryshme. (F. G.)

### Departamenti i të Rinjve shtroi iftar

Më 09.07.2015, DR i BIK-ut, për nder të muajit të bekuar Ramazan shtroi iftar në ambientet e Hotel "Victory" në Prishtinë, për përfaqësuesit e Parlamentit Studentor të Universitetit të Prishtinës, kryetarë, anëtarë të senatit, përfaqësuesit e degëve të Departamentit të të Rinjve nëpër Këshillat e Bashkësisë Islame të Kosovës, profesorë të Medresesë "Alaudin", pjesëtarë të njësisë speciale për intervenim të shpejtë të Policisë së Kosovës, përfaqësues të ndryshëm të organizatave joqeveritare etj.

Të pranishmit në emër të organizatorit i përshëndeti, Mr. Fitim Gashi. Në emër të Myftiut të Kosovës të pranishmit i përshëndeti Vedat Sahiti, këshilltar i Myftiut. Sahiti vlerësoi lart punën dhe angazhimin e Departamentit, si në nivelin qendror ashtu edhe në atë lokal. Të pranishmit me një fjalë rasti i përshëndeti edhe kryetari i Parlamentit të Studentëve të Universitetit të Prishtinës, z. Egzon Daku, i cili falënderoi DR-në e BIK-ut për bashkëpunimin e mirëfilltë që ka me Parlamentin e Studentëve të UP-së, dhe theksoi se ky bashkëpunim përherë po thellohet, dhe kështu do të vazhdojë edhe në të ardhmen. *(F. G.)*



*Iftari i organizuar nga Departamenti i Rinjve*

### Shoqata humanitare "Bereqeti" ndihmoi 150 familje me nga një pako ushqimore

Shoqata humanitare "Bereqeti", e cila tradicionalisht ndihmon familjet me fëmijë jetimë, ka bërë shpërndarjen e pakove ushqimore për nder të muajit Ramazan. Sipas përgjegjësve të shoqatës janë ndihmuar 150 familje, ndërkohë që aksioni vazhdon edhe më tej. Ky donacion vjen nga Ambasada e Emirateve të Bashkuara Arabe në Podgoricë, e cila mbulon edhe aktivitetet në Kosovë. Fitim Flugaj, kryetar i shoqatës, ka bërë të ditur se pakoja ushqimore përmban të gjitha gjërat elementare ushqimore. Agim Hyseni, i cili është koordinator i shoqatës "Bereqeti" në Gjilan, ka bërë të ditur se këtë aksion e kanë filluar me këto 150 familje, nga një pako ushqimore për secilën, derisa edhe 145 jetimë janë ndihmuar me nga 120 €, mjete këto që ata i gëzojnë prej kohësh. Shoqata humanitare "Bereqeti" është shoqatë që me vite ndihmon për çdo muaj 200 familje me jetimë dhe me asistencë (në të holla prej 30 euro për çdo muaj). *(Agim Hyseni)*



*Shpërndarja e ndihmave nga shoqata "Bereqeti"*

### Përfundoi kursi i gjuhës arabe

Në kuadër të aktiviteteve të tij Departamenti i të Rinjve i BIK-ut organizoi dhe kreu me sukses kursin e gjuhës arabe (nivelin I dhe II). Ky aktivitet zgjati një muaj e gjysmë. Shumica e pjesëmarrësve në këtë kurs ishin studentë. Kursi u zhvillua dy herë në javë, dhe u mbajt në sallën e Departamentit. Mësimin dhe ligjëratat i mbajti prof. Ilmi Rexhepi-profesor i gjuhës arabe në Medresenë e Mesme, paralelja në Gjilan. *(F. G.)*

### DG e BIK-ut ndihmon "Mendoj për ty"

Më 8 qershor 2015, në Zyrën e Presidentit të Republikës së Kosovës përfaqesueset e DG të Kryesisë së BIK-ut dhuruan fustane/funda për të ndihmuar në instalacionin artistik "Mendoj për ty", të artistes Alketa Xhafa-Mripa, i cili instalacion po u dedikohet grave që kanë mbijetuar dhunën seksuale gjatë luftës, ndërsa është organizuar nga Këshilli Kombëtar për të Mbijetuarit e Dhunës Seksuale gjatë Luftës, institucion ky i themeluar dhe i udhëhequr nga vetë Presidentja e Republikës së Kosovës, zonja Atifete Jahjaga.

Në këtë mënyrë kemi dashuar që, edhe një herë si Departament i Gruas, të shprehim solidarizimin tonë me këto viktima. Përndryshe, Departamenti i Gruas i BIK-ut tash e një dekadë aktivisht ka predikuar për nevojat e integrimit pa asnjë dallim të këtyre grave në shoqërinë kosovare. *(Hanife Jahiri)*



*Në përkrahje të projektit "Mendoj për ty"*

### Java e kulturës në Vushtrri

Në Vushtrri, në xhaminë e Martirëve, u mbajt program për femra, organizuar nga DG i BIK-ut, si dhe KBI i Vushtrrisë. Ky program u mbajt me rastin e javës së kulturës.

Programi filloi me leximin e disa ajeteve kuranore, ndërsa më pas ligjërueset, Vaxhide Bunjaku dhe Afijete Krasniqi, prezantuan temat e tyre, e që përkonin me javën e kulturës.

Vaxhide Bunjaku foli për "Kulturën islame", e që tha: "Nuk do të shfaqet personaliteti i umetit islam, dhe nuk do të stabilizohet identiteti i tij kulturor, përveç me njohjen e kulurës islame, njohjen e veçorive të tij dhe dallimit të vërtetë mes kulturave tjera." Ndërsa, ligjëruesja tjetër, Afijete Krasniqi, foli për "Kulturën shqiptare", e që veçoi: "Te populli ynë rol të rëndësishëm kanë morali i shoqërisë shqiptare, besa, normat,



*Java e kulturës në Vushtrri*

zakonet, mikpritja e mysafirit, struktura e familjes, kultura e zejtarisë, ushqimet tradicionale etj. Të gjitha këto kanë mbijetuar me shekuj, ngase janë ruajtur me fanatizëm në kujtesën e të parëve, si dhe janë trasmetuar gojarisht nga populli ynë, me të njëjtin mekanizëm siç është ruajtur edhe gjuha e bukur shqipe, si dhe historia jonë e gjatë dhe e lavdishme. Programi artistik u përgatit nga Dega e DG - Obiliq *(H. Jahiri)*

### Dua hatmeje në fshatin Siçevë

Më 12.07.2015, pas namazit të drekës, në xhaminë e fshatit Siçevë -Prishtinë, në prani të xhematit u pezantua programi i përgatitur nga imami i Xhamisë - Sead Llumnica, me rastin e duasë së hatmes.

I pranishëm ishte kryeimami i KBI të Prishtinës, Burhan ef. Hashani, i cili mbajti një fjalë rasti në lidhje me vlerën e Kuranit, kurse pas programit secilit nxënës iu dhurua nga një Kuran dhe çertifikatë nga kryeimami i KBI-së. Duanë e bëri imami Sead Llumnica. *(S. Ll.)*



Dua hatmeje në Siçevë

## Dua hatmeje në fshatin Begracë

Më 14. 06. 2015, në Begracë të Kaçanikut bënë hatme 17 nxënës të këtij fshati, pranë imamit dhe mualimit, Abedin ef. Osmani. Të pranishëm në këtë ngjarje qenë mysafirë nga Kryesia e BIRK-ut dhe Fakulteti i Studimeve Islame të Prishtinës, përkatësisht zv/sekretari i BIRK-ut Rexhep ef. Luma, dekani i FSI-së, Dr. Fahrush Rexhepi, kryeredaktori i Diturisë Islame Mr. Rexhep Suma, lektori i BIRK- ut Besnik Jaha, pastaj mysafirë nga KBI- Ferizaj, KBI - Kaçanik, si dhe xhematë i shumtë nga fshati dhe rrethina, e të cilët përjetuan çaste të këndshme gjatë leximit të Fjalëve të Zotit, të deklamuara nga nxënësit që bënë hatme. Në fillim të ngjarjes të pranishmit i përshëndeti kryetari i KBI-së së Kaçanikut, Florim ef. Neziraj, i cili edhe e uroi imamin Abedin Osmani për përkushtimin e tij në punë, që për një kohë të shkurtër arriti t'i nxjerrë dy grupe që bënë hatme. Gjithashtu, edhe Dekani i Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë Prof. Dr. Farush Rexhepi, përgëzoi Kryetarin e KBI-së ef. Florim Neziraj për punën dhe angazhimin e tij dhe gjithë imamëve në çështjen e mësimbesimit islam. Në fund, të gjithë nxënësit u certifikuan me nga një certifikatë të lëshuar nga KBI-Kaçanik.

Emrat e nxënseve që bën hatme në Begracë janë:

Hatixhe Gashi, Shkurte (Ramadan) Gashi, Endrita Shehu, Shukrije Luzha, Jehona Gashi, Adhuresa Gashi, Duresa Gashi, Renata Luzha, Bleona Luzha, Shkurte (Xhemajl) Gashi, Rajmonda Rreba, Leonesa Luzha, Arlinda Luma, Aldrina Gashi, Lauresha Gashi, Alma Shehu dhe Antigona Gashi. *(Hamit Hamiti)*

## Takim gjenerate pas 35 pranverave

Pas 35 pranverave, më rreh zemra ndryshe.

Sigurisht, pas kaq shumë vitesh ajo po i njeh të gjithë me emër. Përmes syve të fëmijërisë, së pari kur u pamë, të mirën dhe të keqen bashkë e ndamë. Si fëmijë, ende kishim nevojë për ngrohtësi familjare nga çdo cep i shqiptarisë. E ne na bashkoi Medreseja bujare.

Thellë në shpirtin tim është gravuar emri "Alauddin", se aty mësova si ta dua Zotin, dinin e vatanin.

Valët e jetës, ashtu siç na ndanë dikur, na bashkuan sot. Falënderojmë Allahun që u bëmë tok. Në memoriet tona mbeten të shënuara me më të bukurat shkronja kujtimet dhe ëndrrat djaloshare. Jetën në Medrese kurrë s'e harrojmë.

Sot në sytë tuaj gjeta përgjigjen e gjithë atyre viteve që ju kërkova në Prishtinë. Sot do të puth pakëz ajër nga fëmijëra që e shijova dikur, bashkë me ju.

Lutjet e mia le të ngriten lart mbi horizont, përmbi qiellin e shtatë, o Zot, e Ti na i mëshiro ata që na edukuan, e në Xhenet ngriti sa më lart!

Prishtinë, 06. 06. 2015. *(Xhemil Sadiku)*



Dua hatmeje në Begracë



Takimi i gjeneratës

# Në Kosovë u prit dhe u kremtua Bajrami i Madh



Në mëngjesin e datës 17 korrik 2015, pas përfundimit të muajit të madhëruar Ramazan, në të gjitha xhamitë e Kosovës, si në tërë botën ku jetojnë myslimanët, solemnisht u kremtua Bajrami i Fitrit. Manifestimi qendror kushtuar festës së Fitër-Bajramit u mbajt në Xhaminë e Madhe në Prishtinë, ndërsa nisi me faljen e namazit të sabahut, të cilit i priu Vedat ef. Sahiti, e pas tij për besimtarët u dha një program me ilahi, kaside e këndim Kurani. Ligjëratën tematike kushtuar festës së Bajramit të Fitrit e mbajtën Kasim ef. Gërguri, i cili përveç tjerash tha se Dita e Bajramit të Fitrit është ditë e festimit, e gëzimit dhe paqes, mirëkuptimit, tolerancës dhe solidaritetit me njëri-tjetrin.

Më tutje Kasim ef. Gërguri foli edhe për vlerën e festës së Bajramit të Fitrit, që vjen pas përfundim të Ramazanit, ndërsa veçoi: "Sot kemi kryer një obligim njëvjeçar, duke plotësuar numrin e ditëve të Ramazanit. Sot falënderojmë Allahun si kurrë më parë, që na udhëzoi në rrugë të drejtë, dhe që arritëm në Ditën e Bajramit!"

Namazit të Bajramit të Fitrit i priu Sabri ef. Bajgora-kryeimam i BIK-ut, ndërsa Hytben e Bajramit e mbajti Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava, i cili edhe iu drejtuar opinionit të gjerë me mesazhin për këtë festë.

"Sot është ditë feste. Sot feston bota mbarë. Feston pasi që besimtarët kanë përfunduar agjërimin e muajit Ramazan, muajit në të cilin I Madhi Zot xh.sh. e zbriti Kuranin, libër udhërrëfyes, dhe udhëzues për mbarë njerëzimin. Falënderojmë Krijuesin e këtij universi që na dha mundësinë ta përjetojmë këtë muaj, nën hijen e vazhdueshme të Kuranit, mëshirës, urtësisë e begative të shumta që ky muaj solli për besimtarët. Kaluam një muaj në adhurim të përhershëm ndaj Krijuesit, me qëllim përfitimi të kënaqësisë së Tij, dhe shpërblimeve të shumta, të cilat vijnë si rezultat i angazhimit tonë pozitiv gjatë këtij muaji të Mëshirës. S'ka dyshim se agjërimi na e forcoi edhe më tepër bindjen tonë në Alla-

hun Një, dhe në dashurinë e madhe ndaj njeriut më të dashur të Allahut xh.sh., pejgamberit të fundit, Muhamedit a.s. Duke e ditur se Allahu xh.sh është Krijuesi i njeriut dhe përcaktuesi i çështjes së tij, detyra e parë e njeriut në këtë mision mbi tokë është njohja mirë e Zotit të tij, ashtu siç meriton të njihet dhe të adhurohet Ai.



E gjithë Zbulesa hyjnore te të gjithë pejgamberët e dërguar nga ana e Allahut thërret në besim dhe adhurim në Zotin Një, prandaj edhe porosia e Muhamedit a.s. ishte: Adhuroje Allahun, ngase vetëm Ai meriton të adhurohet. Dhe mos i bëj rival Atij, se vetëm Allahu e mbikëqyr këtë univers, se vetëm Ai meriton të adhurohet, dhe se njeriu duhet që patjetër me angazhimet e tij t'i japë domethënie jetës mbi tokë, përmes përkushtimit, devotshmërisë, arsyes dhe angazhimit", tha ndër të tjera Myftiu Naim ef. Tërnava.

Myftiu Tërnava në mesazhin e tij rëndësi të veçantë i kushtoi sigurisë, paqes e tolerancës si dhe marrjes së masave kundër ekstremizmit, për çka edhe u shpreh: "Nuk ka asgjë më me rëndësi në një shoqëri sesa përkushtimi i të gjithëve për siguri, paqe, harmoni, mirëbesim, respekt e nderim ndaj njëri-tjetrit. Duhet të tregohemi shumë syçelë ndaj asaj që po ndodh sot nëpër disa shtete nëpër botë, si luftë, teror e vrasje, në mënyrë që kjo të mos reflektohet edhe në vendin tonë! E kemi obligim të shenjtë ta ruajmë vatanin tonë si sytë e ballit, ngase këtë e kemi amanet atdhetar e fetar. Nuk guxojmë me asnjë çmim të lejojmë që dikush t'i bëjë keq vendit tonë, duke futur pasiguri, mosbesim e vëllavrasje mes nesh. Nga ky vend i bekuar, me tërë fuqinë e zemrës, shpirtit dhe fjalëve tona, e rikonfirmojmë edhe një herë përkushtimin e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, dhe të besimtarëve myslimanë, pra se jemi kundër çdo ekstremizmi, të çfarëdo ngjyrimi fetar qoftë, si dhe kundër terrorizmit në emër të fesë. Vetëm të bashkuar e unikë në qëllimet tona për mbrojtjen e atdheut tonë do të pengojmë me kohë çdo përpjekje për destabilizimin e shoqërisë sonë, nga



kushdo qoftë. Siguria, mirëqenia dhe interesi i vatanit duhet të jetë mbi interesat tona, se përndryshe nuk e kemi kryer amanetin e marrë nga I Madhi Zot nëpërmjet porosive të Kuranit famëlartë dhe atyre të Muhamedit a.s.", tha Myftiu Tërnava.

Edhe duanë e namazit të Bajramit të Fitrit e bëri Myftiu Tërnava, pas së cilës uroi të gjithë besimtarët.



# Udhëheqësit më të lartë të institucioneve dhe partive vizituan Myftiun Tërnava për Bajramin e Madh

Përveç urimeve të shumta që ka marrë Myftiu Tërnava nga personalitet më të lartë të vendi, në nderim të kësaj feste Myftiu si tradicionalisht, organizoi pritje përurimi, me ç'rast për ta uruar erdhën edhe personalitetet më të larta të jetës institucionale e politike të vendit:

Nga institucionet:

Kryeministri i Kosovës, z. Isa Mustafa , i shoqëruar nga zv. kryeministri, Hashim Thaçi dhe ministrat: Haki Demmolli–Ministër i Forcës së Sigurisë, Ferid Agani-Ministër i Ambientit dhe Planifikimit Hapësinorë, Avdullah Hoti-Ministër i Financave. Don Lush Gjergji -Kancelar në Ipeshkvinë e Kosovës, Shpend Ahmeti–kryetar i Prishtinës, Ambasadori i Britanisë së Madhe - Ruairi O'Connellif, Ambasadori ynë në Arabinë Saudite, dr. Rexhep Boja.

Nga partitë politike: Kryetari i Lëvizjes "Vetëvendosje"-Visar Ymeri; Kryetari i AAK-së –Ramush Haradinaj; Kryetari i Nismës për Kosovën - Fatmir Limaj; Kryetari i AKR-së- Behgjat Pacolli; Kryetarrja e PSD-së - Kaçusha Jashari; dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës.



*Kryeministri i Kosovës, z. Isa Mustafa*



*Ambasadori i Britanisë së Madhe -Ruairi O'Connellif*



*Ministrat e Qeverisë së Kosovës*



*Ambasadori i Kosovës në Arabinë Saudite, z. Rexhep Boja*



Kryetari i AAK-së, z. Ramush Haradinaj



Kryetari i AKR-së, z. Behxhet Pacolli



Kryetari i Nisma për Kosovën, z. Fatmir Limaj



Kryetari i Lëvizjes Vetëvendosje, z.Visar Ymeri



Don Lush Gjergji -kancelar në Ipeshkvinë e Kosovës



Kryetarja e PSD-së, znj. Kaçusha Jashari



### Mungesa e xhamive myslimanët italianë i detyron të luten në magazina, supermarkete dhe garazha

Myslimanët italianë janë duke u lutur në magazina dhe garazha, e kjo për shkak të mungesës së xhamive zyrtare në Itali. Ata thonë se nuk janë të lumtur për këtë. Ka rreth 1.5 milion myslimanë në Itali, por janë vetëm dy xhami zyrtare: një xhami në Romë dhe një në Milano. Janë edhe disa xhami të vogla, rreth pesë, që ngjajnë me xhamitë por që në të vërtetë janë shoqata kulturore.

Nicolò Degiorgis, një fotograf Italian, ka shpenzuar vite të tëra duke hulumtuar myslimanët teksa luten, kryesisht në veri-lindje të Italisë, e si fryt i këtij hulumtimi ai ka publikuar librin "Islami i Fshehur" (Hidden Islam), e që është vlerësuar shumë, madje edhe është shpërblyer.

Ky është në kontrast i madh me shtetet tjera evropiane: Gjermania ka 140 xhami me kupola dhe minare; Britania e Madhe ka rreth 200 xhami. Dhe, derisa katolicizmi, budizmi, judaizmi dhe mormonizmi njihen si fe zyrtarisht të pranuara në Itali, Islami, feja e dytë më e madhe në Itali, nuk është e pranuar zyrtarisht. Kjo shpjegon, pjesërisht, zhurmën mbi një vepër të artit në Bienalen e Venedikut, që ishte një kishë katolike dhe u transformuar në xhami. Kisha Santa Maria della Misericordia, në rrethin Cannaregio u kthye në një xhami në muajin prill. Kjo është vepër e Christoph Büchel, një artist i përbashkët i Zvicrës dhe Islandës, i cili donte të tregojë se Venediku ka 20.000 myslimanë që kryesisht jetojnë në periferi të qytetit, e që nuk kanë një xhami të tyren. Kjo ka shkaktuar fërkime, dhe autoritetet e Venedikut janë kërcënuar për ta mbyllur atë.

Një parti e krahut të djathtë, Fratelli d'Italia, ka protestuar për shkak se kisha u shndërrua në xhami.

Gjatë kohës së hulumtimit të tij, Degiorgis ka zbuluar se myslimanët janë duke u lutur në parkingje, në shi, në supermarkete, garazha, etj. "Unë nuk i kuptoj myslimanët pse po i përdorin gjithë këto lloje të ndryshme të hapësirave. Kjo është e habitshme", thotë ai, duke shtuar se: "Myslimanëve kjo u shkakton trishtim të madh dhe frustrim." Imam Jahja Pallavicini, nënkryetar i Bashkësisë Fetare Islame në Itali, thotë: "Ne kemi vetëm disa xhami zyrtare në Itali, dhe qindra qendra islame, por shumë prej këtyre qendrave nuk e kanë dinjitetin as cilësinë e një vendi zyrtar të adhurimit. Ky është realiteti." Imam Jahja Pallavicini ka ndjenja të përziera në lidhje me veprën e artit të Venedikut. Ai nuk pajtohet me veprimin, duke thënë se ajo mund të shërbejë për të dhënë përshtypjen se myslimanët nuk kanë respekt për kulturën italiane. "Ne duhet të gjejmë një zgjidhje që nuk do të shkaktojë frikën e njerëzve në lidhje me myslimanët", tha Imam Jahja Pallavicini. Në Venedik marrëdhëniet ndërmjet autoriteteve të qytetit dhe komunitetit mysliman thuhet se janë të mira. Por ka frustrim në rritje, sepse shumica e myslimanëve duhet të luten në garazhat e tyre apo në banesa. "Qendra islame, më kryesorja dhe më e afërta, është në Marghera, më shumë se dhjetë kilometra larg. Ne duam një xhami tonën për t'u lutur", thotë Muhammed Amin Al Ahdab, kryetar i Bashkësisë Islame të Venedikut. Çdo ditë myslimanët vijnë nga e gjithë bota për të vizituar Venedikun, dhe ata pyesin: "Pse nuk keni një xhami?"

### Angela Merkel: "Islami gjithmonë do të mbetet në Gjermani"

Kancelarja gjermane, Angela Merkel, në një iftar të Ramazanit në Berlin, gjatë fjalimit të saj vuri në dukje se nuk ka dyshim se Islami i takon Gjermanisë dhe do të mbetet aty. Duke marrë pjesë për herë të parë në një iftar zyrtarë në prani të zyrtarëve të lartë dhe au-



toriteteve fetare të besimeve të ndryshme dhe figurave të shquara politike dhe shoqërore. Gjatë iftarit të organizuar nga anëtari i Integrimit Federale, Aydan Ozoguz, Kancelarja Angela Merkel tha se do të ndërmerren hapa të tjerë për të formuar lidhjet me grupet myslimane dhe ato veprimet e ndërmarra në emër të Islamit; në veçanti siç është dhuna që ka shkaktuar shqetësim. Merkel përsëriti se nuk është e drejtë të dyshoni ndaj muslimanëve ose t'i diskriminoni myslimanët për shkak të veprimeve të të tjerëve. Kancelarja theksoi gjithashtu se shumica e myslimanëve në Gjermani janë qytetarë që u binden ligjeve dhe që respektojnë kushtetutën. Angela Merkel ka dënuar aktet e dhunshme ndaj të gjitha vendeve të adhurimit duke thënë: "Nëse sulmet u bënë në një sinagogë, në një xhami apo kishë, të gjitha veprimet kundër vendeve të kultit konsiderohen si një akt i dhunës për të gjithë ne.

### Paris: "Urreje ekstremizmin, jo Islamin!"

Kryeministri francez, Manuel Valls, theksoi të hënën se nuk kishte asnjë lidhje midis ekstremizmit dhe Islamit, e këtë deklaratë e bëri pasi hapi një konferencë që synon përmirësimin e lidhjeve me komunitetin e madh mysliman të Francës. "Ne duhet të themi e se gjithë kjo nuk është Islami", - tha Valls.

Forumi i parë – ku do të marrin pjesë 120-150 udhëheqës muslimanë, si dhe zyrtarë të lartë të qeverisë dhe ministra - do të debatojë për sigurinë në objektet fetare, imazhin e Islamit në medie dhe ndërtimin e xhamive të reja.

Ka rreth 2.500 xhami në Francë, dhe 300 xhami janë në proces ndërtimi, por themelimi i xhamive të reja për besimtarët myslimanë ka hasur disa herë në kundërshtime të ashpëra nga banorët lokalë. Në një rast, kryetari i rrethit të Parisit, Mantes-la-Ville, i cili i përket Partisë së Ekstremit të Djathtë në Francë, partisë Fronti Kombëtar, është përpjekur në mënyrë të përsëritur për të ndalur një projekt që një kishë e qytetit të shndërrohet në xhami. "Sot situata kërkon vëmendje të përtërirë nga fuqia publike. Ky forum është një mundësi për ne, për të shprehur dhimbjen tonë që nuk përzihemi me ekstremistët," - tha Dalil Boubakeur, Kryetari i Këshillit të Myslimanëve Francezë.




### Ndalohet përkthimi i Kuranit pa tekstin original

"Përkthimi i Kuranit pa tekstin origjinal në gjuhën arabe është i ndaluar, edhe nëse do të ishte për përhapjen te jomyslimanët", tha myftiu i Malajzisë, Tan Sri Harussani Zakaria. Ai tha se kjo është për shkak se një përkthim i tillë mund të mos jetë i saktë. Përkthimi i Kuranit duhet të marrë parasysh ilmu alat (njohuri të instrumenteve), ilmu mantik (studim i arsyetimit, i saktë) dhe ilmu nahu (gramatikën). Të gjithë duhet të ndjekin rregulla të caktuara. "Ne nuk mund të lejojmë pa tekstin origjinal të pranishëm, për shkak se nuk do të ketë kuptim as të kuptuarit e vërtetë", u tha ai gazetarëve pas mbylljes të një seminari të organizuar nga Ministria e Shëndetësisë dhe Departamenti për Zhvillimin Islamik. Myftiu, Tan Sri Harussani Zakaria, i cili është edhe kryetar i Këshillit Botues dhe Mbikëqyrës i Bordit të Kuranit, e komentoi një kërkesë të një gruaje lektore, e cila donte ta përkthejë Kuranin në gjuhë të tjera pa tekstin origjinal në arabisht të pranishëm, pra me qëllim të mirë për shërbim të jomyslimanëve. Lektorja kishte shkuar te Ministri i Malajzisë për të kërkuar leje për ta bërë këtë, por i ishte thënë se Këshilli Kombëtar Fetva (Vendime) e kishte ndaluar.

### Universiteti kinez imponon ndalim të ri për studentet myslimane me shami

Një universitet në qytetin qendror të Kinës, Xian, ka imponuar një ndalim të ri për studentet myslimane me shami, të cilat i urdhëron që ato ta heqin shaminë brenda kampusit universitar. "Ndalimi i shamisë është përhapur te të gjitha studentet myslimane të grupeve të ndryshme etnike, duke përfshirë ujgurët, kazakët dhe hui-ët," tha një student që foli në kushte anonimeti. "Autoritetet pohuan se ndalimi është urdhëruar nga Ministria e Arsimit", shtoi studenti. Lajmet në lidhje me ndalimin e shamisë në Universitetin Shaanxi në Xian, një qytet me një popullsi të madhe myslimane, së pari u dëgjuan në mujin prill, kur raportohej se nëntë studenteve myslimane u ishte thënë që ta heqin shaminë. Raportet më vonë thanë se universiteti ka lëshuar një njoftim për ndalimin e shamisë islame, dhe atë që në fillim të këtij muaji. *(Rexhep Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | NJEREZIT E AFËRM | MUNGESË MORALI, AMORALITET | NJËSI PESHE PREJ 1000 KG (SH.SHQ.) | PAS-THIRRMË | CEREMONIA | ARKË E VOGËL QË SHËRBENTE PËR TË MBAJTUR PLAÇKA | PJESË E NJË ORES KLASIKE | PËREMËR VETOR | REPUBLIKA | SKANDALI | PYLLI | I PROVUAR QË I ËSHTË BËRË TESTI | | DHËNIE ALARMI | HAPËSIRË E MADHE UJI TË KRIPUR |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| FESTA PAS RAMAZANIT | | | | | | | | | | | | | ADEM DEMAÇI / PËRKULUR | | |
| LLOJ LËNGU QË SHËRBEN PËR FTOHËSIN E VETURËS | | | | | | | | | VDEKJE-PRURËSE / VEND NË MIÇIGEN | | | | | | |
| THËRMUAR | | | | | | | | SHPARGRA / MOLIBDENI | | | | | | | |
| JO PLAKË | | | | I TMERRUAR / VEÇANTË (TURQ.) | | | | | | | | | | | INJEKSIONI |
| DHUROVA | | | | | PERIUDHË KOHORE | | | | | | QYTET NË AJOVA | | | | |
| BAR MJEKIMI | | | | | | | | | | | PËRGËZIM | | | | |
| QYTET NGA ANGLISHTJA | | | | | | | | | | | AMPERI | | MP / E QESHURA TALLËSE | | |
| SHKOP BILARDOJE / FATKEQËSITË | | | | | | | | | | | RHODE ISLAND | | | URANI / EMBLEMA | |
| SAFET (DIM.) | | | | RRIP LLAMBE ME GAZ | | | | | | | LLOJ GJENI HUMAN / NËNSHKRIM I NJË MARRËVESHJEJE | | | | |
| KALË SHALË | | | FRANCA / LLOJ PLLAKE DELTINE | | | | | | | | KESTI | | | | |
| TONI | | ÇELËS MUZIKE / LLOJ SHPATE | | | | | | | | | JANË (ANG.) | | | | SI BABA |
| PJESË E NJË SUREJE | | | | | | | | | | | TË LASHTA | | | | |
| DAFINA | | | | | | | | | | | NDER (TURQ.) | | | | |
| PARAARDHËS I ITALIANËVE | | | | | LLOJ KËMISHE E VJETËR | | PAKETË | ANIMI | POSEDON | QË ZË NJË OKË | RELIGJION / SEKONDA | | | ZANORJA E TRETË / TINGULL VJOLLCE | |
| AQ SA DUHET | | | | | | E NUK ËSHTË KOSITUR / ARKË LETRE | | | | | | | | | |
| EUROPEAN GRID INFRASTRUCTURE | | | | IKËS / NJË LLOJ SUPER-KOMPJUTERI | | | | | | | SHTET NË AMERIKËN JUGORE / RADIUSI | | | | |
| TAVLLË CIGARESH | | | | | | | | | BISHË MALI / USHTRUES DETYRE | | | | SHKRONJA E 26-të DHE E 27-të / MORI | | |
| E PËRZIER, E TRAZUAR | | | | | | | | | | | VDEKJE / TEMPI | | | | |
| ELEMENT KIMIK (TI) | | | | | | | ZAKON | | | | | OSE APO | | | |



BOTIME TË REJA

Prof. Dr. Abdul Kerim Bekkar

*Myslimanët në mes të sfidës dhe ballafaqimit*

# DREJT NJË RILINDJEJE CIVILIZUESE GJITHËPËRFSHIRËSE




Libri është pjesa e dytë e serisë "Myslimanët në mes të sfidës dhe ballafaqimit". Pjesën e parë ia kushtuam realitetit që po e përjeton bota islame në aspektin moral (shpirtëror) dhe material. E pamë të arsyeshme që në këtë pjesë të flasim diçka rreth parimeve dhe konditave të domosdoshme, të cilat duhet t'i përmbushim që të arrijmë një ngritje të përgjithshme kulturore, e që do të rezultonte me përmirësimin e aspekteve të fesë, dhe ato të kësaj bote. Ishte reale vendosmëria për veçimin e kësaj pjese në hulumtim rreth çështjeve, të cilat i shohim si të rëndësishme në sferën ideologjike, kulturore, morale dhe edukative, sepse këto sfera ishin të parat që u goditën nga moszhvillimi dhe dekadenca, para se të goditen sferat tjera materiale, si: urbanizmi, arkitektura, zhvillimi etj.

Nisur nga kjo, ne jemi të bindur se formimi i njeriut është kusht primar, madje edhe para ndërtimit zhvillimor, e nëse nuk kemi sukses në këtë, atëherë mundi ynë në ndërtimin e tokës do të ketë fryte të dobëta, dhe, sigurisht,edhe rezultate të kufizuara. Madje, të gjitha arritjet njerëzore në fushën materiale e ndërtimore gjatë gjithë historisë u shkatërruan për shkak të çmendurisë dhe mendjelehtësisë së njeriut, si dhe devijimit të tij nga rruga e drejtë...

*Dr. Abdul Kerim Bekkar*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës
ORGANIZON SHKUARJEN NË HAXH

HAXHI 2015



Të interesuarit për Haxh mund të paraqiten nëpër Këshillat vendorë.
Aranzhmani për këtë vit është:
Udhëtimi me aeroplan:

**3400 €**

(Duke përfshirë edhe prerjen e kurbanit)

Informata të tjera lidhur me Haxhin 2015 mund të merrni çdo ditë,
në shërbimin përkatës të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, në telefonat:
038 224 001, 038 224 022, 038 224 024,
ose në Zyrat rajonale të Këshillave vendorë të Bashkësisë Islame të Kosovës